


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha, Jakup Çunaku, Miftar Ajdini, Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta, Sabri Bajgora, Zaim Baftiu

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca

**Korrektor**
Skender Rashiti

**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku

**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Vellusha", nr. 84. 38000 Prishtinë,*
*Fah. post. 46,*
*Tel & Fax. 038/224-024*

***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €   Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

## *Siguria është domosdoshmëri fetare dhe racionale*

*Koha në të cilën jemi duke jetuar vërtetë është bërë e rënd e mundimshme si dhe mjafte streseve sikur çdo ditë presim një katastrofë gjithëpërfshirëse. Kjo sikur na bën të ndihemi jo mirë nga një pasiguri e cila po vërehet në të gjitha poret e jetës duke filluar që nga siguria individuale po ashtu edhe tek ajo kolektive dhe shoqërore. Si shkak i gjithë kësaj pasigurie është largimi nga çdo parim njerëzor si dhe ikja nga besimi në një fuqi mbinatyrore që sundon dhe kontrollon gjithësinë e që Ai është Allahu xh.sh. që kërkoj nga njeriu të jetë i kujdesshëm për vetën e tij si dhe i kujdesshëm ndaj të tjerëve dhe ndaj gjithë asaj që e rrethon atë.*

*Muhammedi a.s. në lidhje me këtë pasiguri thotë: "Ai që e kalon natën e sigurt në shtëpi, me trup të shëndetshëm dhe furnizim të mjaftueshëm për ditën e tij, është sikur të ketë fituar të gjithë botën" hadith, kjo neve na bën të mendojmë mirë se ku neve jemi tani në kohën e zhvillimeve të përgjithshme në çdo aspekt ne vend se të jemi me të sigurt ne jemi duke lëvizur me një shpejtësi marramendëse në futjen e frikës dhe pasigurisë në çdo pore të jetës.*

*Siguria e zemrës është besimi dhe njohja me bindje e së vërtetës. Siguria e shtëpisë është liria e saj nga turpi dhe devijimi, si dhe të qenit e saj plot me udhëzim hyjnor. Siguria e ummetit tone është të qenit e tij i bashkuar përmes dashurisë të themeluar mbi drejtësinë dhe zbatimin e sheriatit. Kurse frika është armiku i sigurisë. Shtrohet pyetja njerëzimi sot me gjithë këto të arritura a jeton i qet dhe a e ka të sigurt pasurin dhe familjen e tij brenda një nate e mos të flasim për me gjatë.*

*Ja se si Kurani dëshmon për pasigurinë që arabët ishin duke e jetuar që nga kohërat më të hershme duke dëshmuar me së miri me këto ajete në vijim:*

*"Prandaj le të adhurojnë Zotin e kësaj shtëpie (Qabes), i Cili i ushqen ata në ditë urie dhe i siguron në ditë frike." (El-Kurejsh, 3-4).*

*"Sa për ata që besojnë dhe nuk e molepsin besimin e tyre me padrejtësi (idhujtari), pikërisht atyre u takon siguria dhe ata janë të udhëzuar" (El-Enam, 82).*

*Kështu pra nuk ka qetësi për frikacakun e as siguri për jobesimtarin, dhe as jetë të qetë për ata që vërtetë janë zhytur në këtë sëmundje shekullore duke skllavëruar dhe gllabëruar pronat e të tjerëve në emër të demokracisë.*

*Sa e mjerë është jeta e kësaj bote! Nëse jeni të suksesshëm në një aspekt të saj, do të jeni të dobët në një anë tjetër. Nëse vie pasuria fillon pasiguria nga ata që jetojnë me keqpërdorime dhe mashtrime. Kur gjithë çka duket se shkon mirë dhe më në fund ndjeni njëfarë stabiliteti, atëherë është mire ta kuptojmë se jemi bërë gati për në arkivol për të lënë të gjitha brengat dhe problemet dhe për të dhen llogari për të gjitha ato padrejtësi dhe veprime mashtruese dhe frikësuese që i kemi bërë njëri tjetrit deri sa jetuam në këtë botë.*

*Përqendrimi ynë në sigurinë dhe ruajtjen e rendit njerëzor na bën që të jetojmë të lumtur dhe të qetë në këtë botë si dhe të fitojmë në botën tjetër të përjetshme.*

## Në këtë numër pos të tjerash

# Në përkujtim të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit

Mr. Qemajl Morina

Më 10 qershor të këtij viti mbushen 129 vjet nga mbajtja e Kuvendit të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, që përbën një nga ngjarjet më të mëdha në historinë e popullit shqiptar. Lidhja ishte e para organizatë politike mbarëshqiptare brenda trojeve shqiptare, e cila organizoi luftën për çlirimin e vendit, mbrojtjen e tërësisë tokësore nga synimet shoviniste të vendeve fqinje si dhe krijimin e shtetit të pavarur kombëtar.

Lidhja Shqiptare e Prizrenit, për herë të parë në historinë tonë, arriti që në mënyrë institucionale të mobilizonte energjitë e shqiptarëve dhe t'i orientonte drejt realizimit të programit madhor të Rilindjes Kombëtare, afirmimit të kombit shqiptar në arenën ndërkombëtare, mbrojtjes së tërësisë territoriale të Shqipërisë dhe formimit të shtetit shqiptar.

Veprimtaria e Lidhjes Shqiptare, vlerat dhe rëndësia e saj nuk mund të njihen e të analizohen drejt pa i ditur kushtet historike në të cilat ajo u krijua dhe veproi.

Në rrethanat e krijuara pas marrëveshjes së Shën-Stefanit (3 mars 1878) dhe në prag të Kongresit të Berlinit (13.6-13.7.1878) , thirrja e një kuvendi kombëtar dhe krijimi i një organizate patriotike, që do t'u dilte zot interesave të vendit, u bë një imperativ i domosdoshëm i kohës. Për këtë arsye, thirrja e kuvendit u kërkua gjerësisht në mbledhjet popullore të zhvilluara në të gjitha trojet shqiptare gjatë pranverës së vitit 1878.

Lidhja Shqiptare e Prizrenit mishëron bashkimin kombëtar shqiptar . Si ngjarje , si dukuri shqiptare, si histori dhe si përjetim, ajo nuk ka qenë, nuk është dhe nuk mund të jetë tabu për asnjë shqiptar, që sado pak ka ndjenja patriotike. Ajo, duke qenë histori, nuk pushon kurrë së qeni aktualitet deri në përmbushjen e detyrave të saj.



Shpresat e shqiptarëve për një bashkim gjithëkombëtar dhe jetë të lirë në trojet e tyre etnike, asnjëherë nuk u shuan. Ata vazhdimisht jetuan me këto shpresa. Dhe jo vetëm kaq, po ata punuan për realizimin e këtyre dëshirave, edhe pse e dinin se kjo ishte rrugë e gjatë dhe me plot të papritura dhe sakrifica. Për realizimin e këtij qëllimi ata flijuan edhe jetët e tyre.

Shikuar nga prizmi politik në 129-vjetorin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, Kosova është më afër se kurrë realizimit të plotë të pavarësisë së saj. Ne jemi duke kaluar kilometrat e fundit të këtij rrugëtimi shekullor me plot peripeci dhe të papritura, i cili besojmë se shumë shpejt do të bëhet realitet. Sepse për këtë flijuan jetët e tyre sa e sa dëshmorë, u derdh shumë gjak dhe u derdhën shumë lotë. Një shpërblim të këtillë populli shqiptar më në fund e meriton. Pengesat që po paraqiten ditët e fundit nga blloku pansllavist dhe panortodoks, besojmë se janë të kalueshme. Ëndrra e shqiptarëve që Kosova, në Prizrenin e së cilës u mbajt kuvendi i parë Lidhjes së Prizrenit, do të shpallet e pavarur, është e pritshme të realizohet.

Në këtë kuptim, ne nderojmë sot luftën e patriotëve shqiptarë në vitet 1878-1881, si dhe në periudha të mëvonshme, si një nga etapat më të rëndësishme që e shpunë popullin shqiptar në fitoren historike.

Përkujtimi me dinjitet i 129-vjetorit të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, ka për synim riaktualizimin e vlerave dhe mesazheve të saj nga këndvështrimi në kohën tonë. Andaj, përkujtimi i ngjarjeve dhe datave të historisë, siç po veprohet tani, nuk duhet të kuptohet si rutinë, apo vetëm si një nderim formal. E kaluara nuk mund të kuptohet e shkëputur nga e sotmja. Procesi shoqëror është një dhe i pandarë, kështu që rezultatet e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit duhen analizuar, me këtë rast, në funksion të së sotmes dhe të perspektivës të së nesërmes, aq më tepër që detyrat themelore që shtronte ajo, nuk janë realizuar ende.

Është mirë që në këtë përvjetor, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës do të organizojë tryezën shkencore me titull: "Mesazhet e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit në raport me realitetin shqiptar sot", ku do të marrin pjesë një numër i studiuesve nga të gjitha trojet shqiptare, të cilët do të ndriçojnë disa aspekte ende të pandriçuara sa duhet të kësaj ngjarjeje me rëndësi të historisë sonë kombëtare. Këtij manifestimi kulturor do t'i paraprijë vendosja e pllakës përkujtimore në xhaminë e Mehmet Pashës, ku pati zhvilluar punimet Lidhja e Prizrenit, më 10 qershor 1878.

**Sabri Bajgora**

# Robërit e Allahut - (3)

## Koment i ajeteve 63-77 nga kaptina "El-Furkan"

وَالَّذِينَ إِذَا أَنفَقُوا لَمْ يُسْرِفُوا وَلَمْ يَقْتُرُوا وَكَانَ بَيْنَ ذَلِكَ قَوَاماً

***"Edhe ata që kur shpenzojnë nuk e teprojnë e as nuk janë dorështrënguar, por mbajnë mesataren e janë të matur."*** *(El-Furkan, 67)*

### 5. Maturia në shpenzime

وَالَّذِينَ إِذَا أَنفَقُوا لَمْ يُسْرِفُوا
وَلَمْ يَقْتُرُوا وَكَانَ بَيْنَ ذَلِكَ قَوَاماً

***"Edhe ata që kur shpenzojnë, nuk e teprojnë e as nuk janë dorështrënguar, por mbajnë mesataren e janë të matur."***

Jeta në këtë botë është shumë e shkurtër, dhe mundësia për të bërë vepra të mira, po ashtu është e kufizuar. Jo secili prej njerëzve ka pasuri, prej së cilës mund të ndajë një pjesë për të varfrit dhe skamnorët, që të arrijë kënaqësinë e Allahut. Të paktë janë ata njerëz që mbase mund të jenë në një pozitë të lartë në shoqëri dhe të kenë mundësi të ndihmojnë të tjerët, sepse shumë prej tyre mashtrohen nga cytjet e shejtanit dhe shumë shpejt harrojnë jo vetëm shokët, por madje harrojnë edhe familjet dhe të afërmit e tyre.

Pavendosmëria i bën njerëzit dhe shoqëritë të njëllojtë, egoistë e indiferentë. Ata priren për t'u kushtuar vëmendje vetëm interesave të tyre dhe nuk reagojnë ose tregojnë interesim për ngjarjet që ndodhin rreth tyre.

Por, për një grup njerëzish të veçantë e të dalluar, nuk ka kufizime të tilla. Për ta nuk ka derë që është e mbyllur. Për ta janë të hapura madje edhe dyert e qiellit dhe të mëshirës hyjnore. Këta janë "Ibadu Rrahman" – Robërit e Allahut.

Shumë prej njerëzve mendojnë se të jesh prej këtij grupi të devotshmëve, duhet të jesh i varfër, nevojtar, asket, modest, pa plëng e pa shtëpi. Jo, ky paragjykim është plotësisht i gabuar. Edhe i pasuri mund të jetë rob i sinqertë i Allahut, sepse ai shpenzon në rrugën e Tij duke dhënë zekatin, shpenzon për familjen dhe edukimin e tyre nga ajo pasuri që Allahu ia ka lënë në dorëzim në këtë botë, kështu që e fiton kënaqësinë e Tij edhe në këtë botë edhe në botën tjetër.

Sjelljet e njerëzve në këtë botë janë të shumëllojshme. Disa prej tyre jetojnë një jetë të shfrenuar, duke shpenzuar pasurinë e tyre në gjëra të ndaluara, duke shpenzuar e duke bërë qejf kot së koti, kurse disa prej tyre janë aq dorështrënguar e koprracë, saqë u dhimbset të harxhojnë edhe për veten dhe familjet e tyre, duke mbjellë një egoizëm të paarsyeshëm në zemrat e tyre. Mu për këtë arsye edhe Allahu xh.sh., po edhe i Dërguari i Tij, na mësojnë se në këtë jetë në çdo veprim duhet të ndjekim një mesatare, meqë edhe kemi epitetin e të qenit Ymet i mesëm (mesatar). Kurani na mëson se njeriu nuk duhet të jetë as dorëlirë në harxhimin e pasurisë pa lidhje, por as nuk duhet të jetë koprrac, sepse koprracia e tij e tepërt, mund t'u shkaktojë vuajtje të tjerëve, sidomos të afërmve. Ja se ç'thotë Kurani në lidhje me këtë:

***"Dhe mos e bëj dorën tënde të lidhur për qafe*** *(mos u bëj koprrac)**, e as mos e shtri në tërësi, e të mbetesh i qortuar dhe duarthatë*** *(nga shpenzimi i tepërt)."* *(Isra'ë, 29)*

Si plëngprishja-shpenzimi i pakontrolluar ***(israfi-masrafi),*** që shkatërron shpirtin, pasurinë dhe shoqërinë e njeriut, po ashtu edhe koprracia ***(taktir)***, e cila privon shoqërinë e nevojshme përreth njeriut, që të ketë dobi nga pasuria e tij, shkaktojnë çrregullime të jetës shoqërore dhe asaj ekonomike, duke shkaktuar kriza, pakënaqësi, egoizëm dhe urrejtje në mes njerëzve. Për këtë arsye Allahu xh.sh. ka përcaktuar këtë baraspeshë në mes këtyre dy skajshmërive, duke bërë që njeriu të jetë i matur në çdo veprim të tij në këtë jetë, e në këtë temë, edhe veprimi i drejtë me pasurinë që Ai na e ka lënë në dispozicion.

Transmetojnë Tirmidhiu dhe Hakemi se një njeri kishte ardhur tek Resulullahu s.a.v.s., por Pejgamberit a.s. nuk i kishte pëlqyer pamja e tij e jashtme dhe e kishte pyetur:

- *A ke pasuri?*

Po, - ia kishte kthyer ai.

- *Po çfarë pasurie ke*, - e kishte pyetur prapë i Dërguari a.s.





- Allahu më ka dhënë prej secilës pasuri, - ia kishte kthyer ai, (duke pasur në mendje deve, lopë dele, kullosa, fruta etj.). Atëherë i Dërguari i Allahut i kishte thënë:

- *Pra, dije se Allahu dëshiron që të shohë gjurmët e dhuntive të Tij në ty."*

A nuk thotë edhe Allahu xh.sh. në Kuran: ***"e për të mirat që t'i dha Zoti yt, trego!"***

Nga ky hadith i Pejgamberit a.s. mësojmë shumë gjëra, mësojmë se nga pasuria që Allahu na ka dhënë, duhet të shpenzojmë në mënyrë racionale, për nevojat vetjake, për familjen dhe për të varfrit myslimanë.

Pra, robërit e Allahut janë ata që, kur shpenzojnë, nuk janë koprracë e as dorështrënguar për vetveten, për familjen e tyre për të afërmit e tyre, për fqinjët e tyre, nuk janë koprracë për të ndihmuar myslimanët e tjerë kur i godet ndonjë fatkeqësi, dhe ajo që është më kryesorja, nuk janë dorështrënguar ndaj urdhrit kuranor për dhënien e zekatit dhe të sadakasë.

Sipas Ibn Abbasit r.a., nëse njeriu e shpenzon edhe tërë pasurinë e tij në punë të hajrit e në mirësi, kjo nuk është harxhim dhe *masraf*, por nëse qoftë vetëm një metelik e shpenzon në haram, atëherë ky është plëngprishës dhe masrafxhi.

Ta kujtojmë vetëm shembullin e Ebu Bekrit r.a., kur gjatë përgatitjes së një ekspedite luftarake, para të Dërguarit të Allahut solli tërë pasurinë e tij. Kur i dërguari a.s. e pyeti se çfarë i kishte lënë familjes, ai u përgjigj: Ua lashë Allahun dhe të Dërguarin e Tij.

Le të na shërbejë në këtë kontekst edhe një thënie e Resulullahut s.a.v.s. kur thotë: *"Myslimani nuk bën të xhelozojë (ndaj vëllait të tij) përveçse në dy raste: ndaj atij që Allahu i ka dhënë pasuri dhe atë pasuri e shpenzon në rrugë të drejtë, dhe ndaj atij që Allahu i ka dhënë urtësi (dije) me të cilën vepron dhe këtë ua mëson njerëzve të tjerë."*

Në këtë botë nuk kemi nevojë të shtiremi sikur nuk kemi asgjë, sepse kësodore e paraqesim veten para të tjerëve me pamje të rrejshme dhe joreale. Duhet të jemi ata që jemi. Nëse je i pasur dhe shpenzon në rrugën e Allahut, atëherë kjo është devotshmëria më e madhe, por nëse mendon që me thjeshtësinë (koprracinë) tënde, të mos biesh në sy të të tjerëve se ke pasuri, për të mos u dhënë të varfërve, atëherë ky veprim është një mëkat i madh.

Dijetari i mirënjohur bashkëkohor Dr. Jusuf Kardavi, tek flet për këtë grup njerëzish që Allahu i ka cilësuar si "Ibadu Rrahman" në këtë ajet që po e komentojmë:

وَالَّذِينَ إِذَا أَنفَقُوا لَمْ يُسْرِفُوا
وَلَمْ يَقْتُرُوا وَكَانَ بَيْنَ ذَٰلِكَ قَوَامًا

***"Edhe ata që kur shpenzojnë, nuk e teprojnë e as nuk janë dorështrënguar, por mbajnë mesataren e janë të matur."***

thotë se me gjuhën bashkëkohore këta njerëz mund të jenë biznesmenët e ndershëm, që pasurinë e tyre e kanë hallall, dhe që ndjekin mesataren, gjithnjë duke pasur frikën e Allahut. Këta njerëz janë ata që japin më së shumti për të varfrit, këta njerëz janë ata që kujdesen për jetimët, për lartësimin e fjalës së Allahut... Po këta njerëz, janë aq të thjeshtë e modestë, nuk janë kryelartë, nuk bëjnë mendjemadhësi, shikojnë punën e tyre, falin namazet dhe veçanërisht natën ngrihen dhe E falënderojnë Allahun për të mirat dhe dhuntitë e Tij ndaj tyre, duke E lutur Atë për falje dhe mëshirë.

Në anën tjetër, shohim një grup tjetër të të pasurve, të cilët pasurinë e kanë arritur me haram, mashtrime e korrupsion. Të tillët, të cilët pasuria i ka mbërthyer me kthetrat e saj, mendojnë se nuk do të vdesin kurrë, por, kur u vjen momenti i vdekjes, e kuptojnë se kjo botë ka qenë vetëm një udhëtim dhe iluzion i shkurtër. Të tillët nuk kanë ç'të presin ndonjë të mirë a shpërblim tek Allahu.

Këta njerëz do të jenë përjetësisht të përbuzur në botën tjetër dhe këta vërtet e meritojnë të quhen miq të shejtanit, ashtu siç na i ka përshkruar Kurani famëlartë:



***"Ata që shpenzojnë tepër** (mastrafxhinjtë), **janë vëllezër** (në veprim) **të djajve, e djalli është përbuzës i madh i Zotit të Tij."*** *(Merjem, 27)*

* * *

Robërit e Allahut të cilët e kanë kuptuar qëllimin e ekzistencës së tyre në këtë univers, dhe e kanë kuptuar vlerën e mirëfilltë të gjërave në këtë botë, gjatë jetës së tyre sillen konform me këto rregulla të përcaktuara, duke u shkrirë në këtë harmoni të sistemit të përkryer hyjnor, kështu që çdo veprim i tyre është i matur dhe i baraspeshuar. Ata e kanë kuptuar drejt faktin se pasuria në këtë botë është një amanet i dhënë nga Allahu xh.sh., përkohësisht, për të cilën do të japim llogari se si e kemi kryer (shpenzuar).

Besimtarët e vërtetë, që dëshirojnë të jenë në mesin e këtij grupi të nderuar të "Robërve të Allahut", duhet ta kuptojnë se shfaqja e besimit të mirëfilltë me të gjithë vlerat e tij të vërteta, është bërë e rëndësishme si kurrë më parë. Sot kjo është e nevojshme për njerëzit e virtytshëm, të matur, të sinqertë dhe me zemër të pastër, për njerëzit që nuk mendojnë ose veprojnë vetëm për vetveten, por që parapëlqejnë mirëqenien e të tjerëve përpara mirëqenies së tyre. Vetëm si të tillë do të jenë si ata robër të Allahut të përmendur në këto ajete, e të gjithë ne duhet të përpiqemi t'u ngjasojmë këtyre njerëzve në vepra dhe në sjellje, këtyre besimtarëve të devotshëm, që I luten dhe I nënshtrohen vetëm Allahut Fuqiplotë...

*(vijon)*

# Islami dhe toleranca fetare ndër shqiptar*

**Mr. Xhabir Hamiti**

Ndjenja për besim në një fuqi absolute të quajtur Zot, ka qenë pjesë shpirtërore e njeriut që nga momentet e para të daljes së tij mbi sipërfaqen e tokës. Kjo ndjenjë është dhe do të vazhdojë të jetë pandërprerë tek krijesa e quajtur njeri. Historia nuk njeh njerëz të cilët të mos kenë besuar në një fuqi absolute, të cilën e kanë definuar dhe emëruar sipas shkallës së akseptimit të tyre. Me zgjedhjen e profetëve nga Zoti dhe të librave hyjnorë- qiellorë, njerëzit ftohen që të besojnë në besimin e drejtë- në Një Zot. Ithtarë të këtyre profetëve dhe këtyre librave janë sot ithtarët e tri feve më të mëdha monoteiste në botë. Përmes librave hyjnorë krijesa njeri është ftuar që të jetë gjithnjë në shkallën e duhur të dëgjimit dhe zbatimit të porosive të Zotit, në mënyrë që të jetojë në dashuri, mirëqenie, paqe dhe liri me vetveten, familjen, rrethin dhe shoqërinë njerëzore në përgjithësi.

Toleranca dhe barazia njerëzore janë fryt i njohjes hyjnore në formën e saj të dëlirë. Zoti na ka pajisur qëllimisht me Njohuri Hyjnore, në mënyrë që të kuptojmë vetveten dhe rolin tonë në shoqërinë njerëzore, dhe, si rrjedhojë e kësaj, të zhvillojmë marrëdhënie njerëzore të bazuara në tolerancë dhe në barazi.

Larmia, ndryshueshmëria dhe llojllojshmëria e njerëzve është akt i qëllimshëm i Zotit për njohjen dhe afrimin në mes tyre, e jo për të treguar ose shprehur urrejtje ndaj njëri-tjetrit. Këtë e theksoi Kurani që në fillim të shpalljes së tij:

"O ju njerëz, vërtetë Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe prej një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet jush. Ndërsa më i ndershmi ndër ju është ai i cili më së shumti ka dronë e Zotit. Zoti është i gjithëdijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë". (49:13)

Bazuar në këtë citat kuranor, gjeneza njerëzore ka një burim dhe një Krijues. Ndarja në fise, etnitete, popuj të ndryshëm ... është zgjedhje e Zotit, andaj si e tillë duhet pranuar dhe respektuar.

Shkencëtarët, studiuesit e sociologjisë politike dhe të asaj fetare, qofshin të huaj apo vendës, kanë përdorur terma që përmbajnë ndryshime në formë nuancash për tolerancën. Historianët e fesë dhe teologët flasin për "ekumenizëm ndërfetar". Njohësit e mesjetës dhe etnologët përdorin termin "konvergjencë ndërfetare". Sociologët dhe historianët shekullarë priren nga termat "*tolerancë", "bashkëjetesë" apo "harmoni fetare"*.



Me depërtimin e feve të ndryshme në tokat shqiptare, u bë edhe ndasia fetare në popullin shqiptar. Këtë ndasi përpiqeshin ta thellonin pushtuesit, sidomos grekët dhe serbët. Këtë qëllim e kishte çdo pushtues. Për fat të mirë, qëllimi i errët i armiqve nuk u realizua, sepse asnjëherë nuk u shkaktua ndonjë konflikt në baza fetare ndër shqiptarët, siç ka pasur raste të tilla drastike në të kaluarën në Evropë dhe në disa vende të Azizë.

Toleranca fetare e popullit shqiptar mbështetet në vetëdijen kombëtare në faktin se të gjithë shqiptarët të të gjitha besimeve janë të një gjaku dhe të një gjuhe, kanë origjinën, truallin dhe traditën e përbashkët. Kjo vetëdije ka ndikuar fuqishëm në kohezionin kombëtar në përmasa më të gjera dhe ka mobilizuar popullin shqiptar gjatë historisë për t'u bërë rezistencë përpjekjeve të vazhdueshme të të huajve që ta përçanin dhe ta sundonin. Është interesant se shqiptari, para së gjithash dhe mbi të gjitha, më parë e di veten për shqiptar, pjesëtar të një kolektivi të gjerë, i lidhur me të me lidhje gjaku e gjuhe, dhe më pastaj mysliman, katolik ose ortodoks. Këtë e kanë vënë re edhe shumë autorë të huaj dhe në veprat e tyre e kanë theksuar si dukuri të përgjithshme në popullin shqiptar.

Në Kosovë dhe në viset veriore shqiptare në përgjithësi, lidhja më e fuqishme e tolerancës fetare në mes myslimanëve dhe katolikëve ka qenë fisi. Nëse popullin e marrim si një familje shumë të madhe, fisi brenda saj është vëllazëri e ngushtë, një organizatë e fortë më e vogël, kohezicioni i së cilës bazohet në lidhje gjaku. Pjesëtarë të një fisi janë të konfesioneve të ndryshme, myslimanë e katolikë. Lidhja fisnore në mes tyre është shumë më e fortë se lidhja midis besimtarëve të një feje.

Se sa e madhe ishte dhe vazhdon të jetë toleranca fetare mes shqiptarëve, tregon një dukuri e rrallë dhe e pashoqe në Ballkan. Fjala është për familjet e përziera për nga besimi, për familjet që jetojnë së bashku në një shtëpi dhe që kanë çdo gjë të përbashkët përveç fesë, sepse një pjesë e saj janë myslimanë, e pjesa tjetër katolikë. Familje të tilla ka pasur në Has, Rugovë, Dushkajë të Gjakovës, Suharekë, Karadak, në Lugun e Baranit dhe në shumë zona të tjera të Kosovës dhe në Malësi.

Toleranca fetare ka qenë aq e madhe, saqë gjatë muajit të Ramazanit gratë katolike rrinin zgjuar natën për të përgatitur syfyrin për pjesëtarët myslimanë të familjes, kurse për festat fetare, të dy palët reciprokisht pritnin mysafirët dhe bënin punët e nevojshme. Tolerancë fetare

ndër shqiptarët më së miri ilustron një shembull ndoshta unik i dy vëllezërve në fshatin Zhegër, nga të cilët njëri është shkolluar për prift, e tjetri për hoxhë[1].

Në këtë kontekst vlen të theksohet kontributi jashtëzakonisht i madh i prijësve fetarë islamë, të cilët vazhdimisht kontribuan për këtë tolerancë fetare. Ata asnjëherë në shkrimet e tyre nuk ofenduan pjesëtarët e besimeve të tjera ndër shqiptarë. Hafiz Ibrahim Dalliu, hoxhë, studiues dhe komentues me nam i Kuranit në vitet '30 thoshte: "Na shqiptarët prej çdo feje qofshim jemi te tanë vëllazën gjaku dhe vëllazën vatani. Do të shkojmë mbarë e mirë shoq me shoq si jemi tue shkue, do të punojmë së bashku për lulzimin e atdheut tonë, dhe do të mbrojmë atë me gjakun tonë"[2].

Ndërsa Mulla Idriz Gjilani nënvizonte: "Kemi tri fe, por kemi vetëm një atdhe të përbashkët, një gjak vëllazëror, një gjuhë, një diell e Një Zot. Detyrë mbi detyrat kemi bashkimin dhe mbrojtjen e atdheut"[3].

Në shtypin islam të viteve '30, ndër të tjera, lexojmë: "Feja është një institut që vëllazërimin e ka parim themelor, e kur ajo bie në shkallë sa bëhet vegël anarkie për të përçarë një popull, nuk është më fe, por është shoqëri politike e mshefun nën maskën e fesë; është një fe e deformueme"[4]

Ndërgjegjja e njeriut është e lirë të besojë atë që i pëlqen. Feja nuk mund të imponohet, ajo predikohet.

Toleranca ndërfetare ka qenë një domosdoshmëri historike, mjet dhe faktor që ka siguruar unitetin kombëtar dhe ekzistencën e popullit shqiptar. Ajo është shfaqur si një faktor i rëndësishëm i mobilizimit psikokulturor të shqiptarëve, si faktorët historikë e përpjekjet për mbijetesë kombëtare e kështu me radhë, duke kaluar drejt një vetëdijeje kombëtare për këtë vlerë.

Tradita e tolerancës ndërfetare tek shqiptarët nuk është diçka e formuar në kohët moderne, por një traditë që vjen nga thellësia e shekujve.

Faik Konica[5] në shkrimet e tij për tolerancën fetare ndër shqiptarë, thoshte: "*Unë besoj se shqiptarët gjithkund janë tolerantë për besimet e tjera dhe ndoshta ky është i vetëmi vend në Evropë ku nuk ka pasur luftëra fetare"*[6].

Ndërsa Tomas W. Arnold nënvizonte: *"Myslimanët shqiptarë, sikur edhe të krishterët, flasin me një gjuhë, kanë traditat dhe moralin e njëjtë, nuk kanë fare urrejtje, sepse me gjenerata nuk kanë pasur armiqësi. Faktori fetar nuk ka qenë shkak për përçarje*"[7].

Sami Frashëri shkruan: "*Ndarjet në besim nuk sollën çarje në mes të shqiptarëve. Gjendjet e besimit, jo vetëm në vendet e Lindjes, por edhe në Evropë, e në vendet e ndriçuara me qytetërim, shumë herë kanë nxjerrë vrasje të mëdha e të tmerruara; Në Shqipëri, këto grindje nuk ndihen dhe kurrë në këtë vend s`kanë ngjarë"*[8].

Veçori tipike e shoqërisë islame ndër shqiptarët, është se ajo nuk u zhvillua duke mohuar apo shkatërruar shoqëri apo bashkësi paralele me të. Ajo realisht jeton përkrah tyre, gjalloi dhe lulëzoi në klimën e mrekullisë së bashkëjetesës duke zhvilluar identitetin e saj në harmoni dhe liri.

Në një qytet si Shkodra, ku popullsia myslimane është e përzier me të krishterë katolikë dhe ortodoksë, në ditët e Ramazanit edhe tregtarët jo-islamikë ndalonin shitjen e mishit të derrit në dyqanet e tyre

Për shkrimtarin e famshëm **Ismail Kadare**, shpjegimet e një harmonie të tillë që ka zgjatur për shekuj, gjenden tek vetë kushtet e rrugëtimit historik të shqiptarëve dhe në faktin që në Shqipëri të tre besimet janë të lidhura me kombin dhe ekzistencën e tij. Sipas zotit Kadare, themeli i themeleve është se besimet kryesore janë barazisht të rëndësishme dhe barazisht të ligjshme: *"Ky drejtpeshim mes besimeve, nuk është një dëshirë e marrë për realitet, s'është retorikë poetike, as psikozë pajtuese e tillë që kërkon drejtpeshimin dhe harmoninë atje ku ato nuk ekzistojnë. Ky drejtpeshim dhe ky legjitimitet janë një realitet në thelb. Shqipëria është një vend me tre fe. Ajo s'mund të identifikohet me asnjë prej tyre. Nëse nuk besojmë në këtë, nuk besojmë në arsyen tonë të të qenit".*

Historia e besimit në Shqipëri njeh zona të tëra, ku popullsia i ushtronte paralelisht të dyja besimet. Ashtu sikurse njeh zona të tjera, ku e njëjta faltore të premten shërbente për liturgjinë islamike, dhe të dielën për liturgjinë e krishterë. I pashembullt ka qenë qëndrimi i shqiptarëve me shumicë myslimanë ndaj hebrenjve gjatë Luftës së Dytë Botërore. Qeveritë shqiptare që bashkëpunuan me autoritetet fashiste dhe naziste, si kudo në botën e asaj kohe, bashkëpunuan si qeveri vasale, por ato asnjëherë nuk ua dorëzuan ushtrive të huaja listat e hebrenjve. Shqipëria është vendi i vetëm në botë, ku, megjithëse në kushte pushtimi të dyfishtë, asnjë hebre nuk u dorëzua, asnjë hebre nuk përfundoi në kampe përqendrimi, asnjë hebre nuk u viktimëzua. Dhe nuk është fjala për hebrenjtë e vetë Shqipërisë, shtetas të saj, por për afro 3000 hebrenj të ardhur nga shtetet ballkanike, në arrati e sipër për t'i shpëtuar rrezikut të zhdukjes atje ku ishin. Këta 3000 hebrenj, pjesa më e madhe e të cilëve hynë ilegalisht në Shqipëri, gjetën mbrojtje të menjëhershme dhe të pakushtëzuar nga vetë popullata shqiptare.

Liderët e botës moderne, intelektualët kudo që janë, dhe të gjithë njerëzit me influencë, duhet të japin kontribut pozitiv në ruajtjen e qetësisë dhe respektimit ndërreligjioz,ngase së fundi duhet të kuptohet se Krijues i nesh të gjithëve është i vetëm një Zot, edhe pse ne E adhurojmë atë ndryshe. Zoti, ndoshta nuk do të na gjykojë nëse ne të gjithë nuk e adhurojmë Atë përmes një rruge të njëjtë, nga mosdija, por sigurisht se do të na gjykojë nëse ne do të fusim huti dhe përçarje në mes njerëzve në emër të fesë, e cila nga keqpërdorimi i saj, do të mund të shkaktonte edhe gjakderdhje në tokë. Si krijesë e vetme me përgjegjësi që është njeriu mbi sipërfaqen e tokës, duhet të jetë gjithherë në nivel të duhur dhe në shërbim të së mirës njerëzore. Ftesa për njohje, dialog dhe bashkëpunim, është detyrë e përbashkët e gjinisë njerëzore. Dialogu me të tjerët nuk është hap vetëm i dëshiruar, por i detyrueshëm.

Synime dhe ide humane e fisnike janë vetëm ato të cilat, për qëllim final, kanë mirëqenien dhe lumturinë e përbashkët të të gjithë njerëzve pa dallim race, kombësie e feje. Këto janë dallime të lindura bashkë me njeriun dhe në to nuk ka asgjë të keqe. Të jesh ndryshe nga të tjerët, nuk është e metë, mëkat as krim, dhe askush nuk është përgjegjës për këtë. Urrejtja, e cila buron nga dallimet e tilla, është njëra nga fatkeqësitë më të mëdha të njerëzimit në histori, prej nga lindën dhe racizmi, nazizmi, shovinizmi etj.

---

** (Pjesë nga ligjërata e **mr.Xhabir Hamitit - profesor në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës**, e mbajtur në Universitetin e Vjenës – Fakulteti i së Drejtës dhe Filozofisë, më 25 prill 2007).*

---

*Fusnotat:*

1. Mark Krasniqi, "Lugu i Baranit" - Monografi etno-gjeografike, Prishtinë, 1984, fq. 78.
2. Faik Kasolla "Ibrahim Dalliu studiues dhe patriotë", Drita e Ehlu-lbejtit, nr. 3, Tiranë 2006. fq.5.
3. Dr. Muhamet Pirraku "Mulla Idriz Gjilani".
4. Zani i Naltë, nr. 3, Shkodër, 1936, fq. 72.
5. Shkrimtar dhe atëdhetar i mirenjohur shqiptar
6. Faik Konica, 431.
7. Thomas W. Arnold: "Hostoria e përhapjes së Islamit", Prishtinë, 2004, fq. 234.
8. Sami Frashëri; "Vepra", Vëllimi 2, Logos – Shkup, fq. 47.

# Pavarësia e Kosovës dhe liritë fetare

## Problemi i identitetit fetar të myslimanëve të Kosovës, definimi i ekstremizmit fetar dhe kompleksi i fajësisë[1]

*Të nderuar të pranishëm, pjesëmarrës të kësaj tryeze,*

Tema që jemi mbledhur ta trajtojmë sot, është komplekse dhe shumëdimensionale. Duke marrë parasysh praninë tuaj dhe spektrin e panelistëve që do të ligjërojnë në këtë tryezë, unë e shoh të rëndësishme që të përqendrohem në disa pika që ma merr mendja se duhet të trajtohen nga këndvështrimi im si njohës i Islamit dhe njëkohësisht si pjesëtar i komunitetit mysliman, dhe më tepër si imam, detyrë të cilën e kryej me krenari në vendin ku jetoj. Në të vërtetë, koha e dedikuar për të folur në këtë takim, në mënyrë shumë të natyrshme është e kufizuar dhe e shkurtër, andaj kjo, krahas kompleksitetit dhe rrethanave që dominojnë në botë, e bën trajtimin e këtij problemi të rëndësisë globale, akoma më të vështirë.

Shenjtëria e citateve kuranore dhe thënieve profetike ma imponon që trajtimin tim ta filloj duke vënë në pah se Islami, me gjithë prezantimin shpesh jokorrekt që i bëhet, edhe prej pjesëtarëve të tij, e edhe prej të tjerëve, është aq madhështor dhe i pastër, saqë të gjitha akuzat dhe etiketimet që i bëhen, janë të pavërteta. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij fisnik thotë: “...dhe ai (i Dërguari i Allahut) i urdhëron ata në punë të mira, i dekurajon nga të këqijat, ua lejon të bukurat dhe ua ndalon të shëmtuarat.” (A’raf, 157). Ndërsa i Dërguari i Allahut, Muhammedi, paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të, sipas asaj që në mënyrë autentike shënon Buhariu nga transmetimi i Ebu Hurejres, ka thënë: “Feja Islame është lehtësi. Askush nuk tenton ta vështirësojë atë, e të mos dështojë.” Në të vërtetë, citatet që mund të shërbejnë si dëshmi në këtë kontekst, janë të panumërta, por dy të përmendurat le të shërbejnë vetëm për ilustrim. Ndërsa ajo që duhet gjithsesi të kuptohet, është se Islami është i lehtë, i natyrshëm, tolerant dhe doemos i përgjigjet natyrës dhe nevojave të njeriut, si individ apo shoqëri. Këto fjalë ndoshta do të ishin të tepërta sikur të mos jetonim në një kohë ku për çdo të keqe që ndodh në botë, qarqe të caktuara janë të gatshme që në një mënyrë a në një tjetër të fajësojnë Islamin apo myslimanët. Mu për këtë arye, nevoja për trajtimin e mirëfilltë të temave të këtilla, është shumë e theksuar.

### Identiteti fetar i myslimanëve të Kosovës

Kjo problematikë gjithsesi është shumë komplekse dhe ka nevojë të trajtohet shikuar nga këndvështrimi historik, kulturor, social, gjeopolitik, etj.. Ajo që kam për të thënë unë me këtë rast, nuk ka të bëjë me aspektet e sipërpërmendura. Unë do të fokusohem tek pyetja-athua është dhe a mund të jetë përkatësia islame e shumicës së kosovarëve, pengesë për pavarësinë e Kosovës? Ky fakt a mund të jetë barrierë edhe për integrimet e mëtejshme europiane të kosovarëve?

Unë personalisht mendoj se një dilemë e tillë është më shumë pjellë e fantazive jo sa duhet të shëndosha të disa individëve (e që fatkeqësisht përbëjnë numër jo të vogël) sesa bazohet në ndonjë realiteti. Realiteti dëshmon se para se të ndodhte ajo që ka ndodhur (lufta e Kosovës, gjenocidi serb mbi popullatën kosovare, intervenimi i NATO-s dhe instalimi i administratës ndërkombëtare në Kosovë), ka qenë e gjithënjohur se populli i Kosovës me shumicë i takon fesë islame. Me këtë rast, asnjëherë nuk është vënë në dilemë se legjitimiteti i përkrahjes që SHBA-ja dhe Evropa u kanë ofruar kosovarëve, mund të vihej në dyshim për shkak se shumica e kosovarëve janë të fesë islame. Madje, prej argumenteve më të forta, me të cilat Perëndimi argumenton se fushatat e udhëhequra nga SHBA në Irak dhe Afganistan, nuk janë luftë kundër Islamit (kryqëzatë, si quhet nga disa), është mu ndërhyrja e forcave perëndimore për mbrojtjen e një populli mysliman (kosovarët) nga dhuna që kundër tyre ushtrohej prej një shteti të krishterë (Serbia). Në bazë të kësaj, nuk është pa vend të përfundoj se përkatësia islame e shumicës së kosovarëve nuk ka qenë problem në momentet shumë më vendimtare dhe të ndjeshme, në mënyrë që të jetë sot, kur, mendoj se procesi i pavarësimit të Kosovës nga Serbia ka marrë rrjedhën e vet dhe ka hyrë në fazën përfundimtare.

Jemi dëshmitarë të një propagande të paskrupullt dhe perfide, nëpërmjet të cilës qarqe armiqësisht të pozicionuara ndaj kosovarëve dhe Kosovës, mundohen t’i tregojnë botës dhe ta alarmojnë atë se në mes të Evropës qenka duke u krijuar një shtet islam. Makineria propagandistike serbe, kur mbetet pa argumente, merr rolin e alarmuesit dhe mbrojtësit të Evropës së krishterë nga Islami. Ironinë e bën më të madhe fakti se kjo “brengosje” në realitet vjen prej atyre që, me politikën dhe aktivitetin e tyre, posaçërisht në pesëmbëdhjetë vitet e fundit, kanë qenë turpi i Evropës së krishterë. Në të vërtetë, nëse kihet parasysh fakti se një propagandë e tillë është aq e pavlerë, saqë nuk meriton të merremi me të, do të ishte e tepërt të thuhet se akoma askush nuk e ka vënë në dilemë laicizmin e shtetit të ardhshëm të Kosovës dhe



ekziston koncensus lidhur me këtë në të gjitha qendrat e vendosjes. Mirëpo këtë fatkeqësi e bën më qesharake fakti se në të këtilla raste disa njerëz mendjelehtë (nga tanët) me nxitim të madh marrin pozicion mbrojtës dhe, për t'i treguar botës se ajo është vetëm një rrenë e rëndomtë e fabrikuar në Serbi, fillojnë të distancohen nga çdo gjë që është islame, që për mendimin tim është e tepërt, pa vend dhe larg çdo logjike.

S'do mend se për Evropën dhe Perëndimin çështja e identitetit fetar të kosovarëve është një gjë kaherë e përfunduar dhe të gjitha problemet e imagjinuara e të fantazuara në mendjet e disave, janë humbje kohe, devijim nga synimi madhor dhe marrje me gjëra tanimë të përfunduara. Pra, të flasësh tash për identitetin fetar të kosovarëve, është sikur ta zbulosh Amerikën për së dyti.

## Kompleksi i pozitës inferiore dhe ndjenja e fajësisë

Ngjarjet që shënuan përfundimin e shekullit të kaluar dhe fillimin e këtij të tanishmit, ndikuan thelbësisht në ridefinimin e raporteve në mes shteteve, shoqërive, civilizimeve dhe feve. Duke pasur parasysh se protagonistë kryesorë të ngjarjeve që tronditën botën (11 Shtatori, Londra, Madridi, tash edhe incidenti i fundit në ShBA), ishin disa myslimanë, në mendjet e njerëzve (jo spontanisht, por falë propagandave të ndryshme), u vizatua dhe u ngulit profili i myslimanit të këtij shekulli, të cilit i përgjigjen etiketat më komprometuese dhe më nënçmuese, si: terrorizmi, ekstremizmi, e izmat e tjerë. Nuk kam për qëllim shfajësimin e keqbërësve, ngase komuniteti mysliman gjithandej botës asnjëherë nuk ka ngurruar t'i dënojë dhe të distancohet prej akteve të dhunës dhe formave të tjera të pamatura dhe joislame të veprimit, por krahas gjykimit dhe dënimit të fajtorëve, duhet të veprojmë në shfajësimin e të pafajshmëve, gjë kjo që bota në këto vitet e fundit e ka bërë shumë pak. Pra, pasojë e euforisë në dënimin e krimeve dhe distancimin prej terroristëve, ekstremistëve dhe keqbërësve të të gjitha llojeve, ishte edhe lindja e qëndrimit me rezervë dhe dyshimeve se çdo mysliman është terrorist dhe kriminel potencial. Në këtë rast, në mënyrë shumë flagrante, është shkelur vlera dhe parimi demokratik shumë gjatë i promovuar, se njeriu është i pafajshëm derisa të mos vërtetohet fajësia e tij.

As myslimanët e Kosovës nuk mbetën jashtë kësaj loje me përmasa globale. Me apo pa qëllim, qarqe të ndryshme këtu tek ne, u vunë në shërbim të elektrizimit të situatës, dhe, sikur të mos ishte maturia e skajshme e komunitetit mysliman e përfaqësuar nga BI e Kosovës, OJQ-të islame dhe kolektivet e tjera të jetës civile e fetare të myslimanëve, sigurisht se do të ishte e lehtë të inskenoheshin incidente me pasoja të padëshirueshme. Mirëpo, kjo nuk do të thotë se tek myslimanët nuk është krijuar, kultivuar dhe ushqyer fuqishëm kompleksi i inferioritetit (vlerës së ulët), dhe ndjenjës së fajësisë. Pra, në kohën e sotme mjafton të jesh mysliman, e rrethanat të ta imponojnë të ndihesh fajtor për mëkatin e dikujt, me të cilin nuk të lidh linja e përgjegjësisë. Është shumë e padrejtë dhe diskriminuese të akuzohesh për fajin e tjetrit, të ndëshkohesh për veprën që nuk e ke bërë, dhe të merresh në përgjegjësi për krimin, të cilit në asnjë mënyrë nuk i ke kontribuar.

Pasojat e një gjendjeje të tillë gati sa s'ka mysliman që të mos i ketë përjetuar, dhe as ne në Kosovë nuk kemi qenë të kursyer nga ajo eufori që kaploi botën pas 11 Shtatorit (të vitit 2001). Mirëpo, obligim yni mbetet që këtë ndjenjë të inferioritetit ta luftojmë dhe flakim nga jeta jonë. Së paku duhet t'i shpallim luftë në mënyrë urgjente asaj pjese të kompleksit, të cilin vetë e kemi krijuar në veten tonë. Në asnjë mënyrë nuk bën të lejojmë që komuniteti mysliman këtu tek ne, të bëhet peng i veprimeve të pamatura, të dëmshme dhe kriminale të të tjerëve, individë qofshin ata apo grupe të organizuara. Përgjegjësia jonë përfundon aty ku përfundojnë kompetencat. Konkretisht, derisa nuk kemi pasur mundësi t'i parandalojmë ngjarjet që i kushtuan shumë njerëzimit në përgjithësi, e edhe myslimanëve në veçanti, atëherë përgjegjësia jonë përfundon tek dënimi i akteve të dhunës dhe terrorit dhe angazhimi serioz që ato të mos pasqyrohen në asnjë mënyrë tek ne.

Është shumë i dhembshëm për ne rasti i incidentit të fundit që ndodhi në ShBA, posaçërisht për faktin se në atë veprim ishin përfshirë edhe katër bashkëkombës tanë dhe një gjë të tillë e gjykojmë dhe dënojmë fuqimisht. Në të njëjtën kohë nuk ia japim e as pranojmë askujt të drejtën që me veprime të tilla, të njollosë identitetin, qëndrimet, besnikërinë dhe dashamirësinë tonë ndaj çdokujt që na ka bërë mirë. Veprimet e tilla, përveç tjerash, i bëjnë dëm edhe Islamit, ngase pa kurrfarë të drejte, e njollosin atë.

Nuk është e lehtë të lirohemi prej gjithë kësaj që është shkaktuar si pasojë e një propagande shumë të fuqishme disavjeçare, por ne myslimanët e Kosovës kemi vullnet, arsye dhe bagazh për të bërë një gjë të tillë.

## Kush duhet t'i cilësojë tejkalimet?!

Është e domosdoshme që, kur kemi të bëjmë me tejkalime dhe devijime të çfarëdo natyre qofshin ato, cilësimin dhe vlerësimin e atyre rasteve apo dukurive ta bëjnë ekspertët, ata që janë më përgjegjësit të bëjnë një gjë të tillë. Nëse një dukuri ka të bëjë me fenë, atëherë teologët janë ata që duhet të flasin dhe ta trajtojnë problemin në mënyrë adekuate. Tek ne, fatkeqësisht, kur është folur për probleme të natyrave të këtilla, shumë pak ka pasur vend dhe hapësirë që njohësit e Islamit të japin mendimin dhe vlerësimin e tyre për problemet që janë të lidhura me Islamin, qofshin ato edhe të nivelit global. Sa për ilustrim, është shumë qesharake që njerëzit as që e dinë se si shqiptohet emri i një problemi, ta trajtojnë atë sikur të ishin njohësit më të mirë të asaj fushe. Mua më vjen të qesh kur dëgjoj njerëzit (në një fushatë donkishotiane kundër mullinjve të erës) që akoma nuk dinë mirë të shqiptojnë fjalën vehabi, flasin për "dukurinë e rrezikshme të vehabizmit" në Kosovë. Është shumë e tejdukshme se të këtillët nuk bëjnë më shumë se të përkthejnë dhe në mënyrë naive të përsërisin refrene të fabrikuara nga makineria historikisht e dëshmuar si dashakeqe. Një fjalë e urtë arabe thotë se fatkeqësia më e keqe është ajo që të bën të qeshësh.

Nga këto situata, sa të dhembshme aq edhe qesharake, do të dilnim sikur t'i jepej mundësia që secili të flasë dhe të kontribuojë në segmentin që zotëron dhe për të cilin është i kualifikuar. Kemi nevojë për më shumë debate si ky, për më shumë diskutime, për më shumë hapësirë, që problemet të trajtohen nga këndvështrime të ndryshme. Gjithashtu kemi nevojë edhe për më tepër liri fetare, për më tepër hapësirë në institucionet edukative dhe arsimore, medie, madje edhe në qarqet vendimmarrëse, ngase kjo është garanci që të mos ndodhin devijime, e nëse ndodhin, të mos marrin përmasa të gjera. Nëse të mirëve nuk u jepet hapësirë, të këqijtë nuk e kërkojnë, ata e rrëmbejnë dhe, sa keq e me sa pasoja, e bëjnë.

Ju falemnderit.

***Ekrem B. Avdiu***

1. Letër pune referuar në debatin në temën "Pavarësia e Kosovës dhe liritë fetare" mbajtur ne Gjilan me 13.05.2007.

# Gjendja e disa myslimanëve sot - Mysliman, por i padijshëm

**Bahri Curri**

Allahu subhanehu ve teala kërkoi prej besimtarëve që të jenë të bindur denjësisht në fenë e Tij, dhe ta përputhin jetën e tyre me këtë besim në çdo segment të jetës.

Përkufizimi i besimit islam është besimi me tundje në zemër, deklarimi me gojë, vërtetimi me vepra në praktikë. Për këtë arsye edhe obligimi i parë i njeriut është njohja e Allahut, pra kërkimi i diturisë sikur thotë Allahu subhanehu ve teala në Kuran:

“Lexo, me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (çdo gjë). Krijoi njeriun prej një gjaku të ngjizur (në mitrën e nënës). Lexo! Se Zoti yt është më bujari! Ai që e mësoi (njeriun) të shkruajë me penë. I mësoi njeriut atë që nuk e dinte.”* (Alak, 1-5).

Përmes studimit të natyrës dhe fenomeneve në të, bëhet i qartë realiteti i krijimit, obligimi i besimit në Allahun si dhe vërtetësia e Kuranit, ku thuhet:

“Ne do t’ua bëjmë atyre të mundshme që të shohin argumentet Tona në horizonte dhe në veten e tyre derisa t’u bëhet e qartë se ai (Kurani) është i vërtetë. A nuk mjafton që Zoti yt është dëshmitar për çdo gjë?” (Fussilet, 53).

E pastaj thotë:

“Atëherë, dije se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut, kërko falje për mëkatin tënd!” (Muhammed, 19).

Pas njohjes së Allahut, me të cilën njeriu arrin bindje të fortë, ai është i vetëdijshëm për besimin e tij dhe ka qëndrim stoik në të, e kupton vërtetësinë e tij si dhe pranon pa mëdyshje çdo lajm, urdhër, e ndalesë nga Zoti. Allahu thotë:

“A është i njëjtë ai që e di se ajo që t’u shpall ty nga Zoti yt, është e vërtetë, si ai që është i verbër? Vetëm njerëzit e arsyeshëm, që kanë mendje të shëndoshë, e kuptojnë të vërtetën.” (Rra’d, 19).

Ky njeri është i bindur se:

“Allahu patjetër do t’i udhëzojë ata që besuan (përqafuan) në rrugën e drejtë.” (Haxhxh, 54),

dhe se:

“Allahu largon dëmet e idhujtarëve ndaj atyre që besuan, se Allahu nuk e do asnjë tradhtar e bukëpërmbysës.” (Haxhxh, 38),

dhe se:

“Allahu është mbikëqyrës i atyre që besuan, i nxjerr ata prej errësirave në dritë.” (Bekare, 257),

dhe se:

“Allahu nuk u mundëson kurrsesi jobesimtarëve mbizotërim të plotë mbi besimtarët.” (Nisaë, 141),

dhe e di po ashtu se Allahu ka thënë:

“Atyre nga mesi juaj, të cilët besuan dhe bënë vepra të mira, Allahu u premtoi se do t’i bëjë zotërues në atë tokë ashtu si i pati bërë zotërues ata që ishin para tyre, dhe fenë të cilën Ai e pëlqeu për ta, do ta forcojë, e në vend të frikës Ai do t’u dhurojë siguri.” (Nur, 55).

Për ta realizuar tërë këtë dhe për ta fituar shpërblimin e Allahut, për të cilin Allahu thotë:

“S’ka dyshim se për ata që besuan dhe bënë vepra të mira, vendpritje janë xhenetet e Firdeusit. Aty do të jenë përgjithmonë, e nuk kërkojnë të largohen prej tij (ose t’u ndryshohet).” (Kehf, 107-108).

Dhe:

“Për ata që besuan dhe bënë vepra të mira, janë xhenetet e begatshme, ku do të jenë përgjithmonë. Premtimi i Allahut i prerë, e Ai është i Gjithëfuqishmi, i Urti.” (Llukman, 8-9), duhet t’i përmbahemi ligjit të Tij të përcaktuar me Kuran e Sunet, të cilat janë burimet kryesore të Sheriatit islam, që për çdo çështje duhet t’u kthehemi këtyre dy bazamenteve, siç thotë Allahu në Kuran:

“O ju që besuat, bindjuni Allahut, respektoni të Dërguarin dhe përgjegjësit nga ju. Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtrojeni atë tek Allahu (tek Libri i Tij) dhe tek i Dërguari, po qe se I besoni Allahut dhe Ditës së fundit. Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë.” (Nisaë, 59).

I Dërguari (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të!) është shpjegues i qartë i kësaj kushtetute hyjnore, dhe rruga (Syneti) e tij duhet ndjekur në çdo pikëpamje. Allahu për të thotë:



“Ju e kishit shembullin më të lartë në të Dërguarin e Allahut, kuptohet, ai që shpreson shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke përmendur shumë shpesh Allahun.” (Ahzabë, 21), e po ashtu thotë:

“Ai nuk flet nga mendja e tij. Ai (Kurani) nuk është tjetër përveçse shpallje që i shpallet.” (Nexhm, 3-4).

“Çka t’ju jep Pejgamberi, atë merreni, e çka t’jua ndalojë, përmbahuni prej tyre dhe kini frikë Allahun, se Allahu është ndëshkues i ashpër.” (Hashr, 7).

Po ashtu edhe i Dërguari alejhis selam në hadithin e tij thotë:

“Ju kam lënë dy gjëra, po t’u përmbaheni atyre, nuk do të humbni asnjëherë, e ato janë Kurani dhe Suneti im.” (Shënon Ebu Davudi).

Këto dhe argumente të tjera, urdhërojnë ndjekjen e rrugës islame, dhe për çdo bindje, fjalë e vepër duhet ta dimë dispozitën islame ndaj tyre, a është e lejuar, apo e ndaluar, a është prej fesë apo jashtë saj.

Për të tillët Allahu thotë: “Ata janë, të cilët e zbatojnë besën e dhënë Allahut dhe nuk e thyejnë zotimin.” (Rra’d, 20).

Mirëpo, megjithëkëtë, sot tek myslimanët gjejmë një gjendje tjetër, për se themi me keqardhje se është e tmerrshme dhe në kundërshtim me parimet islame, të shumtën e rasteve.

Mosnjohja e mjaftueshme e Islamit ka përfshirë pjesën më të madhe të vendeve të shumta islame, ku ekzistojnë mbi një miliard myslimanë në botë, shumë prej tyre, edhe pse besojnë në Zotin xh.sh., e deklarojnë shehadetin, e falin namazin, agjërojnë, japin zekat, shkojnë në haxh, e duan Kuranin dhe të Dërguarin alejhi selam, ndoshta edhe jetën e flijojnë për këtë, - po prej tyre dalin fjalë e

kryhen punë që nuk përputhen me Islamin, e shpeshherë bien ndesh me vetë parimet kryesore të Islamit. Pra, pa vetëdije bien në shirk, kufër, nifak dhe bëjnë bidat. E disa këtë e konsiderojnë prej fesë dhe një afrim tek Zoti, e tërë kjo nga injoranca dhe mospajisja e duhur me njohuri islame. Për këtë arsye, nëse e shikojmë gjendjen e myslimanëve sot, kemi për të parë se kanë mbetur prapa dhe shumë të varur nga popujt e tjerë, në pikëpamje të dynjasë - në industri, tregti, bujqësi, teknikë, etj..

**A thua, vallë, pse tërë kjo prapambeturi jo vetëm në aspektin material, po madje edhe në atë fetar!?**

Kjo prapambetje në aspektin fetar është për shkak se imani në zemrat e tyre është dobësuar shumë, kontakti me Allahun është gati si i panjohur, morali ka rënë shumë, kështu që filloi çrregullimi i familjeve dhe i shoqërisë. Madje aq sa gjeneratat e reja e harruan namazin, filluan t'i pasojnë epshet e tyre, filloi padrejtësia dhe mëkatet shtoheshin. Keqkuptimi e përleshja zunë vend në gjirin e myslimanëve.

Kjo gjendje vazhdon dhe është rritur tmerrësisht mosnjohja e fesë, janë shfaqur bidate (risi) e besime të kota, madje ndonjëri prej përkrahësve të tyre thotë se jam mysliman, dhe nuk ka me se ta tregojë veten mysliman veçse me emër, kurse të tjerë ndoshta edhe me bidate që i mendojnë prej fesë.

Myslimanët kështu po humbin mirëkuptimin dhe vëllazërinë në mes tyre, e me këtë e humbën edhe fuqinë, për të filluar edhe dekadenca, nga një gjendje e keqe në një gjendje gjithnjë më të keqe.

Duke e humbur fuqinë, u bënë të gatshëm për t'iu nënshtruar jomyslimanëve dhe për të pranuar çdo gjë prej tyre. Dihet fare mirë se jomyslimanët bëjnë përpjekje të shumta për pengimin e çdo përparimi të myslimanëve, qoftë fetar dhe qoftë në aspekt të dynjasë. Madje, janë gjendur edhe disa të ashtuquajtur myslimanë, të cilët i ndihmojnë jomyslimanët kundër myslimanëve.

Prej përpjekjeve të vazhdueshme të armiqve të Islamit kundër myslimanëve, me qëllim të ngecjes së tyre në aspektin fetar dhe për të qenë sa më larg Kuranit e Sunetit, janë edhe këto:

1. Zhvlerësimi dhe anulimi i ligjeve të Sheriatit në vendet myslimane.
2. Lufta kundër arsimimit fetar, mësimit dhe edukimit në shkolla, institucione e fakultete.



3. Formimi i partive ateiste, me detyrë të luftës kundër Dinit.
4. Inicimi dhe favorizimi i risive, miteve, besimeve të kota dhe angazhimi me to në emër të Dinit.
5. Shthurja morale e personalitetit të gruas myslimane, shkatërrimi i familjeve myslimane, përhapja e shfrenimeve dhe imoralitetit në shoqërinë myslimane.
6. Lufta kundër kuadrove të vetëdijshme dhe të zgjuara myslimane.
7. Mbjellja e përçarjes, moskuptimit, ndarjes dhe armiqësisë në mes të myslimanëve.

Ndërsa, për prapambetjen e tyre në aspektin e dynjasë, kanë ndikuar edhe këto:

1. Vendosja e kufijve të përçarjes dhe të ndarjes në mes të myslimanëve.
2. Kontrollimi dhe dominimi mbi pasurinë e myslimanëve.
3. Përgatitja e gjeneratave nga bijtë myslimanë, të edukuar nën kontrollin dhe sipas misioneve krishtere e të orientalistëve, me shpëlarjen e domosdoshme të trurit të atyre bijve, për t'i bindur që përparimi i myslimanëve nuk është përparim nëse nuk e nënkuptojnë luftën kundër Dinit, kundër Sheriatit dhe zëvendësimin e tij me ligjet pozitiviste, me shthurjen morale të gruas myslimane nën parullën "emancipimi i femrës" dhe lirimin e saj nga prangat e moralit, të vlerave morale dhe ndershmërisë, e në anën tjetër, duke lejuar alkoolin dhe prostitucionin.
4. Armiqtë e myslimanëve me shkathtësi i bënë myslimanët të varur nga fabrikat dhe prodhimet e tyre.

E obligimi ynë është të kthehemi në Dinin e Allahut, se Allahu xh.sh. thotë:

"Nuk ju obligoi në fe me ndonjë vështirësi." (Haxhxh, 78), e për këtë obligimi ynë dhe synimi i çdonjërit prej nesh (myslimanëve) është dhe duhet të jetë gjithmonë:

**Thellimi dhe forcimi i imanit** në shpirtrat tanë, përtëritja dhe forcimi i kontakteve me Allahun, arritja e sinqeritetit dhe të nënshtruarit në ibadetet tona, zbatimi i ligjeve të Allahut në jetën e përditshme, ngritja e moralit, si dhe edukimi i gjeneratave të reja në bazë të të gjitha këtyre vlerave.

E këto arrihen përmes këtyre veprimeve:

1. Rikthimi tek parimet kuranore dhe Suneti i Muhammedit alejhi selam, të kuptuarit burimor të këtyre dy fondamenteve islame, mu ashtu si i ka kuptuar dhe praktikuar gjenerata e parë e myslimanëve (selefu salih).
2. Njohja e myslimanëve me fenë e tyre të vërtetë-Islamin, dhe thirrja e tyre që të veprojnë sipas mësimeve dhe dispozitave të tij. Zbukurimi me vlerat edukative-morale islame, të cilat kanë qenë pjesë e pandashme e gjeneratës së parë dhe me të kanë arritur suksese, kënaqësi dhe famë.
3. Myslimanët t'i largohen idhujtarisë (shirkut) me të gjitha llojet e tij, nga risitë (bid'atet), mendimet dhe idetë joislame, të cilat kanë penguar përparimin e myslimanëve.
4. Përtëritja e mendimit të lirë (ixhtihadit) në baza islame dhe shmangia e ngurtësisë ideore, e cila është bërë barrierë për realizimin e synimeve dhe planprogrameve islame.

5. Përpjekje me mish e me shpirt për formimin dhe jetësimin e Shoqërisë Islame, ku të zbatohen dispozitat e ligjit të Allahut xhel-le shanuhu.

Me këto u bëhet thirrje të gjithë myslimanëve që këtë amanet ta çojmë së bashku në vend dhe kështu Islami të lulëzojë anekënd botës!!!

**Shkaku i përparimit në dynja** qëndron në aftësinë dhe efikasitetin e shfrytëzimit të të mirave materiale që ka dhënë Allahu në tokë.

E për të arritur këtë, duhet:

1. Arritja sa më e madhe e diturisë, përvojës teknike dhe fuqisë së vyeshme e të aftë punëtore.
2. Sigurimi i mjeteve dhe repromaterialit.
3. Ndërtimi i fabrikave dhe vendosja e tregut për plasmanin e mallrave të prodhuara.
4. Vendosja e sistemit të drejtë, i cili stimulon prodhimin, pengon padrejtësinë dhe dukuritë e ndryshme të keqpërdorimeve e të mashtrimeve.

Këto veprime, për të cilat na nxit feja jonë, janë disa nga dukuritë në të mirën tonë dhe na afrojnë tek Allahu subhanehu ve teala duke e ditur se kjo është edhe nevojë jona e përditshme. E nëse nuk i përfillim, ashtu si është realiteti sot, do të detyrohemi t'u përulemi kafirëve, një gjë që nuk e dëshiron asnjë mysliman i denjë!

Myslimanët që nuk e dinë qëndrimin e Islamit ndaj disa çështjeve, duhet t'i pyesin dijetarët, ngase ata janë njerëz kompetentë dhe i njohin vendimet e Sheriatit.

Për këtë urdhëron Allahu xh.sh.:

"Ju pyetni, pra, dijetarët, nëse nuk dini!" (Nahl, 43).

Dijetarët me ixhtihadin dhe hulumtimet e tyre u sqarojnë besimtarëve dispozitat e Sheriatit dhe ua tregojnë formën e zbatimit në jetën e përditshme, gjithnjë duke e realizuar qëllimin e synuar, për të cilin jemi krijuar. Allahu xh.sh. thotë:

"Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër përveçqë të më adhurojnë." (Dharijat, 56).

Allahu na urdhëroi t'I bëjmë ibadet vetëm Atij dhe askujt tjetër.

## E ç'është ibadeti (adhurimi i Allahut)?

Ibadeti është emër që përfshin çdo gjë që do Allahu, që është i kënaqur me të dhe që na ka urdhëruar. Pra, zbatimi në praktikë i urdhrave të Allahut, - është ibadet, si dhe largimi nga çdo gjë që na e ka ndaluar, - është ibadet. Po ashtu, edhe zakonet e përditshme (veprimet e rëndomta) si ushqimi, pija, frymëmarrja, veshmbathja, gjumi etj., nëse me to synohet nënshtrimi ndaj Allahut, - janë ibadet.

Një vepër që nuk I kushtohet vetëm Allahut, apo nuk është në pajtim me urdhrat e Tij, dhe që nuk është bërë nga nxitja e dashurisë ndaj Allahut dhe nënshtrimit ndaj Tij, - nuk është ibadet.

Megjithëkëtë, që të pranohet ibadeti, ka dy kushte:

**1. Sinqeriteti i plotë ndaj Allahut.**

Ibadeti duhet të bëhet sinqerisht vetëm për Allahun dhe synimi i këtij është arritja e kënaqësisë së Allahut. Allahu thotë:

"Ata nuk ishin të urdhëruar për tjetër, përveçqë ta adhuronin Allahun me një adhurim të sinqertë ndaj Tij, që të largohen prej çdo besimi të kotë, ta falin namazin, të japin zekatin, se ajo është feja e drejtë." (Bejjine, 5).

**2. Pasimi me konsekuencë i të Dërguarit alejhi selam.**

Ibadeti i tillë duhet të bëhet në atë mënyrë si i është shpallur të Dërguarit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të!), dhe ashtu si e shpjegoi dhe e praktikoi ai në jetë. Allahu xh.sh. thotë:

"Thuaj (o Muhammed): Nëse e doni Allahun, atëherë ejani pas meje, që Allahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatet tuaja, se Allahu është që fal shumë, mëshiron shumë." (Ali-Imran, 31).

I Dërguari thotë:

"Kush shpik në çështjen (fenë) tonë diçka që nuk është prej saj, ajo nuk pranohet." (Shënojnë Buhariu dhe Muslimi).

Po ashtu thotë:

"Gjithë Umeti im do të hyjë në Xhenet, përveç atij që refuzon. E kush është ai që refuzon, o i Dërguari i Allahut?! Ai u përgjigj: Ai që më nënshtrohet, hyn në Xhenet, e kush bën mëkat ndaj meje (nuk më nënshtrohet), ai tashmë refuzon të hyjë në Xhenet." (Shënojnë Buhariu dhe Muslimi).

Të gjithë së bashku duhet të bëjmë thirrje, të punojmë dhe të realizojmë këtë qëllim të lartë, në mënyrë që ta kryejmë obligimin tonë, ngase Allahu thotë:

"Ndihmohuni në mes jush me të mira dhe në të mbara, e mosni në mëkate e në armiqësi. Kini dronë dënimit të Allahut, se me të vërtetë Allahu është ndëshkues i fortë." (Maide, 2).

E na tërheq vërejtjen nga pasimi i kafirëve:

"O ju që besuat, në qoftë se i bindeni një grupi të atyre që u është dhënë libri, ata, pas besimit tuaj, do t'ju kthejnë në mosbesimtarë." (Ali- Imran, 100).

Dhe lavdëron myslimanët:

"Ashtu (sikur ju udhëzuam në Fenë Islame) Ne u bëmë ju një popull të drejtë (një mes të zgjedhur) që për të jeni dëshmitarë (në Ditën e Gjykimit) ndaj njerëzve, dhe për të qenë i Dërguari dëshmitar ndaj jush." (Bekare, 143).

"Dijeni se në mesin tuaj e keni të Dërguarin e Allahut. Sikur ai t'ju dëgjonte ju në shumë çështje, ju do të pësonit vuajtje, por Allahu jua bëri të dashur besimin dhe jua zbukuroi atë në zemrat tuaja, ndërsa mosbesimin, shfrenimin dhe kundërshtimin, jua bëri, që t'i urreni. Të tillë janë ata që gjetën rrugën e drejtë. Kjo është dhuratë dhe begati prej Allahut, e Allahu është i Dijshëm dhe i Urtë." (Huxhurat, 7-8).

Në fund themi:

"Zoti ynë, mos na i lako zemrat tona pasi na i drejtove, na dhuro mëshirën Tënde, sepse vetëm Ti je dhuruesi i madh." (Ali- Imran, 8).

Dhe thërrasim:

"Kthehuni tek Zoti juaj dhe përuljuni Atij para se t'ju vijë dënimi, se pastaj nuk do të ketë kush t'ju ndihmojë. Dhe përmbajuni asaj më së mirës që ju është shpallur nga Zoti juaj, para se t'ju vijë dënimi befas e ju të mos e dini!" (Zumer, 54-55).

1. Përkthimet e ajeteve kur'anore janë marrë nga "KUR'AN-i Përkthim me komentim në gjuhën shqipe" - Përktheu dhe komentoi Sherif Ahmeti.

# Qëndrimi Islam kundrejt teprimit në fe

**Mehmedalija Haxhiq**

*Në emër të All-llahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

Njëmendësia e botës, prej fillit të saj dhe, sigurisht, deri në perëndimin e saj, është llojllojshmëria dhe varieteti i besimit. Njerëzit më së shpeshti janë të hutuar nga ky fakt dhe e pranojnë kryesisht atë që kanë takuar ose që u është ofruar e para. Nëse vitet pesëdhjetë të shekullit të kaluar karakterizoheshin nga një skepticizëm, për të tetëdhjetat duket se kanë sjellë njëfarë naiviteti të ri. Në botën e ideve dhe besimeve, do të mund të thuhej, në mesin e ideve dhe besimeve, më nuk ekzistojnë kufij dhe pengesa rigoroze. Kjo, është e kuptueshme, ka për pasojë rrjedhën më të madhe dhe mundësinë për përdorim më të madh të lajmeve dhe përvojave nga bota e ideve dhe besimeve, që deri para pak kohësh ka qenë i ndarë si "ajo bota tjetër". Bota bashkëkohore është bërë e ngjashme me shtëpinë e madhe të mallrave: para duarve na qëndrojnë tërë shumësia e gjërave dhe ideve. Çdo gjë mund të merret lehtë, por po ashtu lehtë edhe të lihet. Bindjet, qoftë filozofike, qoftë politike, qoftë fetare ndërrojnë mjaft thjesht. Në të vërtetë, shumësia e religjioneve, që janë pjesë e fatit tonë botëror, gjithnjë e më shumë dëfton që llojllojshmëria e jashtme, në të vërtetë, nuk është e tillë çfarë duket kur të shikohet më me vëmendje dhe më thellë. Qindra kategori konfirmohen për të gjitha religjionet e botës. Ngjashmëritë dhe fushat e përbashkëta, konfirmohet po ashtu, përfshijnë hapësirë shumë më të madhe sesa përfshijnë dallimet. Por, që t'i konfirmojmë këto ngjashmëri e dallime, që t'i kuptojmë, paraprakisht duhet të lirohemi nga paragjykimet që bartin në vete.

Me qëllim të kuptimit të fondamentalizmit, që është objekt i shqyrtimit tonë, qëndron pyetja vendimtare e rëndësisë teorike dhe praktike: si të soditet kjo shfaqje dhe gjatë kësaj pune soditja jonë të mos shndërrohet në rrënimin mizor të dialogut, si të mbetet i përpiktë me porosinë kuranore:

"...polemizo me ata (kundërshtarët) me mënyrën që është më e mira….!" (En-Nahl, 125)?

Kjo pyetje, pastaj, degëzohet në kurorë të madhe (druri) të degëve:

- Si të sigurohet që soditjet e ndryshme të plotësohen reciprokisht? Kur i përkasim këtij apo atij versioni të fundamentalizmit dhe kur nuk i takojmë as njërës, si do ta sendërtojmë detyrën tonë - të vëmë rendin në Tokë dhe paqen ndër njerëzit, në frymën e urdhrit kuranor:

"... Njëri-tjetrin ndihmoni në mirësi dhe nder, e mos merrni pjesë në mëkat e armiqësi, dhe frikësojuni All-llahut, sepse All-llahu ndëshkon rreptë." (El-Maide, 2).

Si do të sigurojmë që mozaiku i botës, dallueshmëria në mes njerëzve dhe llojllojshmëria e ideve, - të bëhen pasuri e botës e jo shkaqe të ekskluzivitetit dhe dhunës, në dritën e parimit kuranor:

"O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam ju prej një mashkulli e një femre, ju bëmë popuj e fise, që të njiheni ndërmjet jush, e s'ka dyshim se tek All-llahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur (nga të këqijat), e All-llahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë." (El-Huxhurat, 13).

Si do ta përcjellim ndjenjën për korrektësinë e bindjeve tona tek të gjithë njerëzit, po që gjatë kësaj pune të bëjmë mirë e jo dhunë, si e urdhëron këtë Kurani shprehimisht:

"... polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira….!" (En-Nahl, 125)?

"Sikur të kishte dashur Zoti yt, do t'i besonin ç' janë në tokë, që të gjithë. A do t'i detyrosh ti njerëzit të bëhen besimtarë? (Junus, 99).

Si do t'i kundërvihemi dhunës së atyre që besimin e vet e imponojnë me dhunën që u kanë në dispozicion, dhe si do të përgjigjemi ndaj ofendimeve të atyre që i ofendojnë ata që besojnë dhe mendojnë ndryshe, përkatësisht: si të mbetemi gjithnjë në pozicionet kuranore:

"Atyre që po sulmohen me luftë, u është dhënë leje të luftojnë, për shkak se u është bërë e padrejtë, e All-llahu ka fuqi për t'u ndihmuar atyre (muslimanëve). (U lejuan të luftojnë) Ata, të cilët vetëm pse thanë: "All-llahu është Zoti ynë!", u dëbuan prej shtëpive të tyre pa kurrfarë të drejte. E sikur All-llahu të mos i zmbrapste disa me disa të tjerë, do të rrënoheshin manastiret, kishat, havrat e edhe xhamitë, në të cilat përmendet shumë emri i All-llahut. E All-llahu do ta ndihmojë patjetër atë që ndihmon rrugën e Tij, se All-llahu është shumë i fuqishëm dhe gjithnjë triumfues." (El-Haxhxh, 39-40);

"All-llahu nuk ju ndalon të bëni mirë dhe të mbani drejtësi me ata që nuk ju luftuan për shkak të fesë, e as nuk ju dëbuan prej shtëpive tuaja; All-llahu i do



ata që mbajnë drejtësinë. All-llahu jua ndalon t'u afroheni vetëm atyre që ju luftuan për shkak të fesë, që ju nxorën prej shtëpive tuaja dhe që ndihmuan dëbimin tuaj; ju ndalon të miqësoheni me ta. Kush miqësohet me ta, të tillët janë dëmtues të vetvetes." (El-Muntehane, 8-9);

por edhe në pozicion të parimit të lartësuar kuranor:

"Nuk është e barabartë e mira dhe e keqja. Andaj, (të keqen) ktheje në mënyrën më të mirë, se atëherë ai me të cilin kishit njëfarë armiqësie, do të bëhet mik i afërt. Mirëpo këtë nuk mund ta arrijë kush, përveç atyre që janë të durueshëm, dhe nuk mund ta arrijë kush, përveç atyre që kanë virtyt të lartë." (El-Fussilet, 34-35);

"Ti të keqen ktheje me më të mirë. Ne e dimë më së miri atë që shpifin ata." (El-Mu'minun, 96)?

Dhe, së këndejmi, që të mund të kuptojmë fundamentalizmin, cilindo dhe të kujtdo, është e domosdoshme qasja së paku nga dy anë: Fundamentalizmi për bartësin e tij është rruga e rendit dhe rregullimit, rruga e zhdukjes së çrregullimit dhe e dhunës në Tokë, rrugë e çlirimit dhe e ngritjes shpirtërore, rruga e paqes dhe e njohjes, kur bëhet fjalë për fundamentalizmat "klasikë" dhe të "reformuar". Për fundamentalistin, njeriu është "rrëmbyer" nga natyra e vet vetjake dhe në botën kaotike është robëruar dhe u shërbeu vlerave të shtrembra dhe zotave të rrejshëm. Dija diturore, sikur dhe dituria në tërësi, është, pohon ai, moralisht e papërcaktuar dhe, së këndejmi, për njeriun feja është më e nevojshme se dituria e tillë. Britmat për jetën moderne, çiltërinë dhe tolerancën ndaj fundamentalistëve, kryesisht mbesin jotërheqëse, pasi ata shohin mohimin e tyre, në shumësinë e shkurorëzimeve, prostitucionit, alkoolizmit, mbytjeve, të qyteteve të mëdha, varfërisë dhe mjerimit të periferisë. Për fundamentalizmin, edhe "klasik" edhe të "reformuar", këto janë thjesht prova se shoqëria moderne shkon në drejtim të shtrembër. Në anën tjetër, soditësve dhe të gjithë atyre që nuk janë fundamentalistë, që nuk munden ose nuk duan t'i kuptojnë fundamentalistët, gjithë kjo u duket si tepër shumë e rreptë dhe e vendosur, ata në të depozitojnë frikën e vet, paragjykimet e veta, të motivuara nga përcaktimin fetar, pikëpamje politike, interesim ekonomik, trashëgimi historike, etj.

Fundamentalizmi qëndron në të pranuarit e tërësisë së besimit dhe vlerave; kjo strukturë përfshin tërë jetën; nuk lë asgjë jashtë pikarritjes, as mënyrën e të folurit, as mënyrën e të veshurit, as mënyrën e të ulurit, as mënyrën e të ngrënit, as raportin kundruall krijimit, tekstualisht - ai ngërthen të gjitha pjesët e jetës së njeriut prej fillimit - deri në fund. Kështu, sipas këtij definicioni, ndër fundamentalistët vlen të radhiten edhe pankerët, siti xhentelmenët, rokerët - ata kanë besime dhe vlerat të përbashkëta, sipas të cilave i rregullojnë jetët e veta. Ajo që për ta është krejtësisht e justifikueshme, inteligjente dhe e pranueshme - për të tjerët nuk është as e justifikueshme, as inteligjente, as e pranueshme.

Fundamentalizmi në mendimin evropian shënon besimin që zë fill në Bibël, si burim të dorës së parë ose në "fondament". Vetëm në vitet gjashtëdhjetë e shtatëdhjetë të këtij shekulli ky nocion fillon të lidhet për Islamin dhe myslimanët. Ky përdorim i tij, natyrisht, në tërësi shpreh bindjen evropiane që "çelësi evropian", në të vërtetë, është krejt i përshtatshëm për çeljen e çdo brave në çdo thesar të dijes, që është gjithsesi mashtrim i madh. Dhe këtu tash hapen çështje të tjera: A është sendërtuar zgjerimi i nocionit "fondamentalizëm" në fushat dhe dukuritë që janë jashtë horizontit të domethënies së tij burimore në mënyrën që shënojnë detyrën e ruajtjes së mendimit nga shtrembërimi? A është ky nocion, me prejardhje të pastër evropiane, i përshtatshëm për tërësinë e botës? Cilat janë shkaqet fetare për rëndësinë dhe përshtatshmërinë e tij të përgjithshme për dukuritë në mësimin islam, budist, hinduist dhe mësimet e tjera, në mënyrat e mendimit dhe të jetesës? Cilat janë shkaqet psikologjike për përdorimin e tij, në mënyrën si përdoret për emërtimin e tij, në mënyrën - si për shënimin e dukurive në botën e Islamit dhe të myslimanëve?

Nëse kemi parasysh domethënien burimore të nocionit "fondamentalizëm", derisa ai ishte emër evropian për shfaqjen evropiane, atëherë thjesht do të pohojmë se ai ka humbur domethënien fillestare, se është konsumuar. Ai, në të vërtetë, as që ka mundur të jetë i përshtatshëm për sistemet tjetërfare shpirtërore, kulturore dhe civilizuese. Dhe për këtë arsye, përshtypja që ekziston për "fondamentalizmin" si shfaqje karakteristike, për Islamin nuk është e qëndrueshme dhe pas saj qëndron atmosfera e qëndrueshme psikologjike, e cila jo rrallëherë shndërrohet në dëftim patologjik të pamundësisë që me arsye dhe në mënyrë të justifikueshme, të ndahen faktet e matshme dhe të vlerësueshme nga fanitjet dhe hijet që i krijon irracionalizmi i frymëzuar nga urrejtje, jotoletarncë, mendjemadhësi dhe agresivitet.

Ta marrim faktin e thjeshtë: Bota Islame dhe myslimanët nuk kanë fare në sistemin e vet konceptual, një term që do t'i përgjigjej nocionit "fondamentalizëm" me domethënien e tij të sotme mjaft konfuze. Me fjalë të tjera, në burimet themelore islame nuk mund të gjejmë pikënisje të fondamentalizmit në cilindo aspekt që ai sot i mvishet Islamit dhe myslimanëve. Shprehjet sikur janë selefije, usulije islamije, usulijjun islamijjun, tesheddud, mutesheddidun islamijjun, tenettu', mutenetti'un, guluvv, gulat, tetarruf, mutetarrifun, inbi'as e të tjera, nuk e mbulojnë domethënien e nocionit "fondamentalizëm", që sot është në përdorim dhe , si i tillë, është krejtësisht i huaj për pjesëtarin islam. Myslimani në këtë nocion nuk njeh as veten as sistemin e vlerës që i përket. Vetëm në bazë të analogjisë, mund të analizojë dhe ta shpjerë në reciprocitet me sistemin e vet të vlerës.

Dhe derisa fondamentalizmi në Evropë, para së gjithash, është tentim që në themelet tashmë ekzistuese të gjenden "fondamentet" për ndërtesat e reja, që, kryesisht, varen për rolin mesatar të individit ose të grumbullimit të njerëzve, në Botën Islame çështja është krejtësisht tjetërfare. Me fjalë të tjera, mësimi mbi "tërësinë dhe rrumbullakësinë e porosisë islame" është pjesë e fesë së çdo individi, në mënyrë që askush të mos mund të ketë pozicionin e atij personi, të kuptuarit e të cilit i obligon edhe të gjithë të tjerët; çdo pjesëtar i Islamit është drejtpërdrejt para Zotit, me obligimin e kërkimit të diturisë mbi Rrugën e Vërtetë, të përvetësimit të saj dhe rregullimit të jetesës së vet sipas saj; atij drejtpërdrejt i është urdhëruar të sodisë dhe përsosë në botën rreth vetes, për veten dhe çdo pjesë dhe çdo gjë jashtë vetes dhe që në këtë mënyrë t'i zbulojë shenjat e të Skajshmit. Kjo e drejtë e tij dhe kjo detyrë e tij nuk mund të përcillen në asnjë institucion, as individ; ta forcosh vetëdijen tënde për Zotin dhe të bësh mirë duke pasur para vetes Udhëzimin e zbërthyer të Librit të Zotit dhe Botës së Zotit, -

është çështje e çdo qenieje njerëzore individuale njësoj sikur edhe njerëzisë së bashkësisë së tërësishme. Islami është e Vërteta përfundimtare dhe e plotë nga Zoti e dhuruar njeriut, e vërteta mbi Zotin, botën, njeriun, jetën dhe vdekjen. Lënda e tij është Totaliteti dhe ai përfshin çështjen e totalitetit. Ai e pranon njeriun si personalitet integrues, tërësi që nuk mund të ndahet në shpirt dhe trup - nëse kjo bëhet, njeriu do të shkatërrohet, ofron definicionin e tërësishëm edhe për të dhe për jetën, njerëzoren e ngre në shkallën më të lartë, i jep jetës domethënie më të lartë, shpirtërore, duke pranuar vetëm ndodhinë e tij natyrore dhe, natyrisht, duke i konsideruar të gjitha ato dallime që ai bart në vete. Por, këtë të Vërtetë përfundimtare myslimani nuk e arrin në atë përfundimësinë e tij dhe për këtë shkak duhet të angazhojë të gjitha fuqitë e veta materiale dhe shpirtërore që t'i afrohet asaj Përkryeshmërie: çdo gjë që i është dhënë, edhe në të edhe në botën e jashtme, duhet t'i shërbejë atij synimit të skajshëm ("Një nga argumentet e tij është ajo që ju krijon nga dheu, e kur bëheni njerëz, shpërndaheni gjithkund.") (Lukman, 20).

Parimi i së drejtës dhe drejtësisë zënë në mësimin islam vendin qendror, kurse drejtësia sipas tij, është arritur vetëm atëherë kur çdo gjë vjen në vendin e vet të vërtetë, kur veprimi i secilit të bëhet i drejtë, dhe kur e drejta e secilit të respektohet ("All-llahu urdhëron drejtësi dhe mirësi, ndihmë dhe respekt ndaj të afërmve ...". (en-Nahl, 90). Kurse atje ku sundon drejtësia, nuk ka vend për çfarëdo teprimi. Së këndejmi Islami dënon njësoj edhe papërfeksionimin edhe ekzagjerimin: ai, natyrisht, më së rrepti dënon jo vetëm dhunën e terrorin, po edhe rreptësinë dhe vrazhdësinë sikur edhe çdo ekskluzivitet. Aq më tepër, ai nuk krijon motive për manifestimin e cilësdo nga ato shfaqje, dhe eviton çdo mundësi të nxitjes dhe përgjigjes (ettehaddi ve-l-istixhabe). Po rikujtojmë vetëm disa ajete kuranore që, pa dyshim, flasin për këtë:

"... Dhe ashtu (siç ju udhëzuam në fenë islame) Ne ju bëmë ju një popull të drejtë (ummeten vesaten)…". (El-Bekare, 143);

"Edhe ata që kur shpenzojnë, nuk e teprojnë e as nuk janë dorështrënguar, por mbajnë mesataren e janë të matur." (El-Furkan, 67);




"Dhe mos e bëj dorën tënde të lidhur për qafe (mos u bë koprrac), e as mos e shtri në tërësi, e të mbetesh i qortuar dhe duarthatë (nga shpenzimi i tepërt)."(El-Isra, 29);

"Thuaj: "Thërrisni: All-llah ose thërrisni Er Rrahman, me cilindo që ta thërrisni (me këta dy emra), emrat e Tij janë më të bukurit. E ti mos e ngri zërin (duke lexuar) në namazin tënd, po as mos e ul tepër në të, në mes kësaj kërkoje një rrugë mesatare". (El-Isra, 110);

"... Ai tha: "Ai thotë se ajo është një lopë as e vjetër (e moshuar) as e re (mëshqerë), është e mesme, zbatoni pra atë për se urdhëroheni"! (El-Bekare, 68);

"Thuaju: "O ithtarë të librit, mos e teproni në fenë tuaj jashtë të vërtetës..." (El-Maide, 77);

"O ithtarët e librit, mos e teproni në fenë tuaj dhe mos thoni tjetër gjë për All-llahun, përveç asaj që është e vërtetë...." (En-Nisa, 171);

"O ju që besuat! Mos i ndaloni (mos i bëni haram) të mirat që për ju i lejoi (i bëri hallall) All-llahu, dhe mos e teproni, se All-llahu nuk i do ata që e teprojnë (i kalojnë kufijtë e dispozitave të Zotit)." (El-Maide, 87);

"Thuaj: "Kush i ndaloi bukuritë dhe ushqimet e mira që All-llahu i krijoi për robët e Vet?" Thuaj: "Ato janë në këtë botë për ata që besuan, e në ditën e Kiametit janë të posaçme për ta. Kështu ia sqarojmë argumentet një populli që kupton." (El-A'raf, 32);

"... E nëse keni frikë se ata të dy nuk do të mund t'i ruajnë dispozitat e All-llahut, atëherë për atë, me se ajo bën kompensim, për ata të dy nuk ka mëkate. Këto janë dispozita të All-llahut, pra mos i kundërshtoni, sepse kush i tejkalon dispozitat e All-llahut, pikërisht të tillët janë zullumqarë." (El-Bekare, 229).

Janë të shumta, natyrisht, edhe shënimet e Pejgamberit të All-llahut me të cilët u ka tërhequr vërejtjen ithtarëve të vet për rrezikshmërinë e ekzagjerimit për çkado qoftë, e madje edhe në përkushtimin ndaj Zotit.

"Ruajuni nga teprimi në fe, sepse janë shkatërruar para jush ata që e kanë tepruar në fe". (Ahmedi, En-Nesai, Ibn Maxhe dhe Hakimi).

"Mos u bëni të rreptë ndaj vetes, që All-llahu të bëhet i rreptë ndaj jush. Disa popuj kanë qenë të rreptë ndaj vetes, e edhe All-llahu ka qenë i rreptë ndaj tyre."

Janë të shkatërruar cikrrimtarët, dine mirë. (Këtë e përsëriti tri herë). Ata kanë qenë të rreptë ndaj vetes e edhe All-llahu ka qenë i rreptë ndaj tyre. (Muslimi).

(Të gjithë ata që kanë qenë të rreptë ndaj vetes, Pejgamberi i ka quajtur me emërtimin e përbashkët mutenetti'un).

Kur kishte dëgjuar se disa ashabë të tij kihin vendosur të agjëronin gjatë ditës, të faleshin gjatë natës, duke privuar veten nga gjumi dhe pushimi e nga jeta bashkëshortore me gratë e veta, erdhi e tha:

"Ç'mendojnë ata që e flasin këtë e këtë? Sa më përket mua, për Zotin, unë nga të gjithë ju më së shumti i frikësohem Zotit dhe kam vetëdijen më të lartë për Të, por unë agjëroj dhe ha, falem e fle dhe jetoj jetë bashkëshortore. Prandaj, kush devijon nga rruga ime - nuk është imi."

Herën tjetër, disa ashabë të tij vendosën ta kryejnë agjërimin e vet asisoj që do të qëndronin vullnetarisht në nxehtësi të madhe, duke shpresuar që për këtë vështirësi shtesë në durimin e vapës dhe etjes, do të meritonin shpërblim më të madh, krahas asaj që u takonte për agjërimin. Pejgamberi na e ndaloi këtë duke urdhëruar që agjërimin ta kryejnë duke u shmangur nga vapa, sepse ekspozimi i panevojshëm ndaj nxehtësisë së diellit, kur agjërohet, përbën në të vërtetë një formë të thyerjes së urdhrave të All-llahut dhe obligimeve të Tij.

Ai vazhdimisht ka mësuar:

"Lehtësoni e mos vështirësoni. Bëni aq sa mundeni, sepse All-llahut nuk i mërzitet (që t'ju shpërblejë) deri sa juve nuk ju bezdiset (të punoni)".

Askush nuk do të mund ta mbizotërojë këtë nënshtrim (ndaj All-llahut), por ai do ta ngadhënjejë atë. Prandaj, silluni me maturi dhe angazhohuni.

Na duket se fjalimi i tij përmban të gjitha karakteristikat e përmendura. Ai thotë:

Vërtet ju keni obligime ndaj vetes. Agjëroni dhe hani. Faluni dhe flini. Unë falem dhe fle, agjëroj dhe ha, ha mish dhe ushqim të yndyrshëm. Kush nuk e ndjek drejtimin tim, ai nuk është imi.

Ç'mendojnë ata që vetes i kanë bërë të ndaluara bashkëshortet e tyre, vetes i kanë ndaluar ushqimet e lejuara, pushimin dhe të mirat e tjera të lejuara të kësaj bote? Unë nuk ju kam urdhëruar të bëheni priftër dhe monarkë. Në fenë time nuk ka ngurrim nga ngrënia e mishit, nga jeta bashkëshortore, as asketizëm. Forma e asketizmit dhe vetëmohimit të ithtarëve të mi, është agjërimi dhe xhihadi ... Ata para jush janë shkatërruar për shkak të rreptësisë; kanë qenë të rreptë ndaj vetes, e edhe All-llahu ka qenë i rreptë ndaj tyre... (Marrë nga "Preporodi", nr. 24/464, 15.12.1989, fq. 5, me disa ndryshime).

Këto porosi të Pejgamberit janë në pajtim të plotë me përmbajtjet kuranore, siç janë:

"All-llahu dëshiron t'ju lehtësojë (dispozitat), ...". (En-Nisa, 28);

"... All-llahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju...." (El-Bekare, 185);

"All-llahu nuk e obligon asnjë njeri përtej mundësisë së tij,…". (El-Bekare, 286);

"... se Ai ju zgjodhi ju (ju përcaktoi për të luftuar për rrugën e Tij) dhe nuk ju obligoi në fé me ndonjë vështirësi...". (El-Haxhxh, 78), e të ngjashme.

Por, gjatë shqiptimit të gjykimit për ekzagjerimin, do të duhej të mbaheshin parasysh dy faktet vijuese: Shkalla e lojalitetit të njeriut ndaj Zotit sikur edhe shkalla e lojalitetit Zotit të midisit ku njeriu banon, kanë ndikim të drejtpërdrejtë në shqiptimin e gjykimit mbi të tjerët në aspektin e jetesës së tyre të fesë. Në bazë të fortësisë përkatësisht të dobësisë edhe të besimit tonë edhe të besimit të mjedisit tonë, për dikë themi se e tepron, për dikë se është i matur e për dikë se është indiferent. Kështu, nëse jemi shumë religjiozë dhe jetojmë në mjedisin që po ashtu është mjaft religjioz, atëherë natyrisht do të jemi mjaft të ndjeshëm edhe ndaj jopërpikërisë ose lëshimit më të vogël në fe, që i vëmë re rreth nesh. Mjaft p.sh. do të na habisë nëse dikush nga myslimanët nuk falet dhe nuk agjëron edhe jashtë masës që ka përcaktuar feja. Në anën tjetër, nëse shkalla e religjiozitetit tonë është e ulët dhe jetojmë në një mjedis që merr guximin t'i thyejë ndalesat dhe t'i mohojë dispozitat e Allahut, do ta konsiderojmë edhe minimumin e devotshmërisë së dikujt si formë të ekzagjerimit ose, madje, ekstremizëm fetar. Dhe, sa më larg fesë që të jemi, më e madhe do të jetë habia jonë kundruall atyre që janë të dhënë ndaj fesë, dhe akuza jonë se në këtë drejtim po e teprojnë.

Askush nuk ka të drejtë ta akuzojë askënd se po e tepruaka me fenë, nëse ai vullnetarisht zgjedh dhe jetën e vet fetare e rregullon sipas qëndrimit të pranuar fetar. Kur është fjala për Islamin, atëherë sipas mendimit të pranuar të fikhut (juridik), derisa ai vetë beson se kjo është më e mirë dhe më korrekte dhe derisa konsideron se Sheriati e obligon për zbatimin e përpiktë për se pason shpërblimi përkatës, - madje edhe kur është i vetëdijshëm se të tjerët qëndrimin e tillë e konsiderojnë jo të rregullt. Asgjë nuk ndryshon në esencë edhe kur personi përkatës është i rreptë ndaj vetes, sa kohë që është i drejtë ndaj të tjerëve. Sepse njerëzit sipas natyrës së tyre, janë mjaft të llojllojshëm; disa gjithnjë do të zgjedhin atë që është më e lehtë dhe më e butë, kurse sa të tjerë do ta pranojnë atë që është më e rëndë dhe më rigoroze. Kemi shembuj për këtë edhe në periudhën më të hershme të Bashkësisë Islame. Abdullah ibn Abbasi ka qenë ithtar i lehtësive në fe, kurse Abdullah ibn Omeri ka ngulur këmbë në gjërat jashtëzakonisht të mundimshme. Shumë shfaqje në jetën e myslimanëve që, në shikim të parë, do të mund të konsideroheshin tepër të rrepta, kanë mbështetje në shkollat juridike dhe për këtë dikush nuk do të duhet të akuzohej për teprim nëse është i rreptë ndaj vetes në kryerjen e detyrimeve për nënshtrimin e tij ndaj Zotit, kënaqësinë e të cilit përpiqet ta përvetësojë. Është e paligjshëm që ai të detyrohet të heqë dorë nga qëndrimi i vet dhe të kërkohet nga ai që të sillet në kundërshtim me bindjen e vet. Gjithçka që njeriu mund ta bëjë, është që t'i ofrojë këshillë të mirë edhe dëshmi justifikuese për atë që e konsideron më korrekte, por, megjithatë, vendimin e merr secili për vete.

Mbetet ende të thuhet ndonjë fjalë edhe për dhunën, e cila sipas disave është "konstante e historisë". Qëndrimi islam është krejtësisht i qartë: Të bëhet dhuna, qoftë kjo ndaj Zotit ose ndaj cilësdo krijesë të Tij - pra, jo vetëm njerëzore, d.m.th. të bëhet dhunë, përgjithësisht është një prej mëkateve të mëdha. Besimtarët e vërtetë veçan kujdesen që të mos bëjnë padrejtësi ndaj të tjerëve, sidomos nëse ata të tjerët nuk i përkasin bashkësisë së tyre. Myslimanët shpesh kanë ditur të jenë të rreptë e madje të padrejtë ndaj njëri- tjetrit, por gjithnjë janë orvatur të jenë të drejtë ndaj atyre që nuk kanë bindjen e tyre fetare. Është e njohur se harixhinjtë kanë qenë mjaft të rreptë në qëndrimet e tyre fetare dhe se pikërisht për këtë arsye shumë myslimanë që këto qëndrime nuk i miratonin, mospajtimin duhej ta paguanin me krye. Vasil ibn Ata'i, i njohur falë mendjehollësisë së tij, i është shmangur ekzekutimit, por Abdullah ibn Hababi, për të cilin e dinin se ishte mysliman, sepse ia kishin gjetur Kuranin, e ka humbur kokën vetëm sepse nuk u bind sipas atyre se h. Aliu është idhujtar. Mirëpo, kur kjo turmë e harixhinjëve hasi në një të krishterë dhe kërkoi nga ai që t'u shiste pak hurma, ai nuk deshi të pranonte të merrte hurma pa kundërvlerë, ndonëse ky me zemërgjerësi u ofroi hurma si dhuratë. Në fund i krishteri nuk mundi të mos e hetonte këtë. S'i kjo që mos të pranoni t'i merrni hurmat derisa nuk paguani e pak më parë e mbytët njeriun vetëm për atë që nuk dëshiroi ta pranojë bindjen tuaj?!

Natyrisht, edhe në mesin e myslimanëve në botës, sikur edhe në mesin e atyre që nuk janë myslimanë, kanë ndodhur dhe po ndodhin gjëra që feja e tyre as i pëlqen dhe as që është indiferente kundruall tyre. Kështu ndodh edhe me të gjitha aspektet e dhunës dhe detyrimit, sepse qëndrimi kuranor është shprehur sumë qartë:

"Në fe nuk ka detyrim!" (El-Bekare, 256).

Së këndejmi, dhuna politike që, kohë pas kohe, shfaqet në Botën Islame, nuk mund të lidhet me asgjë për Islamin dhe ithtarët e tij, e edhe më pak të pohojë se kjo është shfaqje karakteristike e tyre. Për fat të keq, dhuna politike mjaft herët është shfaqur edhe ndër myslimanë, prandaj halifët e parë si hazreti Omeri, Osmani dhe Aliu, kanë qenë viktima të dhunës. I njëjti fat i ka gjetur nipat e Pejgamberit, Hasanin dhe Husejnin, sikur edhe dhjetëra pasardhës të tyre të ndershëm. Edhe shumë dijetarë islamë, mendimtarë dhe shtetarë, kanë rënë si viktima të pafajshme të këtij akti të ma-

rrë. Por gjithnjë motivi ka qenë i natyrës politike dhe asnjë historian objektiv ose mësues i mendimit, nuk ka pohuar ndonjëherë se motivet e këtyre vrasjeve kanë qenë bindjet fetare, por kanë dëftuar se qysh në realitetin e atëhershëm të myslimanëve disa motive të tjera kanë qenë edhe më të shumta dhe më të fuqishme. Edhe sot në këtë botë ndodhin shumë gjëra që kanë shumë pak lidhje me Islamin, por kanë lidhje të mira me recidivët që ua ka lënë kolonializmi evropian. Edhe diçka, është mjaft rëndë që dhunën të mos e kthesh me masën e njëjtë, natyrisht nëse ekziston mundësia që kjo të bëhet. Prandaj, njeriu është megjithatë njeri.

Dhe pas të gjithave sa u thanë për çështjen e cekur, mbetet të themi edhe që qortimi i fondamentalizmit ndaj Islamit bashkëkohor, shpreh mjaft mirë qëndrimet aktuale politike, ideologjike, psikologjike, ekonomike e të tjera të Perëndimit ndaj botës së Islamit. Duke e shfrytëzuar karakterin pezhorativ ekzistues të nocionit "fondamentalizëm" me mileun evropian, publicistika perëndimore dhe pseudodituria perëndimore në të depoziton të gjitha projeksionet, negative vetjake. Ai në vete bart, përveç të tjerash, qëndrimin negativ të politikës evropiane ndaj orvatjes së Botës Myslimane, që të lirohet nga tutoria politike, kulturore, ekonomike dhe ushtarake. Në këtë tablo janë të montuara edhe ide të shumta të reja, "plagë" të vjetra dhe synime të vjetra nga kohët e kaluara të konflikteve të përgjakshme.

Me nocionin "fondamentalizëm" është dëshiruar shpesh të shënohet tërë ajo që ndodh në Botën Islame, natyrisht shikuar dhe të gjykuar nëpërmjet prizmit të vetëm një ane. Tërë ndodhitë në atë botë shpesh reduktohen vetëm në ekstremizëm, në regjime totalitare, në përmbysjet ushtarake, prapambetjen arsimore e diturore, mospjekurinë teknologjike, e për të gjitha këto akuzohet Islami.

Dhe derisa në Perëndim kujdes është ndarë me mjaft varieteti ndërmjet praktikës dhe ideve, në rastin e soditjes së njëmendësisë së Botës Myslimane, praktika negative me çdo kusht përpiqet të identifikohet me Islamin. Në këtë mënyrë, në të vërtetë, karakteri pezhorativ i nocionit "fondamentalizmi islamik" ka fituar legalitetin e vet në praktikën e Botës Myslimane, që pa të drejtë është identifikuar me Islamin, me gjithë faktin se pikërisht ata që janë emërtuar "fo-



ndamentalistë islamikë", kanë qenë në opozicion direkt të gjendjes që ka përfaqësuar kjo praktikë. Pikërisht ata janë në krye të përpjekjes për vënien e drejtësisë më të madhe shoqërore, të arsimimit më produktiv, zhvillimit të dijes dhe të teknologjisë dhe ruajtjes e zhvillimit të vlerave autentike islame, demokracisë më të gjerë që është inherente me Islamin burimor, çlirimin e njeriut nga shërbimi ndaj zotave të rrejshëm, ngritjen e jetës njerëzore në rrafshin që i përket sipas caktimit të Krijuesit, etj.

Kjo është vetëm një nga kundërthëniet dhe jopërpikëritë e shfrytëzimit të nocionit "fondamendalizëm" në shënimin e ndodhive bashkëkohore në suaza të Islamit.

Kemi thënë se edhe emërtimi edhe përmbajtja e fondamentalizmit janë të huaja për myslimanin; ato paraqesin pikëpamjen nga jashtë, e cila më së shpeshti nuk do ta shohë as esencën as hollësitë. Soditësi i tillë nga jashtë mendon në mënyrë arrogante për veten, sikur për atë për të cilin janë të qarta edhe tërësia edhe hollësitë; prandaj ai nuk e sheh të nevojshme ta dëgjojë palën tjetër, por tek çdo gjë që ai bën, thotë ose, madje, mendon, ai gjen vetëm konfirmimin për përfytyrimin e vet të thjeshtësuar. Por, ta përsërisim, dija e tillë zë fill në "fondamente" të një dijeje që, kryesisht, nuk i pranon "fondamentet" e tjetrit. Mendimi i tillë paraqet devijim edhe atëherë kur verifikohet nga pikëpamja e fondamenteve të krishterimit edhe atëherë kur soditet nga pikëpamja e fondamenteve të Islamit. Ai është devijim, sepse është një nocion mjaft konfuz, që nuk është verifikuar në vetë pikënisjen e vet, në intuitat dhe përfytyrimet nga të cilat nxirret, në atë mënyrë, sepse nuk merr parasysh gjendjen ekzistuese, është bërë një nocion i zbrazët që besohet. Kurse feja e tillë shpie pashmangshmërisht në lajthitje, lajthitja në dhunë, dhuna në kundërvënie, kundërvënia në konflikt, konflikti, ndërkaq, i nxjerr njerëzit nga baraspesha e tyre, që është e domosdoshme për shfrytëzimin e pasurisë më të madhe që ka në dispozicion - pasurisë së arsyes.

Nëse, së këndejmi, dëshirojmë të sigurojmë ardhmëri më të mirë edhe për veten edhe për të tjerët, duhet të çlirohemi nga lajthitjet tona. Që të çlirohemi nga lajthitjet për të a.q. "fondamentalizmin islamik", do të vlente, para së gjithash, t'u lejojmë vetë myslimanëve të thonë se ç'mendojnë ata për gjithë atë, në mënyrë që ata në të vërtetë ta shtrojnë në se besojnë e në se nuk besojnë. Në shqyrtimin e deritashëm të kësaj çështjeje kryesisht është dëgjuar vetëm një anë dhe kriteret e masat e tij proklamohen për absolute. Duket, me fjalë të tjera, që myslimanët nuk kanë fare mendim për veten. Mjafton që mendimin për ta ta japin të tjerët, politikanët dhe orientalistët, teologët kristianë dhe sociologët marksistë, filozofët ekzistencialistë dhe ekonomistët amerikanë, etj..

E pa mendimin mysliman për veten, të shtruara në mënyrë të justifikueshme, sistematikisht të zhvilluara, ky shqyrtim sikur edhe shumë të tjera që janë me rëndësi të madhe për të gjithë ne, për këto hapësirat tona dhe nëse dëshironi, për tërë botën, - nuk është e mundur të zgjidhet.

Sepse, kur çdo aksion i myslimanëve që zë fill në kulturën e tyre të vjetër katërmbëdhjetë shekuj, në fenë e tyre, në ndjenjën e tyre, përpiqet të proklamohet si "diçka" vleshmëria e të cilit vihet në dyshim, atëherë është e qartë se myslimanët nuk e kanë shtruar qartë dhe energjikisht ç'është ajo që ata dëshirojnë dhe pa të cilën ata nuk munden, dhe ç'është ajo që të tjerët e thonë shtrembër për ta.

Nocioni rreth të cilit u diskutua këtu, paraqet bimën që është importuar para do kohe nga viset pak më të ftohta. Kemi bindjen se ajo nuk do të pranohet, dhe kjo do të jetë e mirë për të gjithë ata që kanë arsye.

*Përktheu:*
***N. Ibrahimi***

# Dita më madhështore e javës

Zekrija Tërnava

A dëshiron ta arrish këtë ditë?

A dëshiron ta arrish dhe ta jetosh ditën që Allahu xh.sh. e ka bërë festë për besimtaret myslimanë në këtë botë dhe në botën tjetër?

A dëshiron ta arrish dhe ta jetosh ditën me emrin e së cilës Allahu xh.sh. ka emërtuar një sure të tërë në Kuranin e madhëruar?

A dëshiron ta arrish dhe ta jetosh ditën në të cilën Allahu xh.sh. e ka filluar krijimin e njeriut dhe të dërguarit të parë - Ademit a.s?

A dëshiron ta arrish dhe ta jetosh ditën në të cilën ka hyrë Ademi a.s. në Xhenet dhe ditën në të cilën është nxjerrë nga Xheneti?

A dëshiron ta arrish dhe ta jetosh ditën në të cilën gjendet një interval kohor, kur, nëse I lutemi Allahut xh.sh., do të na i pranojë lutjet tona?

A dëshiron ta arrish dhe ta jetosh ditën në të cilën ka përfunduar hixhretin nga Meka në Medinë Muhamedi s.a.v.s.?

A dëshiron ta arrish dhe ta jetosh ditën që është marrë si dita e parë për njehsimin e kohës të kalendarit islamik?

A dëshiron ta arrish dhe ta jetosh ditën në të cilën Muhamedi s.a.v.s. ka falur namazin e parë të xhumasë?

A dëshiron ta arrish dhe ta jetosh ditën në të cilën besimtarët myslimanë janë të obliguar me faljen e namazit të xhumasë në kohën e namazit të drekës?

A dëshiron të të arrijë vdekja në ditën në të cilën, nëse ndodh që të vdesësh, Allahu xh.sh. do të t'i falë mëkatet dhe gabimet e tua?

A dëshiron të jesh i njohur me ditën në të cilën mendohet se Allahu xh.sh. do t'i jap fund kësaj bote?

A dëshiron ta arrish dhe ta jetosh ditën në të cilën Allahu xh.sh. do t'u mundësoj besimtarëve myslimanë ta shohin Atë në botën tjetër?

E pra, nëse dëshiron ta arrish dhe ta jetosh këtë ditë madhështore, ke mundësi ta bësh çdo javë në ditën e xhuma.

**"O ju që besuat, kur bëhet thirrja për namaz, ditën e xhumasë, ecni shpejtë për aty ku përmendet All-llahu (dëgjojeni hutben, faleni namazin), e lini shitblerjen, kjo është shumë më e dobishme për ju nëse jeni që e dini."**
**"E kur të kryhet namazi, atëherë shpërndahuni në tokë dhe kërkoni begatitë e All-llahut, por edhe përmendeni shpeshherë All-llahun, ashtu që të gjeni shpëtim."**
**"Po, kur ata shohin ndonjë tregti ose ndonjë aheng mësyhen atje, kurse ty të lënë në këmbë. Thuaju: "Ajo që është tek All-llahu është shumë më e mirë se dëfrimi dhe tregtia, e All-llahu është furnizuesi më i mirë!".** (El-Xhumuah: 9,10,11 )

### Vlera e ditës së xhumasë

Allahu xh.sh. e dalloi njeriun si krijesën më të përsosur dhe e ngriti në shkallën më të lartë nga të gjitha krijesat e tjera duke e angazhuar në të njëjtën kohë me kryerjen e detyrave dhe obligimeve, moskryerja e të cilave nga një aspekt e dërgon njeriun gjithmonë në gjendje të bëjë mëkate të njëpasnjëshme. A thua Allahu xh.sh. e la njeriun të ballafaqohet me këto mëkate pa i ndihmuar fare? Atëherë ç'janë vendet e shenjta në të cilat Allahu xh.sh. i shpërblen njerëzit me shumëfishin e sevapeve në krahasim me vendet e tjera dhe në kohët e tjera? E në qoftë se kjo vlen për një shtresë, e cila ka mundësi materiale dhe shëndetësore të arrijë këto vende dhe këto kohë për këto shpërblime, atëherë Islami sikur u konsideruaka element vetëm i shtresës së pasur? Vallë, ç'bëhet me shtresën tjetër të myslimanëve, të cilët jo vetëm për mjete materiale nuk mund t'i vizitojnë vendet e shenjta por edhe për shkaqe të tjera, a thua si do të mbetej vlera e tyre? A do të jenë të braktisur nga mëshira e Allahut xh.sh. vetëm sepse nuk janë pasanikë, dhe pse janë vetëm larg vendeve të shenjta? Kuptohet se jo, ngase Allahu xh.sh. ka bërë që edhe në disa koh të tjera, dhe në disa vende të tjera, edhe përmes kryerjes së disa detyrave të tjera, - të arrihet shpërblimi dhe fshirja e mëkateve, ndër të cilat vlerë të lartë në këtë aspekt ka dita e xhumasë dhe namazi i xhumasë. Andaj po ashtu sikur Allahu xh.sh. e ka veçuar krijesën njeri nga të gjitha krijesat e tjera, siç i ka veçuar Mekën dhe Medinën nga të gjitha vendet e tjera, siç e ka veçuar kohën e Haxhit nga



të gjitha kohët e tjera, siç i ka veçuar vitet e jetës së Muhamedit s.a.v.s. me shokët e tij nga të gjitha vitet e tjera, siç e ka veçuar muajin e Ramazanit nga gjithë muajt e tjerë të vitit, siç e ka veçuar javën e fundit të Ramazanit nga të gjitha javët e tjera, siç e ka veçuar natën e Kadrit nga gjithë netët e tjera për veçoritë dhe vlerën e lartë që ka ngërthyer në të, - po ashtu Allahu xh.sh. ka veçuar ditën e xhuma nga ditët e tjera të javës për vlerën e lartë që i ka dhuruar Allahu xh.sh. kësaj dite.



- Ditën e xhuma Allahu xh.sh. e ka bërë njërën nga tri festat për besimtarët myslimanë, përveç fitër bajramit dhe kurban bajramit, duke e ngritur ditën e xhuma edhe më lart se këto dy festa me vlerën që ka kjo ditë. Transmetohet nga ibn Lubabete bin Mundhir se Muhamedi s.a.v.s., që ka thënë: "Dita e xhuma është zonja e ditëve dhe është më e madhja tek Allahu xh.sh., ajo është më e madhe tek Allahu xh.sh. se dita e kurban bajramit dhe se dita e fitër bajramit." (Transmeton ibni Maxhe)

Allahu xh.sh. e ka zgjedhur ditën e xhuma për besimtarët myslimanë, që të jetë festë javore për ta në këtë botë edhe festë në botën e ardhshme. Transmeton Ebu Hurejra se ka dëgjuar nga Muhamedi s.a.v.s., që ka thënë: "Ne jemi të fundit në këtë botë, por të parët në Ditën e Gjykimit, ani pse atyre u ka ardhur shpallja para nesh. Pastaj, kjo ditë u qe caktuar atyre për ta festuar, e ata nuk u pajtuan lidhur me këtë, prandaj Allahu xh.sh. na drejtoi neve për këtë festë, kurse bota tjetër na përcjellin ne: Hebrenjtë e festojnë ditën e nesërme (të shtunën) e të krishterët të pasnesërmen" (Transmeton Buhariu)

- Allahu xh.sh. e ka ngritur ditën e xhuma dhe e ka veçuar nga ditët e tjera, sa në Kuranin e madhëruar një sure e tërë mban emrin e kësaj dite dhe është emëruar kështu, ngase porositen besimtarët myslimanë që, kur thërret ezani i xhumasë, të shkojnë për të falur namazin e xhumasë duke i braktisur të gjitha gjërat e tjera. Gjithashtu kjo ditë është emëruar edhe me emrin "dita e mëshirës" dhe me emra të tjerë por më me vlerë është të quhet ashtu si Allahu xh.sh. e emërtoi këtë ditë, - "dita e xhumasë".

- Krijimin e krijesës së parë njerëzore Allahu xh.sh. e ka filluar në ditën e xhumasë, dita kur filloi jeta e njeriut dhe pejgamberit të parë dhe tërë njerëzimit në vazhdimësi.

- Allahu xh.sh. në këtë ditë ka bëre që të hynte Ademi a.s. në Xhenet dhe kur Ademi a.s., së bashku me gruan e tij Havanë, kishin thyer Urdhrin e Allahut xh.sh.,dhe kur Allahu xh.sh. u pranoi pendimin e tyre, Ai bëri që t'i nxirrte nga Xheneti për t'i sjellë në tokë, dhe kjo ndodhi në ditën e xhuma. Transmetohet nga Ebu Hurejra se Muhamedi s.a.v.s. ka thënë: "Dita më e mirë në të cilën ka lindur dielli, është dita e xhuma, në këtë ditë është krijuar Ademi a.s., në ketë ditë ka hyrë në Xhenet, në këtë ditë është nxjerrë prej Xheneti dhe Kiameti nuk do të ndodhë përveçse në këtë ditë" (Transmeton Muslimi)

- Kur besimtari mysliman I bën ndonjë kërkesë apo lutje All-llahut xh.sh. dëshiron që t'i plotësohet ajo kërkesë apo t'i pranohet ajo lutje. Andaj Allahu xh.sh. në çdo kohë i pranon kërkesat dhe lutjet e besimtarit mysliman nëse ato janë kërkesa dhe lutje për mirë dhe të sinqerta, por Allahu xh.sh. ka specifikuar një interval kohor në ditën e xhumasë dhe, nëse I lutemi Allahut xh.sh. pikërisht atëherë, Ai do të na i pranojë lutjet tona, pra do t'i plotësojë ato. Transmeton Ebu Hurejra se ka thënë Muhamedi s.a.v.s.: "Në ditën e xhuma ka një interval kohor, në të cilin nëse myslimani, i cili vazhdimisht fal namaz, E lut Allahun xh.sh. për ndonjë send, këtë Ai do t'ia japë." (Transmeton Buhariu)

- Kur jeta ishte bërë e vështirë në Mekë nga persekutimet, torturat, dhuna dhe fyerjet ndaj Muhamedin s.a.v.s. dhe shokëve të tij, Allahu xh.sh. urdhëroi që të bënin hixhretin nga Meka në Medinë. Muhamedi s.a.v.s. bëri hixhretin dhe dita e fundit e hixhretit ishte ditë e xhuma.

- Dhe kjo ditë, dita e fundit e hixhretit të Muhamedit s.a.v.s., duke u konsideruar si një ngjarje madhështore – fillimi i zbatimit të Urdhrit të Allahut xh.sh., pastaj shpëtimi i Muhamedit s.a.v.s. dhe shokëve të tij nga jobesimtarët dhe njëherësh edhe formimi i shtetit në Medinë më pastaj, - kanë bërë që kjo ditë të jetë marrë si pikënisje për njehsimin e kohës tek besimtarët myslimanë. Do të thotë se dita e parë e kalendarit islamik ishte ditë e xhumasë.

- Muhamedi s.a.v.s. kishte falur namazin e parë të xhumasë në pjesën e quajtur Ranuna pranë Medinës dhe kjo gjithashtu kishte ndodhur në ditën e fundit të hixhretit të tij nga Meka në Medinë, që ishte ditë e xhuma.

- Dita e xhuma është ditë e tubimit të besimtarëve myslimanë për faljen e namazit të xhumasë, ngase Allahu xh.sh. ka bërë obligim në ditën e xhumasë në kohën e namazit të drekës faljen e namazit të xhumasë duke bërë të ndaluar çdo aktivitet tjetër gjatë kësaj kohe. Thotë Allahu xh.sh.:

"O ju që besuat, kur bëhet thirrja për namaz, ditën e xhumasë, ecni shpejt për aty ku përmendet All-llahu (dëgjojeni hutben, faleni namazin), e lini shitblerjen, kjo është shumë më e dobishme për ju, nëse jeni që e dini." (El-Xhumuah: 9)

Duke mos konsideruar asnjë veprim me më vlerë se falja e namazit të xhumasë, çfarëdo qoftë ai veprim apo aktivitet, gjatë kohës së namazit të xhumasë. Thotë Allahu xh.sh.:

"Po, kur ata shohin ndonjë tregti ose ndonjë aheng, mësyhen atje, kurse ty të lënë në këmbë. Thuaju: "Ajo që është tek All-llahu, është shumë më e mirë se dëfrimi dhe tregtia, e All-llahu është furnizuesi më i mirë!" (El-Xhumuah:11)



Por jo të veprohet në atë mënyrë sikur disa që, duke pasur botëkuptime të gabuara për këtë ditë, meqë është ditë feste, e kalojnë larg punës, larg shkollës, larg librit e larg angazhimeve të tjera. Allahu xh.sh. nuk ka kërkuar që kjo ditë të kalohet në pasivitet dhe në gjumë,por menjëherë pas faljes së namazit të xhumasë, nga ne ka kërkuar që të shpërndahemi të punojmë duke kërkuar begatitë e Allahut xh.sh. por asnjëherë duke mos harruar përmendjen e Allahut xh.sh. Thotë Allahu xh.sh.:

"E kur të kryhet namazi, atëherë shpërndahuni në tokë dhe kërkoni begatitë e All-llahut, por edhe përmendeni shpeshherë All-llahun, ashtu që të gjeni shpëtim." (El-Xhumuah:10)

Namazi i xhumasë ka bërë që të ngrihet e të dallohet dita e xhumasë nga të gjitha ditët e tjera, saqë Allahu xh.sh. u shton sevapet dhe begatitë besimtarëve myslimanë, të cilët marrin pjesë në faljen e namazit të xhumasë. Transmeton Ebu Hurejra radi Allahu anhu, se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

"Në ditën e xhumasë melekët qëndrojnë në dyert e çdo xhamie dhe i regjistrojnë një nga një (emrat e atyre që shkojnë në namazin e xhumasë). Kur imami të ngjitet në mimber, ata i mbyllin librat dhe shkojnë të marrin pjesë në të përmendurit e Allahut. Ai që shkon më herët në xhuma, është sikur ta ketë therur një deve, pastaj ai pas tij sikur të ketë therur një lopë, pastaj ai pas tij sikur të ketë therur një dele, pastaj ai pas tij sikur të ketë therur një pulë, ndërsa ai i fundit - sikur t'i jetë falur një vezë." (Transmeton Buhariu dhe Muslimi)

Po ashtu Allahu xh.sh. ka bërë që namazi i xhumasë t'ua fshijë dhe t'ua falë gabimet besimtarëve myslimanë. Transmeton Ebu Hurejra radi Allahu anhu, se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Se vërtet Muhamedi s.a.v.s. ka thënë: Pesë namazet ditore,dhe namazi i xhumasë deri në xhumanë tjetër, Ramazani deri në Ramazanin tjetër - janë mbulesë në mes tyre nëse nuk ka vepruar ndonjë mëkat të madh." (Transmeton ibni Maxhe)

- Allahu xh.sh. ka bërë që varësisht se si njerëzit e kalojnë jetën e tyre, t'u vijë dhe momenti i vdekjes, andaj konsiderohet privilegj dhe shenjë e mirë vdekja në ditën apo natën e xhumasë. Mendohet se atë që vdes ditën e xhuma, do ta lirojë Allahu xh.sh. nga dënimi i varrit. Transmetohet nga Abdullah bin Omeri se Muhamedi s.a.v.s. ka thënë: "Kush vdes nga myslimanët ditën e xhumasë, apo natën e xhumasë, do ta ruajë Allahu xh.sh. nga dënimi i varrit". (Transmeton Ahmedi)

- Nga gjërat që Allahu xh.sh. i ka lënë nga gajbiatet (gjërat e fshehura), nga gjërat që janë vetëm në kompetencat e Tij, është edhe dita e Kiametit, pra dita kur do të ndodhë, është vetëm në dijen e Allahut xh.sh., por nga disa sinjale që na kanë ardhur nga hadithet e Muhamedit s.a.v.s., mendohet se Kiameti do të ndodhë në ditën e xhumasë, prandaj në këtë ditë duhet ta shtojmë ibadetin dhe veprat e mira nga frika se do na arrijë dhe do na përfshijë dënimi i ditës së Kiametit. Transmetohet nga Ebu Hurejra se Muhamedi s.a.v.s. ka thënë: "Dita më e mirë në të cilën ka lindur dielli, është dita e xhuma, në të është krijuar Ademi a.s., në këtë ditë ka hyrë në Xhenet, në këtë ditë është nxjerrë prej Xhenetit dhe Kiameti nuk do të ndodhë përveçse po këtë ditë". (Transmeton Muslimi)

Transmetohet nga Ebu Hurejra se Muhamedi s.a.v.s. ka thënë: "Nuk lind dielli dhe nuk perëndon ai në ditën e xhumasë, e të mos kërcejnë duke manifestuar për ditën e Kiametit të gjitha krijesat e Allahut xh.sh. përveç njerëzve dhe egjinëve." (Transmeton Ahmedi)

- Në këtë ditë Allahu xh.sh. do t'u mundësojë besimtarëve myslimanë ta shohin Atë, meqenëse ditët që i kanë pasur festa në këtë botë, do t'i kenë festa edhe në botën tjetër. Në ditën e xhumasë në botën tjetër besimtarët myslimanë do t'i vizitojë Allahu xh.sh., por jo vetëm kaq, po Allahu xh.sh. do t'i nderojë duke i parë ata Fytyrën e Tij si shpërblim në botën tjetër dhe për këtë Allahu xh.sh. na thotë: "Atyre që bëjnë vepra të mira, u takon e mira (xheneti) e edhe më tepër (e shohin Allahun). Fytyrat e tyre nuk i mbulon pluhuri i zi as nënçmimi, ata janë banues të xhennetit, aty janë përgjithmonë". (Junus:26).

Allahu xh.sh. e dalloi dhe e veçoi këtë ditë nga ditët e tjera të javës si dita më e mirë, për ngjarjet që kishin ndodhur dhe që do të ndodhin në këtë ditë dhe për vlerën e lartë të shpërblimeve që kishte ngërthyer brenda kësaj dite. Andaj nga besimtarët myslimanë kërkohet që këtë ditë ta dallojnë nga ditët e tjera të javës me ibadete, dua, lutje, davet e vepra humane e solidare, duke iu nënshtruar Allahut xh.sh. E gjithë kjo përmes namazit, dhikrit, leximit të Kuranit,prezantimit në xhami për faljen e namazit të xhumasë, dëgjimit të ligjëratës së xhumasë, bërjes së salavatit për Muhamedin s.a.v.s., bërjes së veprave të mira dhe ndalimit nga veprat e këqija e njëherësh edhe urdhërimit të të tjerëve për vepra të mira dhe ndalimit të tyre nga të këqijat, përmes lutjesh dhe duash të shumta për vetveten,familjet e tyre e për paraardhësit dhe pasardhësit e tyre, dhe lutjesh e duash të shumta për të gjithë besimtarët myslimanë kudo dhe kurdo që të jenë. Gjithashtu kërkohet një përkushtim më i madh edhe në zbukurimin dhe pastërtinë e jashtme trupore dhe një angazhim më i madh në ngritjen e tyre fetare-morale, arsimore-edukative, humane-solidare gjegjësisht në ngritjen e tyre shpirtërore e materiale brenda kësaj dite madhështore, e cila quhet dita e xhumasë.


*Literatura e konsultuar:*

- " KUR'ANI - Përkthim dhe Komentim në gjuhen shqipe" - Sherif Ahmeti.
- "Sahihu-l-Buhari" në gjuhen shqipe.
- "Kitabul Fikh" - Abdu rrahman exhuzejri.
- "Salatu-l-xhumah" - Izzud-din El-Hatib Et-Temimij.
- "A guide to prayer in islam"-Muammed Abdul Karim Sqib.
- "Biseda Fetare" - Dr.Bekir Topaloglu.
- "Hytbet e xhumasë" - Ilaz Mustafa.
- "Xhumaja –dita më e zgjedhur e javës" - Zekerija Abdullahu.

# "Liria e shprehjes dhe e informimit"

Rexhep Suma

Liria e shprehjes së mendimit është një bazë solide e funksionimit të një shoqërie të sotme bashkëkohore. Shprehja e mendimit dhe informimit është një ndër të drejtat elementare të njeriut, e garantuar edhe me konventa dhe ligje ndërkombëtare. "Liria e informimit është një e drejtë njerëzore themelore dhe pronë e të gjitha lirive, për të cilat kujdesen Kombet e Bashkuara"[1]. Individët, shoqëritë dhe shtetet duhet të jenë të gatshëm për komunikim me njëri-tjetrin. Që të ndihmojnë vendimmarrjen e elektoratit, ata duhet t'i informojnë për qëllimet dhe pikësynimet e atyre që kërkojnë të zgjidhen. Liria e të shprehurit pothuajse është edhe një e drejtë themelore njerëzore për realizimin dhe funksionimin e demokracisë. Shprehja e lirë e mendimit, e thënë publikisht dhe pavarësisht nga interesi politik i ngushtë për të sunduar shtetin, është parim thelbësor i demokracisë mediale për interesa të gjera të qytetarëve për t'i lehtësuar atij të gjykojë vetë rreth problemeve politike, sociale etj. Pa informacion nuk ka as përgjegjësi. Informacioni është pushtet dhe sa më shumë njerëz ta zotërojnë atë, aq më shumë shpërndahet pushteti. E drejta për të marrë informacion nga ana e njerëzve, është themelore në sistemin e integritetit të një kombi. Ish-kryeredaktori i Time INC, Henry Gruneald, thekson: "Edhe një qeveri demokratike dhe e mirë mund të korruptohet, kur pushteti i saj nuk është mbajtur nën kontroll nga një shtyp i pavarur.[2]

### Liria e shprehjes ligjet vendore dhe Evropiane (ndërkombëtare)

Edhe Gjykata Europiane dhe Liria e Shprehjes (European Court and Freedom of Expression) në nenin 10 të Konventës Europiane për Mbrojtjen e të drejtave dhe Lirive Themelore të Njeriut, i dedikohet Lirisë së shprehjes. Konventa, e cila është nënshkruar më 4 nëntor 1950 dhe ka hyrë në fuqi më 3 shtator 1953, është ratifikuar tashmë nga të gjitha shtetet anëtare të Këshillit të Europës, pra edhe nga Republika e Shqipërisë. Neni 10 i Konventës thotë: 1 - "Çdo person ka të drejtën e lirisë së shprehjes. Kjo e drejtë përfshin lirinë e mendimit dhe për të marrë dhe për të dhënë informacione ose mendime, pa ndërhyrjen e autoriteteve publike dhe pavarësisht nga kufijtë. Ky nen u ndalon shteteve që të vendosin një regjim licencimi për transmetuesit, televizionet apo kinematë. 2-Ushtrimi i këtyre lirive, duke qenë se është i kushtëzuar nga detyrime dhe përgjegjësi, mund t`u nënshtrohet formaliteteve, kushteve dhe kufizimeve ose sanksioneve të parashikuara nga ligji, të cilat, në një shoqëri demokratike, janë të nevojshme për sigurimin kombëtar, integritetin territorial ose sigurinë publike, për mbrojtjen e dinjitetit ose të të drejtave të të tjerëve, për të ndaluar përhapjen e informatave konfidenciale ose për te garantuar autoritetin dhe paanshmërinë e pushtetit gjyqësor". Sipas Konventës (siç rezulton edhe nga jurisprudenca e Gjykatës), liria e shprehjes nuk është absolute. Shteti, në mënyrë të ligjshme, mund ta kufizojë lirinë e shprehjes, pavarësisht nga mënyra e shprehjes, në rastet e parashikuara nga paragrafi i dytë i nenit 10. Gjithashtu Konventa e konsideron të ligjshëm regjimin e licencave për mediet elektronike.[3]

Kur kalojmë në terrenin e Kosovës, vërejmë se, sipas Kushtetutës së përkohshme të Kosovës, nenet 47 e 48, në Kosovë garantohet liria e shprehjes së mendimit, po ashtu garantohet liria e të folurit, e paraqitjes publike dhe informimit publik. Garantohet e drejta e themelimit të lirë të institucioneve për informim publik, në mënyrë të parashikuar me ligj. Garantohet qasja e lirë ndaj informatave, liria e pranimit dhe bartjes së informatave. Garantohet e drejta e përgjigjes në mjetet e informimit publik. Garantohet e drejta e përmirësimit në mjetet e informimit publik. Garantohet e drejta e mbrojtjes së burimit të informatës në mjetet e informimit publik, kurse censura është e ndaluar.[4]

Qytetarit i garantohet liria e shprehjes së përkatësisë kombëtare, liria e shprehjes së kulturës kombëtare dhe liria e përdorimit të gjuhës e të shkrimit të saj. Qytetari nuk është i detyruar të deklarohet se cilës përkatësi kombëtare i takon, as të përcaktohet që t'i takojë njërit nga kombet, respektivisht pakicës kombëtare. Eshtë kundërkushtetuese dhe dënohet çdo propagandim ose zbatim i pabarazisë kombëtare, si dhe çdo mbjellje e urrejtjes dhe mosdurimit kombëtar, racial ose fetar, mohimi i historisë, kulturës dhe i vlerave të tjera kombëtare[5]



### Kur Kuvendi i Kosovës refuzon përdorimin zyrtar të gjuhës turke në Prizren

Në Kosovë tashmë edhe zyrtarisht është publikuar se krahas gjuhës shqipe, si gjuhë zyrtare llogaritet edhe gjuha e pakicës serbe. Në Kosovë ka pasur disa zëra nga disa të rinj për refuzimin e rekomandimit të panelit special për ndryshimin e nenit 2. 3 të Ligjit për përdorimin zyrtar të gjuhëve në Kosovë. Kuvendi i Kosovës, me refuzimin e këtij rekomandimi, dështoi të përmbushë një nga 13 kërkesat prioritare të parashtruara nga Grupi i Kontaktit për Kosovën. Rekomandimi që gjuha e bashkësisë së Prizrenit, e cila përbën së paku 5% të popullatës në një komunë, të bëhet gjuhë zyrtare, u refuzua në seancën e së enjtes më 14 shtator 2006, me 48 vota kundër dhe 41 'për'. Nisma e të rinjve për të drejtat e njeriut e konsideron si vlerë themelore respektimin e së drejtës së përdorimit të gjuhës amtare për pakicat kombëtare. Një e drejtë e tillë i duhet garantuar edhe bashkësisë turke të Kosovës.[6] Ky mosmiratim nga parlamenti i Kosovës për përdorimin e gjuhës turke në lokalitetin ku turqit përbëjnë së paku 5% të popullatës së këtij qyteti, është edhe një shkelje e rëndë dhe mosrespektim i të drejtave të njeriut për përdorim të lirë të gjuhës së vet. Zvicra dhe Luksemburgu paraqesin sukses të pamohuar në tejkalimin e ndryshueshmërisë gjuhësore, dhe asnjë pjesëtar i këtyre shoqërive nuk sheh kurrfarë rreziku për siguri apo unitet të vendit dhe llojllojshmëria gjuhësore konsiderohet si begatim i kulturës dhe identitetit të tyre.

## Liria e shprehjes dhe e Drejta për të Paditur Shtypin

Në Kosovë duhet të ndryshohet logjika totalitare e trashëguar nga ish -sistemi monist dhe të zëvendësohet me një logjikë të re plurale, e cila do të ndihmonte drejtpërdrejt në ndërtimin e një mendimi të shëndoshë. Demokratizimi duhet të zërë vend qendror në të gjitha segmentet duke filluar nga proceset sociale, kulturore, politike etj. Kjo bëhet, së pari, me shprehjen e lirë të mendimit të lirë, duke e praktikuar në të gjitha institucionet. S'ka dyshim se në këtë drejtim do t'i bartin këto procese mediet të cilat në një mënyrë do të orientohen nga pasqyrimi real dhe objektiv i proceseve nëpër të cilat po kalon Kosova, ku qytetarët lirshëm do të shfaqnin brengat e tyre dhe do të kërkonin nga institucionet e votuara në mënyrë demokratike, që të angazhohen në zgjidhjen e problemeve jetësore të tyre.

E drejta e një shtypi të lirë në Kosovë dhe më gjerë është një e drejtë e garantuar me Kushtetutë. Ligjvënësit dhe drejtuesit e lartë (presidentë dhe kryeministra) nuk mund të aprovojnë ligje që kufizojnë lirinë e gazetarëve për dhënien e informacioneve. Qeveritë kanë të drejtën të përdorin censurimin, pra të kufizojnë shtypin në rastet e çështjeve që kanë të bëjnë me sigurimin kombëtar. Megjithatë, ky kufizim duhet të shqyrtohet ngushtësisht nga gjykata. Eshtë liria nga censura ose ndonjë formë tjetër e ndërhyrjes qeveritare, në mbledhjen dhe shpërndarjen e informacioneve, që përbën thelbin e kuptimit të lirisë së shtypit. Rast më i freskët i ndërhyrjes së dorës së qeverisë dhe qarqeve të interesit në lirinë e shprehjes dhe informimit, rasti i gazetës "Lajm ekskluzive" të datës 2 shkurt, që pas një presioni të fuqishëm nga këto qarqe, nuk e botoi planin e pakos së Ahtisarit. Edhe pse një ditë më parë zyrtarët e kësaj gazete kishin deklaruar publikisht se do ta botonin pakon e Ahtisarit , ata iu nënshtruan urdhrave të politikës dhe nuk arritën ta botonin të nesërmen. Për mendimin tim, botimi i saj nuk përbënte diçka që rrezikonte planet e negociatorëve, por thjesht një e 'drejtë' e plotfuqishme e qeverisë për të kontrolluar mediet dhe informimin, dhe ky do të jetë rasti më pa precedent në historinë e re të Kosovës.

Liri e shtypit nuk do të thotë që gazetarët të publikojnë në mënyrë të vetëdijshme gënjeshtra apo gabime trashanike. Në qoftë se gazetarët shkruajnë diçka që e dinë se është e rreme, ose publikojnë fakte për të cilat duhet ta kishin ditur ose duhet të kishin dyshuar se janë të rreme dhe nuk bëjnë asnjë përpjekje për të përcaktuar saktësinë e tyre, atëherë ata mund të paditen për shpifje, përfolje ose përgojim të personalitetit. "Shpifja (një shkrim që është në mënyrë të qartë apo qëllimisht i rremë dhe që dëmton reputacionin e personit, e bën atë objekt përbuzjeje e urrejtjeje nga publiku ose cenon reputacionin e biznesit të tij), përfolja (e njëjta gjë sikurse edhe shpifja, me përjashtim të faktit se transmetohet gojarisht) dhe përgojimi (përsëri, e ngjashme me shpifjen dhe përfoljen përveç faktit se informacioni i rremë, i transmetuar me gojë ose me shkrim, ka për qëllim të dëmtojë reputacionin e personit për të cilin bën fjalë informacioni), - janë format e padive të cilat mund të ngrihen nga një person, reputacioni, karriera, biznesi apo familja e të cilit janë dëmtuar nga transmetimi i informacioneve (fakteve) të pavërteta."[7]

Në tryezën "Ligji për qasjen e lirë në informata", mbajtur në Prishtinë më 3 maj 2004, është diskutuar përkitazi me Lirinë e shprehjes dhe informimit, kuadri ligjor dhe realiteti në Kosovë si dhe Lirinë e shprehjes si pjesë integrale e shoqërisë, në të cilën roli i medieve është vendimtar në mënyrën e transmetimit, sikundër edhe informimit të opinionit në një mjedis, dhe për këtë ekzistojnë një mori dokumentesh universale, të cilat garantojnë lirinë e medieve dhe shprehjes, por në Kosovë ende nuk ekziston një strukturë ligjore, e cila do ta përkufizonte rolin e drejtë të medieve, - ka thënë në fjalën e tij Ibrahim Berisha nga Departamenti i të drejtave dhe lirive të njeriut. Roland Hugiensen, nga Departamenti i të drejtave dhe lirive të njeriut në Kosovë, ka thënë se liria e shprehjes është pjesë integrale e shoqërisë, ku roli i medieve duhet t'i shprehë dhe qartësojë interesat e ndryshme, andaj për këtë nevojitet një balancim adekuat".[8]

## Liria e shprehjes dhe gjuhët zyrtare në rajon (Shqipëria)

Shqipëria konsiderohet si një shtet i zhvilluar, si dhe duke kaluar nëpër ndryshime konstante. Gjërat mund të ndryshojnë përgjatë një rruge, dhe kjo rrugë është ajo që ne duam të kuptojmë. Marrëdhëniet publike dhe informimi publik, që janë të menduara për të ofruar transparencë, janë sfidat ditore edhe në fushatë zgjedhore që është në vazhdim e sipër. Gjatë një periudhe të shkurtër, Shqipëria ka dëshmuar një hap të madh drejt procedurave dhe teknologjisë informative, duke ofruar mundësi të mira për të gjetur.... . Ka nga një zyrë për marrëdhënie me publikun dhe informata në pothuajse secilin institucion apo Administratë Publike, por a japin ata informacionet që shoqëria ka nevojë për të ditur? Informacioni konsiderohet të jetë aktiv, kur Administrata dhe Institucionet janë të obliguar në mënyrë ligjore për ta ofruar, dhe pasiv kur informacioni jepet pas një kërkese ligjore. Në Shqipëri, komuna e Tiranës konsiderohet të jetë një shembull i mirë i institucionit që ndërton mekanizma dhe mënyra të informacionit publik, duke organizuar kështu një zyrë vetëm për këtë qëllim që çdoherë është përplot me njerëz që kërkojnë përgjigje. Por sektori civil thotë se më shumë duhet të bëhet në terren. Atyre ende u mungojnë informata adekuate e aktive si dhe mekanizma informimi. Gjithashtu qasja në informata nuk përmbush nevojat e shoqërisë.[9]

## Mali i Zi

Mali i Zi është një nga shtetet e fundit pa Ligjin për Qasjen e Lirë në Informata. Edhe pse presioni nga Bashkësia Ndërkombëtare ishte më se i pranishëm përgjatë viteve të fundit, autoritetet malaziase ende nuk e gjejnë si të nevojshme që ta miratojnë dhe ta zbatojnë këtë ligj dhe të përmirësojnë pozitën e Malit të Zi në rajon.

Shoqata e Gazetarëve të Rinj – AMN, një OJQ lokale, është iniciatore kryesore e zhvillimit të Ligjit për Qasjen e Lirë në Informata në Malin e Zi. Me iniciativën e tyre, një grup i përzier i punës ishte formuar që të zhvillonte një projektligj në shtator të vitit 2002. Drafti ishte dorëzuar për shqyrtim dhe procedim nga Qeveria në prill të vitit 2004, por ende nuk është miratuar. Gjendja aktuale në fushën e QLI-së në Malin e Zi, thënë në përgjithësi, është katastrofike, sepse të gjitha institucionet gjejnë një arsyetim për faktin se ata janë të mbyllur për kërkesat e qytetarëve me faktin se ligji ende është në procedurë. Një gjë që autoritetet malaziase ende e kanë të vështirë të kuptojnë, është se ata nuk posedojnë informata vetë për hir të tyre, por vetëm në emër të qytetarëve të cilët kanë të drejtë të qasen në ato informata. Kjo është rregulla e përgjithshme dhe çdo përjashtim duhet të definohet dhe të arsyetohet nga legjislacioni i duhur.

### Serbia

Në nëntor të vitit 2004, Serbia i është bashkuar grupit të shteteve evropiane që kanë miratuar këtë ligj. Miratimi i tij në realitet nënkupton që Serbia ka kompletuar të gjitha kërkesat formale për anëtarësimin në Këshillin e Evropës.

Ligji, në pjesën e tij më të madhe, përshtatet me standardet ligjore të rekomanduara nga KE-ja. Zbatimi i Ligjit, megjithatë, ende është më i amullt. Gazetarët kanë një rol të rëndësishëm në zbatimin praktik të tij - duke kërkuar qasje në informata, ata duhet të fillojnë procesin e demokratizimit të burokracisë së shtetit i cili fsheh informatat mbi punën e tij nga opinioni publik.

Qasja e lirë në informata me rëndësi për opinionin publik kërkohet për realizim kualitativ dhe të efektshëm të të gjitha të drejtave dhe lirive të tjera. Falë këtij ligji, qytetarët kanë të drejtë të marrin pjesë, pa ndërhyrë me një ndërmjetësues në kërkim të punëve publike dhe procesit të vendimmarrjes, si dhe, të ndikojnë në përmbajtjet dhe zbatimin e tyre.

Miratimi dhe zbatimi i këtij ligji është i rëndësishëm për luftimin efektiv kundër korrupsionit. Ligji krijon kushte për parandalimin, shpërndarjen dhe çrrënosjen e korrupsionit ekzistues në shoqëri.

OJQ-të në Serbi kanë luajtur një rol të rëndësishëm në përgatitjen dhe miratimin e ligjit, nëpërmes Koalicionit për Qasje të Lirë në Informata, i cili u krijua nga nevoja për përpjekje të përbashkëta të shoqërisë civile dhe qytetarëve në Serbi, në përpjekje për të ndikuar në Qeverinë në Serbi. Koalicioni përfshin OJQ-të që kanë dëshmuar veten në fushën e mbrojtjes së të drejtave të njeriut.

### Maqedonia

Maqedonia është i vetmi vend në rajonin e Evropës Juglindore që nuk ka legjislacion për qasje të lirë në informata. Me gjithë kushtet kushtetuese (Kushtetuta e vitit 1991 garanton, Neni 16, qasjen e lirë në informata), 13 vjet pas, Maqedonia ka dështuar të miratojë Ligjin për Qasje të Lirë në Informata.

Megjithatë, nuk është aq zi. Iniciativa dhe qëllimi i fortë për të kaluar ligjin, ekzistojnë tashmë tre vjet. Duhet përmendur se ajo iniciativë për të miratuar Ligjin për Qasje në Informata është një paraprirje për sistemin ligjor maqedonas, duke pasur parasysh se ajo u iniciua nga një organizatë joqeveritare.

Iniciativa u nis nga Transparency Macedonia, që është rasti i parë kur një OJQ fillon një iniciativë legjislative në vend. Iniciativa më pastaj në formë aktive u bashkua nga OJQ-të Media Development Centre dhe Pro-media, si dhe Rrjeti për Qasje të Lirë në Informata, e themeluar më 17 qershor 2004, nga dhjetë organizata maqedonase: The Youth Cultural Centre nga Bitola, Association for Democratic Values nga Velesi, European Forum nga Gjevgjelija, Association for Democratic Initiatives (ADI) nga Gostivari, KHAM Humanitarian Association nga Delcevo, Femina nga Kumanova, Centre for Civic Initiatives nga Prilep, Youth Organization for Democracy and Culture nga Struga, Planetum environmental organization nga Strumica, dhe "Vinozito" nga Shtipi.

Draftligji mbi Qasjen e Lirë në Informata Publike ekzistues është futur në procedurë parlamentare. Megjithatë, edhe pse Qeveria ka premtuar që ligji do të miratohet në çerekun e parë të vitit, ai tashmë ka kaluar nëpërmes procedurave shtetërore deri më tani. Opinioni i ekspertëve që është kryer nga Këshilli i Evropës zbuloi shumë mungesa në draft, posaçërisht sa i përket rregullimit të mbrojtjes së të drejtave të entiteteve që sigurojnë informata publike, si dhe në procedurat e përcaktimit nëse një informatë duhet shpallur publike apo e qasshme nga publiku. Zgjidhja e ofruar nga projektligji i tanishëm e bën të mundur që çdo informacion të deklarohet konfidencial dhe të mbrohet nga qasja, bazuar në kushtet në nenet e shumta të ligjit. Në vitin 1999, Maqedonia ratifikoj Konventën e Aarhusit për Qasje të Lirë në Informata, Pjesëmarrje Publike në Vendimmarrje dhe Qasje në Drejtësi të Çështjeve të Ambientit. Zbatimi i konventës ecën me hapa të ngadalshëm, dhe me shumë vështirësi, posaçërisht kur bëhet fjalë për qasje në informata. Megjithatë, një sukses është arritur nga organizata ambientaliste "Eko-Misija", e cila ditë më parë arriti të merrte informatat që kërkoi nga Ministria e Ambientit, një vit e gjysmë pasi që kishte dorëzuar kërkesën. Ky shembull nuk ofron edhe aq optimizëm për mënyrën në të cilën qytetarët mund të marrin informatat për të cilat ata kanë nevojë, por tregon se gjërat janë duke ndryshuar në drejtim pozitiv.

### Kosovë

Me qëllimin që qytetarëve të Kosovës t'u mundësohet që më për së afërmi të marrin pjesë në procesin vendimmarrës të institucioneve publike dhe të garantohet që institucionet publike të gëzojnë legjitimitet dhe transparencë më të madhe, të jenë më efikase dhe t'i japin më shumë llogari qytetarëve të Kosovës, më 26 qershor 2003, Kuvendi i Kosovës ka miratuar Ligjin për Qasjen në Dokumentet Zyrtare. Ligji hyri në fuqi më 6 nëntor 2003 me miratimin Rregullores Nr. 2003/32, për fuqizimin e Ligjit për Qasjen në Dokumentet Zyrtare, të miratuar nga Përfaqësuesi Special i Sekretarit të Përgjithshëm të Kombeve të Bashkuara.

Ligji u jep të gjithë qytetarëve të Kosovës, çdo personi që plotëson të drejtën për kërkesat e regjistrimit si një banor i saj, si dhe të gjitha entiteteve ligjore me zyra të regjistruara në Kosovë, të drejtën që të qasen në dokumentet e institucioneve, që janë subjekt i parimeve, kushteve dhe kufizimeve siç definohet nga ky ligj.

Ligji është shumë i rëndësishëm dhe kjo për disa arsye. Nga pikëpamja e parimeve demokratike, dhe çdo veprim i qeverisë lokale ose qendrore dhe institucioneve publike bëhet në interesin e përgjithshëm. Këto veprime ndikojnë në të gjithë. Duke pasur qasje në dokumentet zyrtare, njerëzit mund të ndikojnë në veprimet që paraqesin shqetësim të përbashkët si për qeverinë, ashtu edhe për qytetarët. Gjithashtu, ai ndikon në efektivitetin e punës së administratës duke e bërë atë më efektive, sepse punonjësit e administratës do t'u frikësohen kritikave të mundshme në rast se metodat e tyre të veprimit bëhen shumë burokratike.

Qytetarët e Kosovës kanë në duart e tyre një mekanizëm kontrolli, që u ofron mundësi për një ndikim të caktuar në institucionet dhe autoritetet publike të sipërpërmendura. Edhe pse i miratuar dhe i promovuar deri në një masë të caktuar, fatkeqësisht jo shumë qytetarë apo mediet janë të informuar mirë se si të ushtrojnë të drejtat e tyre, andaj është edhe vështirë të flitet për reagimet e institucioneve ndaj kërkesave për qasje në dokumente.

### Kroacia

Me gjithë faktin që Ligji i Kroacisë për Qasje të Lirë në Informata konsiderohet të jetë ndër ligjet më të hapura në rajon, sepse u garanton të drejtën për qasje të lirë në informata të gjitha entitete-

ve ligjore kroate dhe kombësive të huaja, përvoja e kaluar e zbatimit të tij ka dëshmuar disa defekte të caktuara. Koalicioni i OJQ-ve ka paraqitur propozimet e tij për ndryshime dhe amendamente të këtij ligji në fillim të vitit 2004. Ligji për Qasjen e Lirë në Informata ishte miratuar nga Parlamenti Kroat në tetor të vitit 2003. Si edhe në shtetet e tjera në rajon, iniciativa për miratimin e ligjit origjinën e kishte nga shoqëria civile. Në fillim të vitit 2003, një koalicion u themelua nga 19 OJQ, me qëllim të zbatimit të fushatës së titulluar ”Opinioni Publik ka të Drejtë të Dijë“. Madje, Koalicioni doli edhe me një drafttekst, i cili më vonë u përdor nga Qeveria e Kroacisë për përgatitjen e tekstit të saj për ligjin, që pasoi me kalimin e tij nga Kuvendi. Tekstit të kaluar i mungojnë disa predispozita themelore të konceptit të përgjithshëm për qasje të lirë në informata, siç ishin parashikuar nga Koalicioni i OJQ-ve, por gjithashtu të rëndësishme për dokumente ndërkombëtare. Ky ligj nuk është i dedikuar për gazetarët, por është një instrument i rëndësishëm për marrjen e informative të zotëruara nga organet qeveritare. Që prej miratimit të tij, mediet kroate kanë reaguar për disa çështje duke kërkuar të drejtat e tyre të siguruara me ligj, që lidhen me çështjet e përgjegjësisë së ministrave të qeverisë, deri tek procedurat e ndërmarra nga autoritetet në rastet e shkeljeve të intimitetit të qytetarëve, individëve.

### Censura e lirisë së shprehjes dhe informimit

Sistemi më efektiv për të garantuar lirinë e medies është ai në të cilin media vetë është autorizuar për të bërë gjykime të kujdesshme në hesap të vet. T'u sigurosh botuesve dhe gazetarëve liri, është gjithashtu t'i ngarkosh ata me vendimet e vështira që kanë lidhje me përgjegjësinë publike. Në vitin 1960 New York Times mori disa mijëra faqe dokementesh nga një burim brenda Departa-mentit të Mbrojtjes. Këto dokumente, që kishin lidhje me luftën në Vietnam, u bënë të njohura si "Letrat e Pentagonit". Botuesit e New York Times u menduan një kohë të gjatë se a duhej dhe a ishte e përgjegjshme t'i publikonte ato, sepse konsideronin që mos do të binin ndesh me sigurimin kombëtar, që llogaritet më shumë se e drejta e publikut për të ditur, por më në fund vendosën t'i publikonin, dhe ky vendim ishte parë me kujdes nga trupi gjykues , i cili arriti në përfundimin se liria e medies, e shprehur në Amendamentin e parë të Kushtetutës së SHBA-së, ishte shumë me rëndësi në rastin kur siguria kombëtare pretendohet të kryhet nga Qeveria Amerikane. Në Kosovë mediet, në vend që të flasin me pushtetin në emër të popullit, këto flasin tek populli në emër të pushtetit. Bartësit e kornizave politike mediale në Kosovë kanë besim të madh tek fuqia e vet dhe ndikimi që këto kanë në të gjitha sferat e jetës. "Mediet e okupuara nga politikat e UNMIK-ut janë bërë arenë qendrore për fitimin e luftës politike, ideologjike e ekonomike. Ata politikanë që duan të kenë ndikim në shoqëri, duhet t'i përshtaten formës së medieve masive. Thelbi qëndron këtu, se gazetaria jonë pjesërisht është fuqi "e pavarur" politike dhe pjesërisht, kjo, është e futur brenda proceseve politike.[10] Në vitin 1993 Gjykata Evropiane u prononcua kundër monopolit mbi mediet radiotelevizive të Qeverisë Austriake. Gjykata Evropiane tha se në të gjitha mjetet për të arritur pluralizmin e pikëpamjeve në mediet radiotelevizive, monopoli shtetëror është më kufizuesi i lirisë së shprehjes.[11] Sundimi dhe kontrolli i grupit shoqëror të gazetave nga ana e elitave politike dhe pronësore, përcakton në një shkallë të lartë edhe mënyrën komplekse të lirisë së medieve dhe fjalës së lirë në shoqërinë kosovare të periudhës së pasluftës së '99. Afirmimi i lirisë së shprehjes nëpërmjet medieve, krijimi i shtypit të lirë nga kontrolli shtetëror, u kuptua si afirmim i një nga të drejtat më thelbësore të individit, që ka të bëjë me lirinë dhe të drejtën e tij për t'u shprehur dhe për të pasur komunikim sa më të lirshëm në shoqëri. Kohët e fundit shtypi kosovar ka marrë një drejtim të ri, atë të kritikës së mediumeve të ndryshme, që nuk ka qenë e njohur më parë. Rast më i freskët kemi ballafaqimin e dy të përditshmeve tona "Kosova sot" dhe "Infopress", në gjuhën e përdorur të të cilave ka sharje dhe ofendime si dhe përçmim të gazetarëve, dezinformata, keqinterpretime të deklaratave të pushtetarëve prishtinas etj.

### Përfundim

Liria e fjalës, mbrojtja e shoqërisë civile nga ata që duan të përdorin liritë për të shpërndarë urrejtje dhe intolerancë, e drejta për të marrë informacion, - që të gjitha janë të drejta demokratike të rëndësishme. Por si edhe pjesa më e madhe e të drejtave demokratike, ato nuk janë absolute dhe pa kufizime. Të drejtat kushtetuese në një demokraci balancojnë gjithmonë interesa të ndryshëm në një mënyrë që të mbrojnë së bashku shoqërinë dhe individin. Mediet kanë rëndësi të veçantë në shprehjen e mendimit politik në favor të demokracisë dhe demokratizimit të proceseve nëpër të cilat po kalon Kosova. Prandaj, edhe shtypi i lirë dhe mediet elektronike dhe të shkruara mund të kontribojnë që dukuritë të vështrohen objektivisht, të sugjerohet, të kritikohet me qëllim të kritikës konstruktive që avancon demokracinë dhe institucionet demokratike dhe shprehjen e lirë të mendimit. Të mos përdoren fuqitë ligjore dhe politike për të kërcënuar ose censura në dëm të lirisë së shprehjes dhe informimit të qytetarëve, se kështu rrezikohen vetë proceset e nisura drejt integrimit të plotë në BE.

---

*Fusnotat:*

1 Shtypi i lirë dhe demokratizimi i shoqërisë, Blerim Burjani, fq 117 Prishtinë, 2000.

2. informimi i transparencës ndërkombëtare, Jeremy Pope, fq 143, I Tiranë 2004.

3. http://www.ipls.org/publications/summary/gjykata_liria. html.

4. http://sq.wikibooks.org/wiki/ Kushtetuta_e_p%C3%ABrkohshme_e_Kosov%C3%ABs/Lirit%C3%AB_dhe_t%C3%AB_drejtat_themelore.

5.http://sq.wikipedia.org/wiki/Kushtetuta_e_Kosov%C3%ABs.

6. http://www.yi.org.yu/shqip/Saopstenja/Saopstenja%202006/Saopstenja2006html/Komunikate%20per%20shtyp.php.

7. http://pbosnia.kentlaw.edu/services/albania/legal/conceptalb/hrts5.htm.

8. http://www.rtklive.com/site/news/news_view.php?id=15823.

9. (http://sq.oneworld.net/article/ view/113998).

10. Media dhe politika, Gëzim Mekuli, Mekuli Pres, Oslo 2006, fq 39.

11. Opinion, 1990. Adoc, see. Also Repart on the situation of local radio in Evrope 1990, Adoc 6343.

# Familja e shëndoshë shoqëria e shëndoshë

Të fillojmë prej çerdhes së familjes, ku ndizet dhe fiket shkëndija e dritës së jetës sonë - d.m.th. ku lindim, jetojmë dhe ku vdesim. Do të fillojmë aty nga kanë filluar hapat e parë të jetës, aty ku fillon dhe përfundon rrethi i jetës sonë.

Ajo që është më parësore, së cilës t'i kushtohet tërë brengosja dhe kujdesi, nga familja, e cila krijon dhe edukon anëtarët e shoqërisë dhe të bashkësisë njerëzore. Në çerdhen shtëpi të dashurisë, ndërtohet një pjesë e madhe e fatit të kësaj bote. Prej familjeve të lumtura burojnë rrezet e lumturisë në mbarë shoqërinë njerëzore, kurse fatkeqësinë e familjeve jo të lumtura e përjeton tërë bashkësia. Prej familjes, pra, fillojnë themelet e shëndosha ose jo të shëndosha të tërë ndërtesës së shoqërisë njerëzore - gjegjësisht të bashkësisë njerëzore.

Jeta bashkëshortore është themel i familjes, kurse familja themel i bashkësisë njerëzore. Sa më shumë çifta të lumtur bashkëshortorë, aq më shumë familje të lumtura e të qeta dhe në bazë të kësaj më pak brengosje e probleme për vetë shoqërinë njerëzore. Askush më nuk e detyron individin prej familjes së tij, së cilës i ka borxh tërë dashurinë, brengosjen dhe përkujdesjen. Dashuria dhe harmonia në martesë dhe në familje është kënaqësi e vërtetë. Kjo është "Xhenneti i kësaj bote", aty fitohet Xhenneti i vërtetë i Ahiretit. Mosharmonia në martesë dhe në familje është "xhehennemi i kësaj bote". Aty ku çdo anëtar i familjes i përmbush detyrat e tij familjare: burri (bashkëshorti) të vetat, fëmijët të vetat, aty mbretëron harmonia dhe lulëzon lumturia. Në ato familje ku dëgjohen grindje, sharje, fyerje etj. aty nuk ka fat as lumturi. Mosharmonia në familje rrjedh nga mungesa e vetëdijes për detyrimet dhe përgjegjësitë ndaj familjes. Shkalla e ulët e edukatës morale, alkooli dhe mosbesnikëria bashkëshortore, - janë shkaktarët më të shpeshtë për shuajtjen e vetëdijes familjare.

Megjithëse fatkeqësitë më të shumta familjare janë pasojë e përdorimit të alkoolit dhe numri më i madh i familjeve të dështuara janë të dhëna pas alkoolit. Në atë familje ku bashkëshorti është i dehur, i keq dhe jo i sjellshëm, dhe nuk kujdeset për shtëpinë, bashkëshorten, fëmijët, apo aty ku bashkëshortja orientohet tek veprime të ndaluara (haram) dhe lë anash shtëpinë , bashkëshortin e fëmijët, - krijohen të rinj arrogantë, aty ku janë të pranishme grindjet dhe rrahjet e përditshme, shohim "xhehennemin e vërtetë të kësaj bote", në vuajtjet e të cilit fitohet xhehennemi i vertetë i Ahiretit.

Prandaj Islami u ka kushtuar kujdes të madh marrëdhënieve bashkëshortore dhe familjare. Në mënyrën më rigoroze ka urdhëruar respektimin e të drejtave dhe detyrave në mes bashkëshortit dhe bashkëshortes. Në mënyrë më të drejtë janë të mbrojtura autoriteti dhe dinjiteti i çdo çifti bashkëshortor, që në mënyrë reciproke detyrohet të çmohet dhe të nderohet.

Pastërtia e jetës bashkëshortore është e pacenueshme dhe nuk ka asnjë arsye, asnjë shkak, i cili mund ta arsyetojë thyerjen e besnikërisë - besimit në jetën bashkëshortore. Jeta e përbashkët në bashkësi jashtëmartesore është e dënueshme si thyerje e besnikërisë - besimit në jetën bashkëshortore. E kjo është kështu në interes të jetës së qetë dhe të lumtur të pasardhësve të pafajshëm, të cilët nuk lejohet që pa fije faji t'i përjetojnë gabimet e të tjerëve. Jeta bashkëshortore duhet të vendoset në themele sa më të shëndosha, të përforcuara me dashuri, me mirëkuptim dhe pëlqim të bashkëshortëve, dhe krejt kjo në interes të përbashkët të pasardhësve dhe ardhmërisë së tyre të lumtur.

Detyrimet mes bashkëshortëve sot pak a shumë janë të njohura për të gjithë. Por gjithnjë edhe sot, në atë drejtim, para së gjithash, më të rëndësishmet janë respektimi i përbashkët i vlerave të martesës, besnikëria në mes bashkëshortëve dhe nderi e dinjiteti në jetën e pastër e të moralshme, komponente këto që forcojnë bashkëjetesën dhe paqen në jetën bashkëshortore.



Bashkëshortit të kujdesshëm, i cili në radhë të parë, e ka dertin e familjes, ai është i udhëzuar nga Islami. Nëse bashkëshorti ndeshet me qëllim me këtë porosi të Islamit, ai me këtë krijon kushte për marrëdhënie jo të shëndosha në martesë dhe në familje.

Bashkëshorti është pararoja - roja dhe mbrojtësi i parë i familjes, andaj edhe më përgjegjësi për fatin e saj - "Më i miri mysliman është ai që është më i qeti, e më të mirët në mes jush janë ata që kanë marrëdhënie të mira ndaj bashkëshorteve të tyre". Ka thënë Muhammedi s.a.v.s.

Ka shumë njerëz që gabojnë kur i nënçmojnë punët shtëpiake, edhe pse një fjalë popullore thotë: "shtëpia nuk qëndron në tokë por në gruan". Shumica e bashkëshortëve, sjelljet arrogante, marrëdhëniet despotike ndaj bashkëshorteve të tyre nuk i konsiderojnë gjynah - mëkat, por aq më keq, si e drejtë e tyre. Kësisoj qëndrimi është që nga themeli gabim dhe primitiv. Veprimet e tilla janë gabime të pafalshme, ngase për rehatinë e mirë, fjalë të bukura dhe veprime të njerëzishme, askush nuk ka më shumë të drejtë se gruaja e ndershme. - "Të drejtat e gruas janë të shenjta. Prandaj, kini kujdes që ndaj grave të silleni në mënyrë sa më korrekte dhe njerëzore, sepse edhe ato bëjnë pjesë në të drejtat e saj të pranuara". Kështu ka thënë Muhammedi s.a.v.s. Bashkëshortja e ndershme dhe fisnike, është pasuria më e madhe..." edhe më tej vazhdon Pejgamberi s.a.v.s., se bashkëshortja e tillë e çmon bashkëshortin e vet. E çmon punën, mundin dhe kujdesin e tij për familjen. Ajo ia ruan shtëpinë, kujdeset dhe i edukon fëmijët e tij". Bashkëshortja është mbikëqyrëse dhe kujdestare në shtëpinë e burrit të saj dhe do të japë llogari për tufën e saj". - Gjithashtu ka thënë Pejgamberi s.a.v.s.

Sjellja pa përgjegjësi ndaj shtëpisë dhe fëmijëve, është mëkat i madh për gruan, sepse, siç e dimë, ky është oblig-

imi kryesor i saj. Në bazë të kuptimit dhe kryerjes së kësaj detyre, çmohet vlera e gruas. Sa bukur është shprehur për këtë Pejgamberi s.a.v.s.: “Gjithësia dhe të gjitha gjërat në botë kanë vlerën e vet, por bashkëshortja e ndershme dhe e vetëdijshme e ka vlerën më të madhe “.

Se bashkëshortja e vetëdijshme dhe fisnike ka vlera të mëdha, shembulli më i mirë është i H.Fatimes r.a., bija e Muhammedit s.a.v.s. dhe bashkëshortja e H.Alisë r.a., që për ekzistencën e familjes bënte edhe punë fizike, siç tregon H.Ajshja r.a.: “Prej punës së rëndë, duart i çaheshin, por ajo mburrej me punën e saj e nuk i vinte turp. Në kohën tonë në mesin e motrave, bashkëshorteve dhe nënave tona ka të atilla që nuk e duan punën dhe aq më keq, kujdes shumë të vogël i kushtojnë bashkëshortit e shtëpisë dhe edukimit të fëmijëve. Të pafalshme janë sidomos veprimet pa përgjegjësi prindërore të disa nënave, të cilat nuk i mbajnë në gji fëmijët e tyre, por që nga dita e parë i ushqejnë me qumësht artificial, për të ruajtur bukurinë fizike. Edhe dërgimi i fëmijëve nëpër kopshte fëmijësh apo lënia e fëmijës në duart e personit tjetër, pa ndonjë arsye të justifikueshme, dhe sidomos kur atyre u mungon eksperienca-përvoja në atë drejtim, është fatale për fëmijën, familjen dhe shoqërinë. Fëmija ka nevojë të domosdoshme për dashurinë prindërore, ajo e rrit, e frymëzon dhe e inkurajon atë.

Janë të domosdoshme, pra, ndihma - respekti reciprok në mes bashkëshortëve në të gjitha pikëpamjet, vetëdijësimi i plotë për përgjegjësinë e ardhmërisë dhe lumturisë së familjes. Ajo përgjegjësi është e përhershme dhe duhet të jetë e mbështetur në programin e fesë islame. Për sjelljet-qëndrimet e vogëlushëve dhe të miturve, si dhe fatkeqësitë e shpeshta të të miturve, të cilët në mënyrë të pakontrolluar sillen andej-këndej, i akuzojnë prindërit. Për gjithë këtë shpeshherë hasim në faqet e shtypit të përditshëm, në të cilat për raste të tilla akuzohen prindërit.

H.Ajshja r.a. tregon se me një rast e ka pyetur Muhammedin s.a.v.s.: ”Ndaj kujt ka më së shumti obligime gruaja?” Ai i tha: “Ndaj bashkëshortit“, më pastaj prapë e pyeta: Ndaj kujt ka më së shumti obligime bashkëshorti? Ai më tha: “Ndaj nënës së tij“. Shumica dërrmuese prej nesh këtë hadith të Muhammedit s.a.v.s. do ta arsyetonim se: Sa më shumë që të angazhohet bashkëshorti për sigurimin e kushteve financiare të famil-




jes, me se e obligon gruan, nënat lindin fëmijë dhe përjetojnë vuajtje të mëdha rreth edukimit të tyre, me se i obligojnë bijtë e tyre. Andaj sipas mundit dhe kontributit, pasojnë edhe meritat. Megjithatë, qëndrimi i Muhammedit s.a.v.s. me hadithin e lartpërmendur mund të marrë arsyetimin dhe sqarimin e tij të plotë edhe nga aspektet dhe fushat e tjera të familjes, pra edhe në familjen tonë bashkëkohore - moderne, ku edhe gruaja kontribuon me punën e saj në sigurimin e të ardhurave financiare, dhe ndoshta vetëm kështu në këtë mënyrë duhet ta pranojmë për arsye të shumta më shumë tek familjet moderne, sesa tek familjet patriarkale, por edhe në rastin kur do të ishte i vërtetë mendimi i ca sociologëve modernë, të cilët thonë se familja moderne gjithnjë e më shumë është duke iu afruar formës matriarkale, ku në familje dominon vullneti i bashkëshortes (“Burrat - bashkëshortët në familjet bashkëkohore, ngadalë por me siguri janë duke humbur zotërimin - sundimin”). Këso familjesh kemi për çdo ditë e më shumë. Kjo dukuri në disa raste në vetvete nuk është e dëmshme, dhe varet prej vlerave individuale dhe nivelit të ngritjes familjare të secilës bashkëshorte. Nganjëherë kjo mund të jetë një shfaqje më shumë pozitive sesa negative, për shkak se bashkëshortja është, para së gjithash, amvise e vërtetë. A thua a mund të jetë negative, nëse një amvise e vërtetë e merr udhëheqjen dhe sundimin në familje nga burri pijanec dhe arrogant?

Megjithëse ka raste të shpeshta kur bashkëshortet - e imponojnë vullnetin e tyre edhe ndaj burrave - bashkëshortëve të ndershëm. Dhe mu në ato familje, në të cilat sundon vullneti i grave - bashkëshorteve amvise, vjehrrave, në shumë raste është e nevojshme mbrojtja nga vetëdëshirat apo edhe nga terrori dhe zullumi i nuseve (rejave). Në këtë rast bashkëshorti e ka obligim që të marrë në mbrojtje nënën e tij të moshuar, sikurse është vazhdimisht i obliguar të punojë në rregullimin e marrëdhënieve të mira familjare.

Eshtë e bukur dhe e lumtur jeta në çerdhen e dashurisë me kënaqësitë për ato që ka dhënë Zoti xh.sh., kjo është gjëja më e bukur në këtë botë. Këtë lloj jete mund ta turbullojë vetëm shejtani i mallkuar - duke e tërhequr bashkëshortin në alkool, bixhoz, prostitucion dhe në të gjitha punët e tjera të këqija, kurse bashkëshorten të jepet pas modës së tepruar, mospërmbushjes së obligimeve fetare, bashkëshortit, familjes etj.

Sjelljet e njërës dhe tjetrës palë, fillojnë të rrezikojnë jetën bashkëshortore, e më vonë vjen prishja e martesës dhe shkatërrimi i familjes.

Lumturia ikën nga ajo familje dhe ia liron vendin fatkeqësisë. Zakonisht, atëherë, po me vonesë, vërehet dhe kuptohet fati familjar: ajo nuk qëndron në pasurinë, në luksozin, por në harmoninë familjare, në korrektësinë dhe në çerdhen e dashurisë familjare.

*Përktheu nga boshnjakishtja*
***E.R.***

# Kontributi i Fethullah Gylenit për dialogun ndërfetar dhe ndërkulturor

**Prof. dr. Muhamet Pirraku**

Urtia kineze, e cila thotë: "*Bëji të lumtur ata që i ke pranë dhe ata që janë larg do të vijnë*", i fle bukur përpjekjes intelektuale të dijetarit *Fethullah Gylen* në fushë të dialogut ndërfetar dhe ndërkulturor, për harmoni dhe paqe ndërnjerëzore. U lind në *Erzurum* të Turqisë, më 1941, ku i mori mësimet themelore teologjike islame dhe në shkencat shoqërore, ekzakte dhe natyrore. Shkallët e ngritjes intelektuale të *Gylenit* tregojnë veçse për një personalitet të rrallë në histori, me njohuri enciklopedike në shërbim të njeriut dhe të njerëzimit.

U diplomua në moshën shtatëmbëdhjetëvjeçare dhe u emërua predikues në një xhami të *Izmirit*. Ishte koha kur shoqëria turke po përjetonte kahe degjeneruese të zhvillimit, "*me një strukturë ideo-shkencore mjaft të cekët, me një jetë ndjesore e shpirtërore mjaft të varfër, me një përbërje kuadri e udhëheqjeje të paqenë*". Poenta e porosive të ligjëratave të *Gylenit* godiste devijimet në shoqërinë turke, injorancën arsimore e fetare islame, amullinë dhe indiferencën intelektuale, tendencat shkatërruese të vlerave njerëzore të kombit turk dhe, me një përkushtim me tërë qenien, sheston rrugën për ngritjen e njeriut turk të dinjitetshëm, të shekullit XXI, i kushtuar Zotit në shërbim të mirëqenies njerëzore në përgjithësi. Me dinjitet intelektual, vinte në spikamë: "*Populli turk ka akumuluar shumë probleme nga shekujt e kaluar. Në themel të këtyre problemeve qëndron gabimi ynë i përmbledhur në pamjen e jashtme të islamit dhe në shpërfilljen e margaritarëve të tij të brendshëm*".

I vetëdijshëm se kthesat e mëdha në jetën e një kombi dhe të njerëzimit në përgjithësi, nuk mund të arrihen pa një përcaktim për sakrificë individuale pa ia vënë asaj çmimin, që në moshën nëntëmbëdhjetëvjeçare shtroi kërkesa për reformimin e sistemit shkollor dhe universitar në Turqi, të cilat do të siguronin ngritjen shpirtërore të rinisë turke dhe zhvillimin modern të ekonomisë së Turqisë e të botës myslimane mbi bazë të arritjeve shkencore perëndimore, sikundër edhe demokratizimin e shoqërisë turke dhe të vendeve myslimane si vlerë e pandashme e rendit të ri demokratik botëror. *Gylen* u thërriste bashkatdhetarëve: "*Ne deklarojmë që toleranca dhe dialogu duhet të përfaqësohen në vendin tonë në mënyrën më të mirë të mundshme dhe të jenë një shembull për mbarë botën*".

***"Hapja çdokujt zemrën sa mund t'ia hapësh, le të jetë si oqean!"***

*Gylen*

Projektin e tij, të cilin do ta emërtojë thjesht "*Shërbim*" *në Emër të Zotit* për mirëqenien e njeriut dhe të njerëzimit, do ta mbështeste në vlerat e mendimit filozofik islam, në harmoni me udhëzimet kuranore dhe me mësimet e të *Zgjedhurit të All-llahut* për profet të njerëzimit dhe thirrës për dialogun ndërfetar e ndërkulturor, vlera këto në themele të lëvizjes së sotme për globalizimin e shoqërisë njerëzore. "*Njeriu i shërbimit*", sipas *Gylenit*, "*duhet të jetë racional dhe parashikues që ta pranojë qysh në fillim se kjo rrugë është me të përpjeta e tatëpjeta*" dhe, "*edhe sikur t'ia presin rrugën humnera skëterrore, madje, duhet të ketë bindjen dhe vendosmërinë se ka për t'i kapërcyer!*". Vërtet, modeli i mësimeve të *Gylenit*, "*ishte i përshtatshëm, i hapur në të dyja anët në pafundësi. Aty as është fundi i kapërcimeve shpirtërore, as kufiri i përkushtimit materialo jetësor, ose i vetëflijimit*".

Qëndrueshmërinë e mësimeve të *Gylenit* për përtëritjen e kombit turk siguronte *njësia* (uniteti): e kaluara osmane e ndritshme, arritjet perëndimore shkencore dhe mësimet hyjnore nga burimet e feve të shpallura. Nga mesi i viteve 60 të shek. XX, dijetari *Gylen* arriti famën,



Fethullah Gylen

konsiderohej si mësues shpirtëror i rinisë, kurse në vitet 70 fitoi namin e thirrësit madhor për përtëritjen e kombit turk demokratik modern, i cili do shërbente si shtyllë për dialogun ndërfetar dhe ndërkulturore botëror. Detyrën e predikuesit e la në moshën dyzetvjeçare, më 1981, për t'iu përkushtuar i tëri përhapjes së "*Shërbimit*", i cili ka arsye të quhet: "*Lëvizja Arsimore, Kulturore dhe shkencore e Gylenit*", ose shkurt: "*Lëvizja Gylen*".

Pasi korri fitore të pandalshme mbi errësirën dhe skëterrën në shoqërinë turke, i pajisur me dije shkencore e filozofike enciklopedike, me ndërgjegje fetare të pastër islame dhe me guxim intelektual suprem, *Gyleni*, gjithnjë e më fuqishëm, do të bëhej zëdhënës i kërkesave për dialog e tolerancë ndërfetare dhe ndërkulturore me mbështetje në arritjet e shkencave shoqërore, filozofike, teknike, matematikore dhe natyrore. "*Idealja qëndron mbi perustinë dituri-butësi-adhurim*" - shkroi Ai. Këtë platformë të veprimit *Mësuesi Gylen* e vijëzoi qartë në biografinë: "*Bota ime e vogël*", më 1995.

Sot, korifeu i "*Lëvizjës Gylen*", me përkrahje të miliona donatorëve, ka arri-



tur të krijojë një pasqyrë të re për kombin turk dhe për myslimanët në përgjithësi, ndaj nga shumica absolute e kombit turk dhe nga miliona adhurues të mësimeve të tij, gjithandej ku shtrihet shkolla dhe vepra e tij madhore - edukative dhe shkencore, quhet "*Mësuesi i Madh*". Vërtet, në Turqi, mediat e shkruara dhe audio-vizuale, shkollat fillore, të mesme e universitetet e "*Shërbimit*" janë më të kërkuarat nga kombi turk, kurse shkollat liceale edukative-shkencore dhe fakultetet të "*Lëvizjes Gylen*" në mbi 126 vende të botës, me gjuhë mësimore parësore anglishten, ofrojnë mësimin më universal për ngritjen në shkallët e diturive moderne, fidanishte këto të kultivimit të tolerancës dhe të harmonisë ndërfetare dhe ndërkulturore të popujve.

Në fjalorin zyrtar dhe të përditshëm mësimor të veprimtarëve të "*Lëvizjes Gylen*", sipas vizionit të *Mësuesit të Madh*, nuk ekzistojnë sintagmat: "*vende të huaja*" dhe "*vende të panjohura*", sepse aty ku është njeriu duhet të jenë ata, me përkushtimin në *Zotin* në shërbim të përparimit dhe paqes mbarënjerëzore. Sipas dijeplotit Fethullah Gylen, përparimi i shkencave teknike, i tregut të përbashkët dhe i telekomunikacionit ndërplanetar, ka bërë të mundur që bota e sotme të përjetohet si një fshat i madh global, kurse shekullin XXI me vlerat bazë: modernizimin, pluralizmin, individualizmin dhe fenë, e pandeh si shekull të pritur të mbretërisë së tolerancës dhe të dialogut ndërfetar, ndërkulturor, ndëretnik dhe ndërshtetëror, që do të shpjerë në ngjizjen e njësisë së civilizimit botëror unik dhe në globalizimin e shoqërisë njerëzore mbi parimet e përbashkëta të feve hyjnore. *Dijetari*, kështu, atakoi fuqimisht tezën e hebreut amerikan *Samuel P. Hungtington* për "*përplasjen e civilizimeve*" në shekullin XXI, së këndejmi edhe tezën tjetër të tij, se "*Evropa merr fund atje ku fillojnë ortodoksia dhe islamizmi*", për faktin se "*asnjë fe hyjnore nuk është bazuar kurrë në konfliktin, nëse ajo fe është përfaqësuar nga Moisiu dhe Jezusi ose nëse feja është përfaqësuar nga Muhamedi*". Porosia e Gylenit për akëcilin, është: "Kurrë mos harro se ke shumë vëllezër që s'janë ulur në prehrin e nënës tënde!" dhe saktëson: *Toleranca dhe dialogu janë "dy trëndafila për majat e smeraldit".*

Kontributi i *Fethullah Gylenit* për dialogun ndërfetar dhe ndërkulturor përshkon të gjithë veprimtarinë intelektuale krijuese kolosale të Tij. Akëcili shkrim në fushë të mendimit edukativ, fetar, arsimor, pedagogjik, filozofik, historiografik, sociologjik, politik, kritik etj., është me plot sentenca të frymëzuara, margaritarë në rrafshin e dialogut ndërfetar dhe ndërkulturor, të mbështetura fuqimisht në burimet hyjnore të *feve të shpallura*. Vërtet, esetë dhe traktatet e tij edukative, arsimore dhe politike, si dhe bisedat e gjalla me përfaqësuesit e komuniteteve fetare, janë margaritar në themele të mendimit për unifikimin e civilizimit botëror.

Për t'i hapur hulli këtij projekti, *Mësuesi i Ndritshëm,* vuri kontakte dialoguese ndërfetare brenda Turqisë, pikërisht me patrikun e *Fanarit*, me patrikun armen dhe me *kryerabinin* hebraik, mandej me ambasadorin e V*atikanit* për Turqi, me *argjipeshkvin e Nju-Jorkut*, me presidentin e "*Lidhjes kundër dezinformatave*", me *kryerabinin e Jerusalemit*, me kardinalë katolikë në *Romë*, e me të tjerë.

I një rëndësie të veçantë për kthesë historike ishte takimi i *Gylenit* me papën *Gjon Pali II*, më 8 shkurt 1998, në *Vatikan*. Në *Letrën* që i la Papës, mesazh i një përfaqësuesi të denjë për komunitetin mysliman në përgjithësi, i nënshkruar me sintagmën: "*Shërbëtor i përvuajtur i Zotit*", *Gylen* saktëson: "*Ne jemi këtu për t'u bërë pjesë e misionit të pandërprerë të Këshillit Papnor për Dialog Ndërfetar, të themeluar nga Shenjtëria e tij Papa Pavli VI. Ne dëshirojmë ta shohim këtë mision të kryer*".

Në dokument, më tutje, janë sjellë përfundime të drejta shkencore, ide dhe inicime programatike për paqen botërore, të përbashkuar përreth *Njëshit të Pashoq*, secili komb me gjuhën e vetë, me kulturën, me traditën dhe me fenë e tij. Dhe pasi konstaton se "*Islami ka qenë një fe e keqkuptuar dhe për këtë përgjithësisht kanë përgjegjësi myslimanët*", apelon: "*Bota islame duhet ta mirëpresë oportunitetin e një dialogu që do të punojë për çrrënjosjen e koncepteve të gabuara shumëshekullore rreth Islamit*".

Mbështetjen kryesore për të kurorëzuar dialogun midis feve, për *paqe hyjnore në Tokë*, *Gylen* e mbështeti në lidhjen që duhej të çelikosej midis fesë dhe shkencës. "*Njerëzimi, kohë pas kohe, ka mohuar fenë në emër të shkencës dhe ka mohuar shkencën në emër të fesë, duke nxjerrë në pah dy pamje të pranishme konfliktuale. Të gjitha dijet i përkasin Zotit dhe feja është prej Zotit. Atëherë si mund të jenë ato në konflikt? Prandaj përpjekjet tona të përbashkëta drejtohen në dialogun ndërfetar për të përmirësuar mirëkuptimin dhe tolerancën në mes popujve*".

Udhëheqësi shpirtëror i miliona myslimanëve të denjë për ta quajtur veten bijtë e shekullit XXI, informonte botën e krishterë se "*Ne jemi sot për sot, në vendin tonë (në Turqi), në dialog me drejtuesit e sekteve të ndryshme të krishtera. Ne thjesht pretendojmë që këto përpjekje modeste të mos dështojnë. Qëllimi ynë është të vendosim vëllazërinë midis besimtarëve të tri feve të mëdha nëpërmjet tolerancës dhe mirëkuptimit. Ne, së bashku, mund të ngrihemi kundër atyre shpirtrave të drejtuar gabim dhe skeptikëve për të vepruar si amortizues, si barrierë nëse ju dëshironi, kundër atyre që duan ta shohin të ashtuquajturën përplasje të civilizimeve të bëhet realitet".*

Më tutje, *Apostulli i Njerëzimit*, ia vinte në pah *Papës Gjon Pali II*, se *"Vitin e kaluar ne mbajtëm një simpozium për paqe dhe tolerancë midis civilizimeve, të ndjekur me vëmendje nga studiues të shquar ndërkombëtarë. Të inkurajuar nga suksesi absolut i kësaj përpjekjeje, ne duam të provojmë ta përsërisim këtë eveniment. Ne jemi aktualisht në procesin e organizimit të një konference për dialogun ndërfetar të drejtuar në fuqizimin e lidhjeve në mes ithtarëve të tri feve të mëdha. Një eveniment në të cilin ne shpresojmë që Vatikani do të jetë i pranishëm*".

Me një autoritet suprem për kombin turk dhe botën myslimane, e ftonte *Pap-*

*ën* të pranonte ftesën e kryetarit të Turqisë, z. *Sulejman Demirel*, të vizitonte Turqinë, "*që Shenjtëria juaj të ketë mundësi të shohë vendet e shenjta*" dhe i propozonte një vizitë të përbashkët në Jerusalem, "*si një hap domethënës në përpjekjet për ta shpallur qytetin e shenjtë një zonë ndërkombëtare, një vend ku njëlloj si të krishterët, hebrenjtë dhe myslimanët të jenë të lirë për të shkuar në pelegrinazh pa kufizim, madje pa pasur nevojë për vizë*".

Mendimtari islam dinjitoz, *Gylen*, angazhohej pranë Vatikanit për "*mbajtjen e një seri konferencash, në vende të ndryshme të mëdha, në bazë të një rotacioni dhe e para të mbahet në Uashington D.C. me bashkëpunimin e tre udhëheqësve të tri besimeve të mëdha. Koha më ideale për mbajtjen e rundit të dytë do të jetë përvjetori i 2000-të i lindjes së Krishtit*".

Vërtet, *Letra e Gylenit* lënë *Papës* është e tëra program veprimi për aktivizimin për paqe mbarënjerëzore, për një botë të harmonishme dhe të lirë, në themele të civilizimit unik. Midis të tjerash, vuri në spikamë nevojën e ngutshme për një program të shkëmbyer studentor, sepse "*duke studiuar së bashku të rinjtë me besime të ndryshme, do të nxjerrin në pah afinitetin e tyre për njëri-tjetrin*". Dhe, më tutje, informonte *Papën* se "*brenda strukturës së një programi mësimor të shkëmbyer, një kolegj teologjik është hapur në Harran, në provincën e Urfas, të njohur si vendlindja e Profetit Abraham, i cili pretendohet të jetë patriku i tri feve të mëdha. Kjo mund të jetë realizuar nga zgjerimi i programeve të universitetit të Harranit ose nga themelimi i një universiteti të pavarur me një program mësimor të përgjithshëm që do të plotësojë të gjitha nevojat e të tre besimeve. Problemi më i fundit mund të jenë pengesat për shkak të politikave shtetërore*".

Dijetari stoli e njerëzimit, i thërret drejtuesit e komuniteteve fetare dhe burrështetasit të mësonin nga përvoja e *Profetit Muhammed*, thirrësit të parë për dialog ndërfetar dhe ndërkulturor në emër të *Njëshit, Krijuesit të vetëm*: "*Marrëveshja që i Dërguari i Zotit u propozoi të krishterëve dhe çifutëve meriton me të vërtetë vëmendje. Krahasuar me parimet që ushtroi Profeti ynë, njerëzimi*



*sot nuk e ka arritur nivelin e tij as me deklaratat për të drejtat e njeriut që nxirren në Hagë, Strasburg apo Helsinki*". *Gylen* angazhohet për balancën në tolerancë, gjithnjë me mbështetje në burimet fetare dhe në ligj.

Kështu, dijetari islam, *Fethullah Gylen*, mund të quhet K*ryeekumenist* dhe *Apostull i Paqes* i pashoq në brezin e tij. Në studimin: "*Domosdoshmëria e dialogut ndërfetar*", të mbajtur në *Parlamentin e Feve Botërore*, në *Keip Taun*, më 1-8 dhjetor 1999, me një guxim që i ka hije vetëm njeriut të urtë, të panjolla në jetë dhe në vepër paqësore, u bë zëdhënës i së ardhmes të dëshiruar të njerëzimit. Pasi vuri në spikamë se "*Sot njerëzit diskutojnë për shumë tema siç janë rreziku i luftës dhe konfliktet e shpeshta*" etj., me forcë intelektuale qëlloi pushtetarët të dhënë pas vrapimit për përsosjen e armatimit për shkatërrimin masiv të njerëzimit dhe denoncoi faktin se "*Në rrënjë të problemit qëndron botëkuptimi materialist që veçmas e kufizon ndikimin e fesë në jetën e sotme shoqërore. Si rezultat, është prishur balanca në mes njerëzimit dhe natyrës dhe brenda individëve burrë e grua. Vetëm një numër i vogël njerëzish duket se e kuptojnë që paqja me natyrën dhe harmonia shoqërore midis tyre dhe brenda individëve mund të vijë vetëm kur të jenë përputhur botët materiale dhe shpirtërore. Paqja me natyrën, paqja dhe drejtësia në shoqëri dhe integriteti personal janë të mundura kur dikush është në paqe me Qiellin*".

Më tutje, *Gylen*, pasi saktëson diagnozën e sëmurjes së shoqërisë bashkëkohore, propozon edhe ilaçin universal: "*Feja pajton kundërshtitë që duken se janë përjashtuese të ndërsjella të tilla si, fe-shkencë, kjo botë - bota tjetër, natyra - librat hyjnorë, materiale - shpirtërore dhe shpirt - trup. Feja mund të drejtojë mbrojtjen kundër rrënimit të shkaktuar nga materializmi shkencor duke e vënë shkencën në vendin e duhur dhe duke i dhënë fund konfliktit të kahershëm midis kombeve dhe popujve"*. Dhe, që të mos keqkuptohej, humanisti me gjerësinë e zemrës sa një oqean, saktëson: "*Qëllimi i dialogut midis feve nuk është thjesht për të shkatërruar materializmin shkencor dhe botëkuptimin rrënues materialist, por sepse natyra e vërtetë e fesë e kërkon këtë dialog. Hebraizmi, krishterimi, Islami, madje edhe hinduizmi dhe fetë e tjera botërore pranojnë të njëjtin burim për vete dhe, duke përfshirë dhe budizmin, kanë të njëjtin qëllim. Si një mysliman, unë i pranoj të gjithë profetët dhe librat e sjellë përgjatë historisë për popujt të ndryshëm dhe e vlerësoj besimin në to si një parim esencial të të qenit mysliman*". Dhe, me plot dije e krenari, konstaton: "*Një mysliman është një ndjekës i vërtetë i Abrahamit, Moisiut, Davidit, Jezusit dhe të gjithë profetëve të tjerë. Mosbesimi në një profet apo libër të shenjtë do të thotë që dikush nuk është mysliman. Kështu ne pranojmë tërësinë dhe unitetin thelbësor të fesë që është një simfoni e bekimeve dhe e mëshirës së Zotit dhe universalitetin e besimit në fe*".

Madhështia e *Thirrjes* për dialog ndërfetar e ndërkulturor të *Mësuesit shpirtëror* të miliona myslimanëve në botë, *Fethullah Gylen*, dokumentohet urtësisht nga konstatimet në vijim: "*Të pavëmendshëm ndaj mënyrës se si ithtarët e tyre e zbatojnë besimin në jetët e përditshme, vlerat e pranuara përgjithësisht siç janë dashuria, respekti, toleranca, mirëkuptimi, mëshira, të drejtat humane, paqja, vëllazëria dhe liria lartësohen nga feja. Shumë prej tyre janë në përputhje me përparësinë që kanë në mesazhet e sjella nga Moisiu, Jezusi dhe Muhamedi si dhe në mesazhet e Budës dhe madje të Zarathustrës, Lao-Tzu, Konfucit dhe të dijetarëve hindu*". Duke e parë Islamin si fe vazhduese dhe plotësim të krishterimit, si dhe përvojën e *Muhamedit* si përvojë besnike të Krishtit, saktëson se "*Ne kemi një traditë profetike të dokumentuar pothuajse plotësisht në literaturën e haditheve që Jezusi do të rikthehet kur fundi i botës të jetë afër" dhe se "ajo që ne kuptojmë është se afër fundit të kohës, vlerat si dashu-*

*ria, paqja, vëllazëria, mirëkuptimi, altruizmi, mëshira dhe pastrimi shpirtëror do të kenë përparësi, siç ishte gjatë periudhës së profecisë së Jezusit*".

I një rëndësie tërësisht të veçantë për botën myslimane dhe njerëzimin është *Mesazhi i Gylenit* për popullin amerikan, lidhur me sulmin terrorist në "*Kullat Binjake*", më 11 shtator 2001, të cilin e filloi me theksimin: "*Unë dua ta bëj të qartë që çdo aktivitet terrorist, nuk ka rëndësi nga kush është ndërmarrë ose për çfarë qëllimi, është një goditje e rëndë për paqen, demokracinë dhe njerëzimin. Për këtë arsye, asnjë njeri - dhe, sigurisht, asnjë mysliman - nuk mund ta aprovojë aktivitetin terrorist. Terrori nuk është pjesë e kërkimit të arritjes së pavarësisë apo shpëtimit. Ai merr jetë njerëzish të pafajshëm*".

Në vazhdim, me një guxim qytetar i të së ardhmes, i shuguruar për drejtësinë, konstaton: "*Ky akt i fundit terrorist, i cili është më i përgjakshmi dhe më i dënueshmi, është më shumë se një goditje kundër Shteteve të Bashkuara të Amerikës - ai është një goditje kundër paqes botërore si dhe kundër vlerave demokratike universale dhe vlerave njerëzore. Ata që e kryen këtë krim të shëmtuar mund të konsiderohen vetëm si njerëzit më mizorë në botë*".

Ndaj, si një promete në *Rrugë gjerë të Zotit*, u apelon bashkëfetarëve: "*Ju lutem, më lini t'ju siguroj që Islami nuk e pranon terrorizmin në asnjë formë. Terrorizmi nuk mund të shfrytëzohet për të arritur ndonjë qëllim islam. Një terrorist nuk mund të jetë mysliman dhe një mysliman i vërtetë nuk mund të jetë terrorist. Islami kërkon paqe dhe Kur'ani kërkon që çdo mysliman i vërtetë të jetë një simbol i paqes dhe të punojë për të mbrojtur të drejtat themelore të njeriut. Nëse një barkë ka brenda nëntë kriminelë dhe një njeri të pafajshëm, Islami nuk lejon që barka të fundoset për të ndëshkuar nëntë kriminelët, duke dhunuar kështu të drejtat e një personi të pafajshëm*".

Si një misionar hirplotë, përfaqësues i myslimanëve, u apelonte *ShBA*-ve të vepronin me gjakftohtësi, ta përballonin krimin me linjitin e të fuqishmit, t'i shqyrtonin shkaqet që mund t'i cytnin individët ose grupet për akte terroriste dhe të kinin parasysh faktin se "*dëmtimi*



*i masave të pafajshme me qëllim ndëshkimin e pak njerëzve të fajshëm nuk është në dobi të tyre, më saktë, veprime të tilla do t'u japin zemër terroristëve nga shtimi i ndonjë zemërimi ekzistues dhe nga lindja e më shumë terroristëve dhe më shumë violence. Më lini t'u kujtoj që terroristët përfaqësojnë një pakicë tejet të vogël brenda çdo shoqërie apo feje*".

Nisur nga fatkeqësitë e mëdha, të cilat njerëzit po i shkaktojnë në emër të fesë, *Mësuesi i Madh*, nuk rresht duke thërritur: "*Dialogu ndërfetar është sot një domosdoshmëri dhe hapi i parë në vendosjen e tij është harrimi i së kaluarës, injorimi i argumenteve polemizuese dhe dhënia përparësi pikave të përbashkëta, të cilat janë më të shumta se polemikat*".

Të përfundojmë: Një sentencë amerikane thotë: "*Nuk ka zgjidhje të problemit pa u ballafaquar me problemin*". Rëndësia e veprës dhe e aktivitetit të gjithmbarshëm të dijetarit të përkorë, *Fethullah Gylen*, është kolosale: për rimëkëmbjen e kombin turk modern, për botën myslimane dhe për njerëzimin në përgjithësi. *Mësimet e Gylenit* të frymëzuara nga burimet e *feve të Shpalla*, janë Ilaçi më shërues kundër inferioritetit i të qenit mysliman. Vërtet, *Gylen*, është misionari dhe avokati më i suksesshëm i *Islamit* dhe personaliteti, ndoshta i vetmi në histori, i cili për të gjallët e vet ka lidhur, pa dhunë, pa ryshfet, vetëm me fuqinë e bindjes dhe me dashuri rreth një platforme të mendimit dhe të veprimit, mijëra autoritete botërore të përkatësive të ndryshme etnike, fetare e politike dhe qindra miliona myslimanë kombesh të ndryshme.

Nisur nga rëndësia universale e veprës dhe e veprimeve praktike të Gylenit, si dhe nga rëndësia e veprimtarisë arsimore, edukative, kulturore dhe shkencore që lidhet me nismën dhe rëndësinë e Tij - si një e mirë kulturore universale, "*Simpoziumi i Heronjve të Paqes*", i mbajtur në *Universitetin Augustinian të Teksasit*, më 1-13 prill 2003, dijetarin e pashoq në shekullin e tij, *hirësinë Fethullah Gylen* e vendosi në lagjen e heronjve të paqes për periudhën 5000-vjeçare të historisë së njerëzimit, për krah *Jezusit, Budës, Gandit, Martin Luterit* dhe *Nënë Terezës*. Kjo është fitore për kombin turk, krenari për bashkësinë myslimane dhe pasuri për njerëzimin në përgjithësi.

Tiranë, 26 maj 2007

# Jeta fetare dikur gjatë sistemit komunist dhe tani në sistemin kapitalist

**Faik Miftari**

Sistemi i kaluar komunist, që ka sunduar gati gjysmë shekull, në ish-Jugosllavinë, në dallim nga vendet e tjera komuniste, në njëfarë mënyre ka qenë i një specifike të veçantë.

Në aspektin material, shtresës së gjerë shoqërore u kishte mundësuar një mirëqenie mesatare, ku klasa punëtore në përgjithësi jetonte me një standard të mirëfilltë ekonomik. Përveç orarit javor të punës prej 40 orësh, ditët e uikendit i kishte të lira, pushimin vjetor të garantuar sipas stazhit të punës, si dhe regresin e obliguar (paga) që u jepej për pushim vjetor. Krahas këtyre, sistemi arsimor dhe shëndetësor ka qenë në nivel të duhur dhe pa pagesë. Po ashtu, gjatë festave të ndryshme organizoheshin ekskursione (udhëtime) të shkurtra për në Turqi, Greqi e vende të tjera. Nxënësit dhe studentët kishin mundësinë e arsimimit që nga cikli i ulët e gjer në studime të larta, duke qenë të stimuluar të shumtën e rasteve me bursa dhe kredi. Klasës punëtore pas një periudhe të caktuar kohore, i ofrohej mundësia për të marrë banesë ose kredi shumë të favorshme për ndërtimin e shtëpive, për të zgjidhur çështjen e banimit të tyre. Në vitet shtatëdhjetë u hapën kufijtë dhe me të madhe iu mundësua secilit që dëshironte, të shkonte jashtë shtetit, dhe shumë vetave u gjenin punë në Gjermani, Austri, Zvicër, dhe po ashtu, me kontrata nëpërmes enteve të inkuadrimit të përkohshëm edhe në Libi, Irak e kështu me radhë.

Në aspektin fetar, sistemi komunist ka sjellë dëme më të mëdha gjatë tërë historisë së civilizimit njerëzor, por edhe në këtë aspekt, në dallim nga shtetet e tjera ish-komuniste, në ish-Jugosllavinë është lejuar aktiviteti fetar në një masë shumë të vogël, por rreptësisht të kontrolluar dhe nën mbikëqyrje të shtetit aktual. Në ish-Jugosllavinë popuj me përkatësi shumicë myslimane, kanë qenë vetëm boshnjakët dhe shqiptarët me një numër të popullsisë përafërsisht të barabartë, dhe në një numër shumë të vogël edhe turqit dhe romët. Shqiptarët kryesisht kanë qenë të përqendruar në trojet e veta etnike shqiptare, si në Kosovë, Maqedoni, Serbi dhe Mal të Zi, ndërsa boshnjakët kryesisht të përqendruar në Bosnjë, Sanxhak (Serbi), Mal të Zi dhe në Kosovë. Jeta fetare kryesisht zhvillohej, si të themi ”brenda 4 mureve”, që do të thotë vetëm në kuadër të xhamive, dhe jashtë kësaj hapësire nuk kishte qasje fare dhe i tërë aktiviteti fetar zhvillohej i përcjellë dhe nën kontroll të plotë të sigurimit të brendshëm shtetëror (UDB-së) jugosllave. Përveç xhamive ekzistuese, në tërë hapësirën e ish-Jugosllavisë kanë qenë aktive vetëm 2 medrese, ku bëhej shkollimi dhe aftësimi i kuadrove fetare në kohëzgjatje 5 vjet. Medreseja e Gazi Husrevbeut në Sarajevë me mësim në gjuhën serbokroate (boshnjake), ku shkolloheshin talebet (nxënësit) kryesisht nga Bosnja, Sanxhaku e Mali i Zi, dhe medreseja “Alauddin” e Prishtinës me mësim në gjuhën shqipe, ku arsimoheshin talebet (nxënësit) nga Kosova, Maqedonia, Presheva dhe aty-këtu nga Sanxhaku. Shumë më vonë, aty nga vitet ’80, u hap edhe medreseja e Isa beut në Kondovë të Shkupit.

I vetmi fakultet i studimeve islame në hapësirën e ish-Jugosllavisë u hap shumë vonë, mezi në vitin 1976, në Sarajevë. Aktiviteti kryesor fetar ishte falja e namazeve ditore, javore, mujore dhe vjetore nëpër xhami, si dhe mbajtja e derseve (ligjëratave) dhe hytbeve në to. Prania e imamëve nëpër shtëpi dhe banesa individuale me rastin e përcjelljes



së xhenazeve, si dhe këndimit të mevludeve dhe qelimeve si dhe ndejave gjatë synetive dhe dasmave – shfrytëzoheshin për të bërë dave (predikime) fetare. Në mediet e shkruara apo elektronike publike ndalohej rreptësisht çfarëdo lloji i paraqitjes së tyre, e jo më ndonjë predikim eventual fetar. Publicistika islame ka qenë shumë pak e përhapur dhe aty-këtu në Bosnjë, e fare pak a pothuaj aspak në Kosovë e Maqedoni. Në Bosnjë, gjatë viteve ‘70 botoheshin kryesisht gazeta dyjavore ”Preporod”, revista mujore ”Islamska Misao”, buletini dymujor “Gllasnik”, “Takvimi” vjetor dhe aty-këtu ndonjë libër me tematikë islame, e në Kosovë, përveç “Takvimit” vjetor, botohej buletini 3 mujor ”Edukata Islame” që nga viti 1971, dhe shumë më vonë, në vitin 1985, u përkthye dhe u botua Kurani në gjuhën shqipe dhe në vitin 1986 doli revista mujore”Dituria Islame”, e më vonë në vitin 1988, edhe revista “Hëna e re” në Shkup. Për libra në gjuhën shqipe mund të them se nuk kishte fare, përveç “Ilmihalit të vogël” të Fejzullah Haxhibajriqit, përkthyer nga Sherif ef.Ahmeti. Ne shqiptarët mungesën e publicistikës islame në gjuhën shqipe, e përmbushnim sado pak në leximin e literaturës islame në gjuhën boshnjake. Mësimbesimi mbahej pothuaj në gjysmë ilegaliteti, vetëm gjatë pushimeve verore kur nxënësit nuk i vijonin mësimet në shkolla. Në fillim të komunizmit agjërimi pengohej me të madhe, dhe vetëm në vitet e mëvonshme pati një liri për agjërimin. Regjimi komunist luftën më të madhe kundër doktrinës dhe ideologjisë fetare e zhvillonte nëpërmjet sistemit shkollor duke predikuar haptas se “feja është opium i popullit” dhe se është në kundërshtim me teorinë e evolucionit të Darvinit se “njeriu e ka prejardhjen prej majmunit”. Mësuesit, arsimtarët dhe profesorët në shkolla dhe fakultete ishin prijës, “bajraktarët” më të mëdhenj të propagandës ateiste e komuniste dhe kundër besimit dhe praktikimit të fesë. Si sot më vjen në kokë vërdallë, çasti i hidhur në fëmijërinë time, që kurrë nuk do të harroj dhe, sa herë më kujtohet kjo ngjarje gjatë jetës sime, trupi më rrëqethet: Isha në klasën e pestë në shkollën fillore në pozitën e kryetarit

të klasës si nxënës shembullor, qe muaji i bekuar i agjërimit, i Ramazanit, dhe isha i vetmi në klasë që agjëroja. Një shoqe e klasës e kishte ditëlindjen dhe kishte sjellë bonbone apo sheqerka. Rregulli shkollor ishte që unë në pozitën e kryetarit të klasës t'i shpërndaja, dhe e bëra, po sheqerkën time e futa në çantë. Kur më pa kujdestari i klasës (emrin nuk dua t'ia përmend) që sheqerkën nuk e hëngra, e zbrazi tërë "arsenalin" e vet kundër agjërimit të Ramazanit dhe fesë në përgjithësi, e duke më qortuar se agjërimi do të më pengonte në mësime e të më linte mbrapa, ndonëse unë isha nxënës i shkëlqyeshëm dhe me sjellje shembullore.

Vetëm një Zot e di se si jam ndier në lëkurën time në atë çast në moshën time 12 vjeç përballë akuzave të tilla nga kujdestari i klasës dhe i vetmuar në mesin e shokëve dhe shoqeve të klasës që nuk agjëronin.

Çasti i dytë i hidhur më ka ndodhur gjatë kohës së studimeve, në vitin 1985. Ishte muaji i bekuar i Ramazanit, dhe një ditë prej ditësh isha vonuar në ligjëratë të mëngjesit të orës 8.

Një student sufler (spiun) më denoncoi tek profesoresha se fajin e kishte Ramazani. Profesoresha (nuk dua t'ia përmend emrin) si e tërbuar me gjithë vrerin e saj, m'u drejtua me fjalët më të hidhura në kundërshtim me titullin e saj akademik, duke më thënë se tani jemi duke jetuar në shekullin XX e jo në atë të VII, në sistemin më të mirë të ekzistimit në sipërfaqe të tokës, do të thotë të socializmit vetëqeverisës. Por ja që kjo teori e së shkretës profesoreshë, i ra në ujë, vetëm pas 5 vjetësh, gjegjësisht në vitin 1990, kur ra sistemi komunist si flluskë sapuni.

Sistemi kapitalist që hyri në fuqi në vitin 1990, pas shkatërrimit të sistemit komunist, në hapësirat e Evropës, po ashtu edhe në ish-Jugosllavinë, solli risi dhe ndryshime të mëdha. Në aspektin material (ekonomik) shtresën e gjerë të klasës punëtore në këtë fazë të transicionit e solli në minimum mbijetesën e tyre, si dhe në fazën e privatizimit e la shumicën e punëtorëve pa punë dhe rrugëve pa kurrfarë perspektive. Sistemi kapitalist e eliminoi shtresën e mesme të qytetarëve dhe krijoi vetëm dy shtresa qytetarësh, shtresën e lartë (të pasur) që përbën 20% të strukturës së gjithmbarshme të shoqërisë, si dhe 80% shtresën e ulët (të varfër) me minimumin e ekzistencës njerëzor. Ky transicion solli probleme të mëdha ekonomike dhe jetësore, shërbimi shëndetësor u kufizua shumë, sistemi i arsimimit ra në shkallën më të ulët që nga themelimi i tij, shkatërrimi i fabrikave, mbetja pa punë e punëtorëve si pasojë e ristrukturimit dhe privatizimit të ndërmarrjeve shoqërore. Zvogëlimi i interesimit të nxënësve dhe studentëve për mësime dhe studime, falë mungesës së stimulimit të tyre me bursa dhe kredi, dhe si pasojë e rritjes së kostos së arsimimit. Aq shumë është vështirësuar jeta, saqë kryefamiljarët janë përqendruar tek mbijetesa dhe gjetja e mënyrës për të ushqyer dhe mbajtur gjallë familjen. Fati ka dashtë që gjenerata ime të bëhet kurban i këtij transicioni, do të thotë i kalimit nga sistemi i atëhershëm komunist në sistemin e tanishëm kapitalist si dhe ristrukturimi i ekonomisë shtetërore (të centralizuar) në ekonominë e tregut (të privatizuar).



Me një dallim nga aspekti që jeta fetare ka pësuar një ristrukturim në avancimin dhe zhvillimin e jetës fetare. Jeta fetare ka dalë prej aktiviteteve të zhvilluara të gjeratëhershme në "4 mure" në xhami, në pallate të kulturës, amfiteatro, qendra sportive, ku organizohen manifestime të ndryshme fetare, ligjërata, seminare, mbrëmje kuranore, mbrëmje ilahish e kasidesh për nder të netëve të shënuara të fesë sonë islame. Prania e kulturës islame është shtrirë edhe në mediet e shkruara dhe elektronike, por jo në atë masë sa është e nevojshme për strukturën e gjerë të shoqërisë.

Po ashtu publicistika islame ka përjetuar një "bum" në botimin dhe editimin e librave të ndryshëm me tematikë islame, ashtu që sot është e pamundur të ndiqet dhe të lexohet literatura islame që botohet anembanë trojeve shqiptare. Gjersa isha si fëmijë dhe i ri, pritja me padurim me javë dhe muaj të tërë për të lexuar gazetat e revistat me tematikë fetare, ndërsa ardhja në dorë e ndonjë libri eventual ishte sihariq i vërtetë. Janë hapur edhe medrese të e reja me paralele për djem e vajza, në Prizren e Gjilan, si dhe Fakulteti i Studimeve Islame në Prishtinë e Shkup. Në Bosnjë dhe Serbi në shkollat fillore e të mesme, mësohet edhe lënda fetare, gjegjësisht mësimbesimi, në Maqedoni do të fillojë në vitin e ardhshëm shkollor 2007/2008 dhe vetëm në Shqipëri dhe në Kosovë një gjë e tillë as që është planifikuar ende.

Sistemi i telekomunikimit dhe rrjeti i internetit na ka mundësuar nëpërmes ueb faqeve të ndryshme të kemi qasje në botime të ndryshme të publicistikës islame nga Bota Islame si në gjuhën angleze, arabe, turke, perse, urdu, malaje e kështu me radhë. Në kohën e tanishme një fetva apo një ligjëratë e mbajtur p.sh. nga shejhu i shquar i kalibrit botëror, dr. Jusuf el Kardawi, jemi në gjendje pas vetëm ca kohësh ta lexojmë në cilëndo gjuhë botërore. Por në këto kushtet e reja të zhvillimeve telekomunikuese, i vetmi problem akut me të cilin përballemi, është koha e paktë në dispozicion për lexim, studim, shkrim.

Këtë shkrim do të përmbyll me fjalët e ish-myftiut të Sarajevës dhe ambasadorit të akredituar të BeH në Arabinë Saudite, Mehmedalia Haxhiç: "Derisa në kohën e sistemit komunist kemi pasur kohë të mjaftueshme, por nuk kemi pasur mundësinë e të shprehurit dhe të mendimit të lirë islam, në sistemin e tanishëm kapitalist kemi lirinë e të shprehurit dhe të menduarit të lirë islam,por nuk na mbetet kohë as për të falur 5 vaktet e namazit në kohën e rregullt të faljes."

# Agresiviteti dhe krimi

Sjelljet agresive kanë ekzistuar si motive primitive irracionale, jo vetëm tek qeniet anomale, por fatkeqësisht edhe tek ato njerëzore.

Veprimet e tilla janë shpesh të ndërlidhura me krimin. Jo rrallë ato kontrollohen dhe nuk përfundojnë me pasoja. Ka edhe raste kur agresiviteti rritet në shkallë afeksioni dhe përfundon me krim.

Secili agresivitet nuk mund të jetë krim, ekziston dallimi në mes të agresivitetit dhe krimit, përkatësisht kriminalizimit të viktimës. Sido që të jetë, këto dy të këqija veprojnë në mënyrë unike gjer tek rrjedhimi kriminal. Agresiviteti është një çështje që kërkon sqarime multidimensionale, multishkenciore si p.sh në sferën socio-psikologjike, antropologjike, religjioze, biologjike, kriminalistike, juridike, shëndetësore e të tjera.

Gjithherë, në çdo kohë është parashtruar pyetja ontologjike: Ku i ka rrënjët agresiviteti? Ka mendime në përgjigjen për këtë kësaj pyetje, sidomos tek sociologu Llombrozov, se një veprim i tillë sociopatologjik tek të rriturit si dhe delikuenca tek të miturit, qëndrojnë në natyrën e lindur të individit si predispozita negative natyrore, instinkte irracionale që të tjerëve t'u shkaktojnë ofendime verbale, dëmtime fizike e deri në privim nga jeta - krim. Në motivin biologjik fillesat e sjelljes agresive kanë bazë hormonale dhe, nga hiperfunksionaliteti i hormonit testisterol shkaktohet tendosja nervore, për arsye se baza organike fiziologjike-hormonale është në funksion të jetës psikike dhe nga ky rrjedhim ndodh sjellja agresive. Agresiviteti rrënjet mund t'i ketë edhe në mjedisin social dhe në interaksionet e marrëdhënieve të individit me mesin shoqëror, për arsye se individi jo vetëm është produkti i marrëdhënieve të mjedisit familjar, po edhe të grupit shoqëror në të cilin jeton dhe bashkëvepron. Ai shpesh, për t'u shquar nga të tjerët me çdo kusht, zgjedh formën e sjelljes agresive, në mënyrë që sjelljet e veta t'u imponojë me forcë të tjerëve; kjo zhvillohet në formë të një presioni agresiv verbal ose fizik. Ata që nuk pranojnë një presion të tillë, natyrisht duke kundërshtuar dhe reaguar me agresivitet, hyjnë në konflikt. Këtij konflikti i paraprin motivi dhe sjellja agresive në njërën anë, si dhe reagimi agresiv, në anën tjetër. Në fillim nis agresiviteti verbal (fyerja, etiketimet, kërcënimet etj.) e më vonë, këtij paragjykimi sistematik i paraprin predispozita për t'u futur në konflikt më të thellë gjer në konfrontim fizik. Pra, agresiviteti është motiv i luftarakësisë që në disa raste përfundon me plagosje serioze dhe me privim nga jeta-krim.

Ky fenomen është trajtuar edhe në bazë religjioze: Rasti i "vëllavrasjes - Kainit dhe Kabilit!" mëkati më i madh i gjinisë njerëzore nga paraardhësit tanë, është një gjurmë e zezë që fatkeqësisht përsëritet në çdo kohë dhe çdo shoqëri. A thua fuqizohet ndonjëherë thënia e Hobsit në raste të tilla kriminale: "Njeriu për njeriun është ujk" tek individët e tillë kjo gjendje është e prirur nga egoizmi ekstrem; nga një egoizëm irracional rrjedh destruktiviteti si prirje e sëmurë që vepron si një obsesion i vazhdueshëm për të dominuar me çdo kusht, në mënyrë irracionale në raport me të tjerët. Dhe nga gjithë kjo gjendje e akumuluar, rrjedh konflikti - krimi.

Duke mbajtur parasysh bindjen se njeriu është qenia më e humanizuar në planet, të cilën në çdo periudhë e ka karakterizuar interaksioni i solidarësisë e modestisë. Me gjithë suksesin human dhe integrues, ka edhe raste ku del në shesh irracionalja si formë e sjelljes primitive-agresive. Këtë edhe në periudha të hershme e ka përjetuar njerëzimi, mjafton të ilustrohet shembulli i inkuizicionit banal e brutal edhe në periudhat e mesjetës. Nga gjithë ky vështrim rrjedh mesazhi se njeriu është krijesë e ZOTIT FUQI PLOTË, që u krijua dhe u privilegjua me funksione humane që individualiteti i tij të konkretizohet në përmasën ekzistenciale në raport me veten dhe mjedisin social; këto dimensione do të përcaktonin edhe dimensionin interplanetar transhendental, ku tek njerëzimi do të zotëronin paqja, harmonia, respekti i ndërsjellë, si vlera universale humane dhe shpirtërore.

Në KURAN (suretu esh-Shems) vërtetohet me ajete kuranore Fjala e ALLAHUT (ajeti 9) "... pra, ka shpëtuar ai që e pastroi vetveten" dhe (ajeti 10) "E ka dështuar ai që e poshtëroi vetveten".

***Prof.soc. Murat Gashi***



# Përshtypjet nga Kosova dhe ligjëratat e gjuhës osmane në Arkivin e Kosovës

Dr. Mustafa Küçük

Me nënshkrimin e marrëveshjes ndërkulturore në mes Turqisë dhe Kosovës, me ftesën e Arkivit të Kosovës dhe me aranzhimin e Drejtorisë së Përgjithshme të Arkivave Shtetërorë të Republikës së Turqisë, gjatë periudhës 4 shtator - 29 nëntor 2006 në qytetin e Prishtinës, pikërisht në Arkivin e Kosovës, mbajta ligjërata të leximit dhe vlerësimit të dokumenteve të shkruara osmane.

Me mbulimin e shpenzimeve të udhëtimit nga TIKA, si dhe me mbështetjen e Arkivit të Kosovës në punën time të mëtutjeshme, më 4 shtator, afër iqindisë, mbërrita në Prishtinë, më 5 shtator 2006, e martë, në ceremoninë e mbajtur në Arkiv filluam ligjëratën e parë, ku merrte pjesë edhe zëvendësministri i drejtësisë, z.Alltaj Surroi.

Orari i ligjëratave qe nga ora 09.00-13.00 për çdo ditë pune. Nga ora 10.30-11.00 caktuam të bënim një pauzë për ngrënie dhe pak relaksim. Për ecurinë e rregullt të mësimit rregulluam një fletë evindentimi për nënshkrime. Fiksuam një tabelë shkrimi që do ta përdornim. Për fotokopjimin e dokumenteve që do lexonim, patëm dobi nga ndihma e pjesëmarrësve.

Fjalimi i hapjes premtoi interesimin serioz për organizimin e kursit si dhe besohej nga të gjithë pjesëmarrësit për shërbimin e madh që do të krijonte. Më saktësisht, nevoja për organizimin e këtij kursi si dhe inicimi në një mënyrë zyrtare, është bërë nga Refike Sylçevsi, transmetuar përmes Dr.Jusuf Osmanit, me kërkesën e tij drejtuar Drejtorisë së Përgjithshme të Arkivave Shtetërorë.

Këtë kërkesë të bërë nga Kosova, drejtori ynë i përgjithshëm Doç.Dr Yusuf Sarinay, e sheh si të mundshme, së bashku me asistentët e tij Doç.Dr Mustafa Budak dhe Halilullah Ozcan, të cilët lehtësuan punët e mëtutjeshme dhe të cilëve u jam falënderues. Gjithashtu ekspertit të TIKA-së Dr.Mehmed Sakir Yilmaz-it i jam mirënjohës për angazhimin e tij rreth punëve përgatitore.

### Metoda që praktikova në kurs dhe informata lidhur me ligjëratat

Fillimisht në kurs kemi nisur njohjen/mësimin e dokumenteve me shkrimin RIK'A, ngase është vërtetuar se dokumentet e sjella në Arkivin e Kosovës nga Arkivi Osman si dhe ato që gjenden në Arkivat e Kosovës, i përkasin llojit të shkrimit RIK'A. Gjatë leximit të dokumenteve janë bërë përpjekje edhe në mësimin e turqishtes si dhe është bërë transkriptimi e leximi i shpeshtë i dokumenteve nga vetë kursistët.



Dr. Mustafa Küçük me myftiun e Kosovës Mr. Naim Tërnava

Për kuptimin e përmbajtjes së dokumenteve, veçanërisht fjalëve të rëndësishme në dokumente, i është kushtuar kujdes i veçantë terminologjisë turke dhe shqipe, e në këtë aspekt kemi përfituar nga kursistët që dinin turqisht. Rregullisht janë mbajtur provime me shkrim dhe me gojë, në mënyrë që kursistët të krijonin lidhshmëri me dokumentet. Nga pikëpamja se një tekst mund të lexohet drejt vetëm atëherë kur është i kuptueshëm, ca tekste dhe paragrafe të shkurtra janë shqiptuar nga kursistët dhe në këtë mënyrë nuk është neglizhuar mësimi i elokuencës dhe diksionit. Që të krijojnë lidhshmëri më të lehtë me temat dhe prejardhjet e dokumenteve, një muaj pas fillimit të kursit, kursistëve u janë ofruar dokumente nga Arkivi i Kosovës.

Që nga fillimi i muajit të fundit, me organizimin e një provimi, kursistët i kemi ndarë në dy grupe dhe njërit grup i është vazhduar mësimi i shkrimit RIK'A, ndërsa për grupin tjetër ka filluar mësimi i shkrimit DIVANI, për arsye se leximi dhe vlerësimi i dokumenteve të periudhës osmane kërkon edhe njohjen e shkrimit DIVANI. Ekzistenca e *Fermaneve dhe Berateve* jashtë administratës qendrore osmane dhe shkrimi i tyre me llojin DIVANI, si dhe për shkak të numrit të kufizuar të arkivistëve që njohin këtë lloj shkrimi, është një nevojë e madhe për arkivat që të mësohet edhe ky shkrim nga pjesëmarrësit në kurs.

Sikurse do të shihet më poshtë, shtatë persona nga kursi kanë fituar të drejtën të marrin certifikatën "Hyrje në gjuhën osmane" dhe njëzet pjesëmarrës të tjerë kanë fituar të drejtën për t'u pajisuri me certifikatën "Leximi i teksteve me shkrimin RIK'A". Tre nga kursistët ishin turq, kurse disa e njihnin mirë turqishten. Të aftësuar në leximin e dokumenteve osmane, disa nga kursistët nuk janë në gjendje të flasin dhe të shkruajnë në gjuhën turke.

### Vlerësimi ynë lidhur me rëndësinë e kursit

Ne mendojmë se me realizimin e vazhdimit të këtij kursi do të ishte e mundur t'u mësohej leximi i teksteve RIK'A atyre që janë në fazën hyrëse të leximit të dokumenteve, si dhe atyre që filluan shkrimin DIVANI vazhdimi i mësimit të këtij shkrimi, veçanërisht mësimi i turqishtes standarde.

Posaçërisht leximi i dokumenteve osmane në Universitetin e Prishtinës si dhe mësimi i teksteve letrare nga ana e studentëve turq apo e studentëve shqiptarë që e njohin turqishten e që është vërtetuar se janë në një nivel jo të kënaqshëm, po edhe e prezencës politike dhe kulturore të Turqisë në këtë vend si dhe analizimi i drejtë i ngjarjeve në këtë vend, janë rrethana të një rëndësie të veçantë.

Në të vërtetë, kjo çështje nuk është përmendur vetëm nga ana jonë, por ka zënë vend në të gjitha takimet që kemi pasur me drejtues të radio-televizioneve, drejtues universitarë si dhe nga qeveritarë.

### Disa nga veprimtaritë që zhvillova në Kosovë

Duke kryer detyrën e dhënë nga Drejtoria e Përgjithshme e Arkivit Kryeministror të Shtetit, u mundova të jepja kontribut edhe jashtë obligimit tim, kështu që në Universitetin e Prishtinës, përkatësisht Degën e Turkologjisë, mbajtëm ligjërata të oratorisë në mënyrë që të jemi ndihmues në njohjen e kulturës dhe qytetërimit turk. Këto ligjërata i realizuam me ndihmën dhe mundin e koordinatorit e degës së Turkologjisë që në kursin e osmanishtes tregoi interesim serioz, z.Isa Sylçevsit. Ai në raste të lira merrte pjesë edhe vetë në këto ligjërata.

Në degën e Turkologjisë të Universitetit të Prishtinës gjatë ligjëratave të oratorisë, nuk patëm rastin të kishim numër

të njëjtë të pjesëmarrësve si në ligjëratën e parë, po, megjithatë gjithnjë kaluam mirë.

Ligjëratat e vetë degës ishin në të njëjtën kohë dhe në ligjërimet tona mesatarisht kishte rreth 8-9 pjesëmarrës. Në këto ligjërata janë lexuar tekste nga vepra të rëndësishme të kulturës turke dhe janë bërë vlerësime rreth këtyre veprave. Në ligjërata jemi përpjekur t'i përgatisim studentët për të kuptuar tekstin në pikëpamje letrare dhe të kenë lexueshmëri të rregullt, për arsye se gjatë angazhimit tonë një ndër çështjet më të rëndësishme që kemi vërejtur, është pamjaftueshmëria e kuadrit për të bërë përkthime standarde-letrare qoftë nga gjuha turke në gjuhën shqipe ose anasjelltas.

Kjo qoftë për veprimtarinë që po zhvillohet aty, qoftë edhe për vetë turqit që jetojnë atje, është një gjendje jo e kënaqshme. Më 25 nëntor 2006, e premte, në Arkivin e Mitrovicës u organizua dhe u promovua libri për Isa Boletinin (1864-1916), njëri nga heronjtë e Kosovës, për nder të të cilit mbajta një fjalim që tërhoqi vëmendjen si të familjarëve të tij, po ashtu edhe të medieve. Në fjalim shpreha se njerëzimi gjatë zhvillimit duhet të shkelë i sigurt mbi gjurmët e të kaluarës dhe medoemos të marrë forcë nga kjo që të jetë forcë shtytëse edhe për të ardhmen. Sikur ky rast me heronjtë tanë, me thesaret tona që na japin forcë të ecim të sigurt në të ardhmen tonë. Pas fjalimit, së bashku falëm namazin e xhumasë në xhaminë e shenjtë të Isa beut, ku imam është Mulla Asllan Murati. Me dëshirën e drejtorit të arkivit udhëhoqa namazin dhe i gjithë xhemati, si shqiptarë ashtu edhe turq, mbetën të kënaqur dhe shfaqën admirim të jashtëzakonshëm. Me ftesën e drejtorit të arkivit, shumë herë kemi realizuar vizita ngushëllimi dhe në disa prej atyre vizitave, për shpirtin e të vdekurve kemi lexuar edhe Kuran, siç ndodhi në ceremonialin e varrimit të njërit prej punëtorëve të arkivit, Adem Abdylit, ku lexuam Jasini Sherifin, që u prit pozitivisht nga familja dhe të afërmit.

### Simpoziumi ndërkombëtar

Në simpoziumin ndërkombëtar të mbajtur më 16,17 shtator 2006 në Prishtinë, me temën "SIX CENTURIES OF ISLAM AMONG ALBANIANS" pati edhe pjesëmarrës turq. Ndër këta qenë Prof.Dr Cezmi Eraslan, Prof.Dr Ali Aslan, Doç.Dr Arzu Terzi dhe nga Arkivi Osman Kryeministror Ayten Ardel lexuan kumtesat e tyre. Në fjalimin e tij në simpozium, drejtori i Arkivit të Kosovës, Dr.Jusuf Osmani falënderoi për përkrahjen drejtorinë e përgjithshme të Arkivave Shtetërorë të Turqisë dhe më ftoi që t'u drejtohesha pjesëmarrësve me një fjalim. Aty paraqita shkurtimisht punën tonë lidhur me kursin e gjuhës osmane, rëndësinë e pashoqe burimore si politike ashtu edhe historike të dokumenteve të periudhës osmane, si dhe shpreha mosinteresimin e historianëve të këtushëm për gjendjen e tanishme si dhe mosvlerësimin e kësaj mundësie. Me këtë rast u detyrova të kundërshtoja profesorin e historisë, Muhamed Pirrakun, për aludimin e tij gjoja se poeti i ndjerë dhe myderrizi Mehmet Akifi ka shkruar Marshin e Pavarësisë për të holla. Aty shpjegova se situata ka qenë krejt e kundërt, se Mehmet Akifi nuk ka pasur dëshirë të dërgonte poezinë e tij kur kishte dëgjuar se poezia fituese do të shpërblehej dhe të hollat e fituara me atë rast, më pastaj i kishte falur.

Gjatë punës sime pata rastin të isha pjesëmarrës në promovime, prezantime, ftesa dhe njoftime të ndryshme, dhe në disa sosh gjeta mundësinë edhe të mbaja fjalime. Nga këto, i ftuar me rastin e hapjes së një xhamie të re në Mitrovicë, shpreha përshëndetjet, selamet miqësore si një mik i ardhur nga Turqia si dhe shfaqa gëzimin tonë për hapjen e xhamisë.Fjalimin e përfundova me një dua.

Me njoftimin se një pjesë e xhematit nuk mund të kuptonte gjuhën turke, kërkuan që të vazhdoja në gjuhën arabe, por me këmbënguljen time, këshilli organizativ siguroi një përkthyes dhe xhematlinjtë mbetën të kënaqur. Në iftaret që bëmë së bashku, patëm rastin të shijonim dhe të kalonim bukur me begatitë e Ramazani Sherifit. Meqenëse kisha dëshirë dhe veshi gjithnjë më rrinte tek ezanet e Stambollit, në shtëpinë ku banoja, përmes televizionit u sigurova që të ndodhesha më pranë Stambollit.

Lajmet që dolën në medie lidhur me kursin, tërhoqën vëmendjen e kosovarëve si për kursin, po ashtu edhe për individët që posedonin dokumente – tapi, të cilët treguan një interesim për mua, kështu që shumë njerëz që takuam pas këtyre lajmeve, treguan që ishin informuar rreth aktivitetit tonë dhe se na kishin parë përmes televizionit. Përmes kësaj shumë njerëz na kanë ofruar tapi dhe dokumente osmane që posedonin, e më pas ne i kemi njoftuar për përmbajtjen e tyre. Disa pedagogë dhe publicistë na kanë pyetur se a mund t'u ndihmojmë lidhur me disa prej punimeve të tyre.

Njëri prej njerëzve që posedonin dokumente osmane, ishte Ahmet Perteshi i cili punonte në dyqanin e fotokopjes në hyrje të banesës sime, shumë nga të afërmit e të cilit jetojnë në Stamboll. Posedonte afërsisht 100 dokumente dhe disa prej tyre, ato që ishin më të përshtatshmet, i kam bërë 30 komplete dhe i kam shtyrë t'i lexonin kursistët. Shpresoj t'i ketë pëlqyer që në vend të pagesës të më kryente këtë shërbim. Mirëpo rezymenë e disa dokumenteve kishte qenë e shkruar t'ia dërgoja prej këtu (Stambolli). Qëllimi im i leximit të këtyre dokumenteve nga ana e studentëve, ishte që të mbaja akoma më në nivel dijen për osmanishten, e cila ka mundur të dobësohet pas kursit dhe bëmë punë praktike së bashku, që ishin të nevojshme për punën e studentëve pas kursit.

Në shtëpinë e Xhejlane Ustaibos (pjesëmarrëse në kurs) dhe burrit të saj doktor Zejnelabedin Ustaibos, pata rastin të shihja dhe të mësoja lidhur me librat e rëndësishëm të drejtuesit shumëvjeçar të çështjeve fetare në Kosovë, Ismail Haki Ustaibos. Njëri ndër këta libra qe një vepër me emër "Delâilü'l Hayrât" (1275 H / 1858 M), që i përkiste piktorit, bukurshkruesit dhe tugrashkruesit Mustafa Rakim'i. I shtypur në një shtypshkronjë të Bosnjës, ky libër kishte një bukuri shkrimi të jashtëzakonshme.

### Shëtitjet dhe vlerësimet në Kosovë

Prishtina kryen funksionin e kryeqytetit të Kosovës. Qendra e qytetit përbëhet prej tri xhamive të periudhës osmane të ndërtuara pranë njëra tjetrës së bashku me Çarshi Mahallën si dhe me pjesët e mëvonshme moderne, më të zhvilluara. I tërë qyteti është i vërshuar nga makinat, përveç kalldrëmeve. Më duhet të përmend se ishim dëshmitarë të thithjes së pluhurit gjatë rregullimit dhe renovimit të rrugëve në qendër të qytetit. Por shpreh kënaqësinë time për kalldrëmet e zbukuruara me pemë. Në këtë shkrim do të përpiqem t'u bëj një prezantim të përgjithshëm qyteteve të tjera të Kosovës, pasi nuk është e mundur t'u bëj një prezantim të detajuar dhe të mjaftueshëm, sepse të shkruash për secilin një nga një, do të dilnim jashtë rregullave të revistës. Me qëllim vlerësimi, kjo pjesë do të ketë një karakter të përgjithshëm.

Njëra ndër vizitat e rëndësishme zyrtare që bëmë në Prishtinë, qe vizita që i bëra Kryetarit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Naim Tërnavës. E vizituam së bashku me Dr.Jusuf Osmanin, Gazmend Berishën dhe Refike Sylçevsin. Mendimet për politikat dhe idetë rajonale të shprehura në këtë takim, qenë të frytshme për të dyja palët. I interesuar për së afërmi për Turqinë dhe në marrëdhënie të rregullta me zyrtarë turq, kryetari Naim Tërnava shprehu dëshirën që të jetë edhe më i interesuar për Turqinë.

Ndër qytetet e rëndësishme të Kosovës, pa dyshim që është Prishtina. Xhamitë 700-vjeçare të bëra nga turqit, si dhe Tyrbeja e Sulltan Muratit, Universiteti i Prishtinës, Parlamenti, Kryesia e



*Gjendja jo e mire e nishaneve në oborrin e Xhamisë së Hadim Sylejmanit*

Bashkësisë Islame, Medreseja "Alaudin", Muzeu i Eminxhikëve, së bashku me institucionet tjera, spikasin rëndësinë e Prishtinës. Megjithëkëtë, shikuar nga aspekti i gjallërisë dhe kulturës turke, Prizreni dallohet nga qytetet e tjera dhe ky fakt përmendet nga të gjithë. Kështu që ishte kësmet të shkoja atje nja katër herë dhe një herë të mbaja fjalim në një dernek turk. Nevojitet shumë kohë për t'i evidentuar monumentet historike në Prizren. Vizita në Arkivin e Prizrenit dhe në Taborin Ushtarak Turk, qe shumë e këndshme.

Gjithashtu vizita në Teqenë Saraçhane, së bashku me veprat historike dhe letrare që patëm rastin t'i shihnim aty, pasuruan vizitën tonë. Në Gjilan u takuam me pronarin e apartamentit ku banoja unë, në Prishtinë, Nexhmedin Selmanin, dhe nuk patëm rast të shëtisnim, megjithëse shkuam së bashku me zonjën Refike. Para fillimit të punës në arkiv, Refikja kishte ligjëruar në Gjilan dhe aty jeton edhe sot së bashku me familjen e saj.

Megjithëse në Gjakovë shkuam tri herë radhazi, nuk arritëm t'i realizonim të gjitha, meqë Gjakova është e pasur me monumente historike. Në luftën e fundit të vitit 1999, vendet e shkatërruara janë rindërtuar. Përgjatë rrugës për në Gjakovë, në rrethinë përpunohet një lloj guri rrasash, dhe prej andej shpërndahet në tërë Kosovën. Rëndësia e teqeve në qytet dhe vlera e xhamive me gurët e varreve, është e madhe. Ne vizituam Teqenë e Shejh Banit, Shejh Ruzhdiut dhe të Haxhi Shejh Musasë, ku edhe gjetëm rastin t'i shihnim veprat-dokumentet në këto teqe. Përsëri në Gjakovë Xhamia e Hadum Sylejmanit dhe medreseja bashkë me gurët e varreve, kanë një rëndësi të jashtëzakonshme, por shumica e gurëve të varrit (nishane) janë të shpërndara nëpër oborrin e xhamisë.

Mitrovica, Kamenica dhe Peja ngjasojnë me njëra-tjetrën për nga gjerësia e rrugëve dhe kalldrëmeve, veçse monumentet historike të Pejës janë më të shumta se të dy qyteteve të tjera. Fotografitë që bëmë këtu, për shkak të një gabimi, nuk arritëm t'i ruanim. Në qoftë kësmet shpresoj t'i bëjmë një herë tjetër. Arkivin e Pejës e vizituam me zonjën Refike dhe Gazmend Berishën. Drejtuesi i makinës për Mitrovicë, Kamenicë dhe Pejë, zotëri Gazmendi, me mirësjelljen dhe përzemërsinë e tij, më la përshtypje të thellë. Interesimi, ndihma dhe vullneti i madh i shefit dhe ekspertit të Bibliotekës Kombëtare, Nehat Krasniqit, për të na shoqëruar ne, bëri që të udhëtonim së bashku dy herë në Gjakovë dhe një herë në Vushtrri. Edhe Prishtinën e kemi shëtitur disa herë së bashku. Mund të themi lirisht se zotëri Nehati posedon një nga bibliotekat më të rëndësishme të Ballkanit.

I biri i tij, Xhelaledin Krasniqi, që ishte edhe student imi, na ftoi për iftar në shtëpinë e tij, ku patëm rastin të shihnim këtë bibliotekë dhe, pasi merrnim pjesë në ligjërata bashkërisht, patëm rastin ta vizitonim edhe herë të tjera. Krasniqët si një familje mikpritëse dhe bujare, kanë zënë vend në zemrën tonë si miq të familjes. Së bashku me Sead Morinën në Prishtinë dhe Prizren bëmë shëtitje të këndshme dhe morëm pjesë në iftare. Si drejtues i një organizate turke në Kosovë, Seadi po realizon punë të rëndësishme. Arsimimi në gjuhën turke dhe interesimi i tij për gjuhën osmane, është e sigurt që do të shpien në nivele më të larta angazhimin e tij.

Gjithashtu në shëtitjen tonë në Gjakovë, ne na shoqëroi Kushtrim Shehu, i cili njëkohësisht bëri përkthimin e bisedave tona dhe u dha kuptimësinë vizitave tona.

Pas vizitës në Shkup, ndaluam në Kaçanik për të falur namazin dhe për një pushim të shkurtër çaji. Aty u njohëm me profesorin e vizatimit Aziz Kyçykun. Edhe pse me mbiemër të njëjtë, ne pamë njëri-tjetrin për herë të parë. Kjo rastësi i pëlqeu pa masë drejtorit të arkivit Jusuf Osmanit.

Në Kosovën që lamë pas, kishte shqiptarë që i lavdëronin turqit gjithnjë, siç ishte Hafiz Muharrem Adili, Prof.Dr Riza Smaka, i cili tha: " Turqit janë në zemrat tona, ngase, po të mos ishin ata, ne do të ishim asimiluar në kroatë, serbë, pra gjithsesi do të ishim të krishterë", si dhe drejtori i Institutit Kombëtar të Shëndetësisë Publike në Kosovë, Prof.Dr. Jusuf Dedushaj, të cilët edhe ne do t'i kujtojmë me respekt e dashuri. Për vizitën tonë të parë bërë Tyrbes së Sulltan Muratit, i jam mirënjohës komandantit të Forcave Turke në Kosovë, z. Ali Akyol. Njëra ndër shërbimet e ushtrisë turke në Kosovë qe edhe përkujdesja ndaj monumenteve në rajon, dhe kjo detyrë vazhdon ende.

Pa dyshim që do të kujtojmë me dashuri edhe shoferin tonë Shefqetin, i cili gjatë tre muajve nuk na la të mërzitesh-im. Po ashtu nuk do të pushoj së përsërituri kujtimet dhe emrat e kursistëve, të cilëve nuk ua kam përmendur emrat, por ata gjithnjë do të kenë vendin e tyre të veçantë në mendjet dhe zemrat tona.

Më duhet të përmend se materiali i shumtë për Prishtinën, kërkon një dosje të veçantë, por për shkak të modestisë, kemi përfunduar me kaq. I njohur për shërbimin e tij në edukimin e brezave, dhe miqësinë ndaj turqve Hoxhë Hafiz Muharrem Adili, i cili gjatë daljes nga namazi i xhumasë, tha se gëzohet kur sheh vizitorë nga Turqia dhe se bën lutje për ta. Së bashku në fotografinë me të, shihet edhe Hafiz Nexhip Karaevli, i cili mori pjesë në kurs dhe njëkohësisht bën magjistraturën në Universitetin e Prishtinës lidhur me gjuhën osmane.

### Ndarja nga Kosova

Disa nga shkrimet e mia lidhur me ligjëratat, pata rastin t'i drejtoja në shqip përmes përkthimit të bërë nga Dr.Hatixhe Ahmeti, po ashtu edhe një shkrim lamtumirës të përkthyer në gjuhën shqipe ua pata dhënë të gjithëve. Këtë tekst ndiej kënaqësi ta ndaj edhe me ju.

*19 Nëntor 2006. E diel, Prishtinë*

*Më në fund erdhi çasti i padëshiruar i ndarjes... Më 4 shtator, ditë e hënë, kur zbrita nga aeroplani, më pritën zonja Refike, zotëri Gazmendi dhe zotëri Nexhmedini. Pastaj vazhduam rrugën për në restorantin Rugova, ku në mesin tonë erdhi edhe Dr.Jusuf Osmani; këtu hëngrëm së bashku drekën e parë. Nga ajo ditë e bukur me diell, filluam të ndajmë së bashku të mirat dhe ja erdhi përfundi i periudhës së përcaktuar tremujore!*

*Atë ditë, derisa po i thosha një bote të re "Merhaba", "Tungjatjeta", isha i emocionuar a thua ku do të vendosem, tani pas kalimit të këtyre ditëve, gjithçka ndryshoi, sepse pashë se vërtet ndodhesha në një ambient ku ende frymon kultura dhe dashuria e njëllojtë. Por mendoj se edhe ju keni të njëjtat përjetime dhe që tani kemi filluar ta ndiejmë në zemër dëshpërimin apo më konkretisht momentin kur do të ndahemi. Me një fjalë, unë*

*tani, edhe pse jam i dëshpëruar se po ndahem nga ju e në anën tjetër edhe krenar dhe fatlum se dashurinë dhe lidhjet e ngushta që kisha me ju për një kohë, lirisht mund të them se më ndanë nga bota ime. Mendoj se edhe ju keni të njëjtat përjetime dhe keni mbjellë thellë dashurinë time në zemrat tuaja, ose të paktën keni përjetime të njëjta që ndonjëherë u përshkojnë shpirtrat tuaj, andaj: "Ditën kur do të ndahemi ta vazhdojmë edhe më tej harenë e ditës kur jemi njohur, si dhe kjo le të jetë moto për vazhdimin e mëtejmë të lidhjeve tona!...*

*Historinë e shkakut të ardhjes sime në Kosovë edhe unë edhe znj. Refike e shpjeguam disa herë në bisedat tona në radio dhe televizion: "Kjo është një marrëveshje që realizohet për herë të parë në mes këtyre dy shteteve, rezultatet e së cilës do të dalin në shesh në të ardhmen, e mu atëherë kur do të shijohet fryti i këtij rezultati me kuptimin e plotë të fjalës, do ta kristalizojmë edhe më shumë rëndësinë e kësaj marrëveshjeje. Në këtë mënyrë kursi që u organizua në Arkivin e Kosovës, i afroi të dy popujt në sfera të ndryshme dhe ishte një aktivitet i jashtëzakonshëm serioz dhe shkencor. Të marr përgjegjësinë për një ngjarje kaq të rëndësishme dhe ta udhëheq këtë aktivitet madhështor tre muaj, është respekt për mua dhe sado që ta falënderoj Allahun e Madhëruar, është e pamjaftueshme.*

*Gjithashtu edhe për ata që më ftuan këtu dhe zyrtarët që më dërguan, duatëlutjet e mia ndaj tyre nuk do të mungojnë asnjëherë, gjithmonë do t'i kujtoj me respekt dhe dashuri në zemrën time.*

*Përderisa disa njerëz në një pjesë të gjatë të jetës së tyre përjetojnë pak ndryshime dhe emocione, ndërsa shumë pak njerëz përjetojnë emocione të panumërta, nga një periudhë e shkurtër kohore si dhe mundohen të gjejnë rastin dhe të fitojnë eksperiencë nga këto aktivitete që u ndodhin edhe në këtë kohë fare të shkurtër. Kjo nuk shpjegohet se ndodh e ka të bëjë vetëm tek njerëzit që janë shumë të lëvizshëm apo kanë personalitet më universal, kjo pra ndodh, pikërisht tek ata njerëz që në shpirtrat e tyre në të njëjtën kohë kanë stabilitet dhe ashpërsi ndaj emocioneve dhe ndjenjave të tyre. Në veçanti ata njerëz që merren me dituri dhe kulturë, kur hasin në një fjalë të re, ata shkojnë pas një ideje duke mos u ngopur vetëm me kaq, por meditojnë shumë, saqë shkrihen duke fituar një pasuri shpirtërore, e cila nga të tjerët nuk mund të arrihet edhe me kënaqësi dhe fat ndonjëherë, apo suksesi është i lidhur me gjendjen e personit ashtu siç patën thënë të parët: "Aftësia varet nga interesimi, e malli pa myshteri është i pavlerë". Thënë më shtruar, unë sot jam shumë krenar dhe këtë mund ta shkruaj lirisht, po ndahem nga ju duke mos qenë i humbur por përkundrazi arrita të pasurohem edhe me më shumë dituri. Sepse duke mësuar, e shijuam kënaqësinë dhe frytin e mësimit, edhe pse mënyra dhe forma ishin të ndryshme, edhe pse ishim nga vende të ndryshme, krijuam lidhje të përbashkëta, që të ishim së bashku në kuadër të mësimit. Edhe kur kemi kultura të ndryshme, edhe kur flasim gjuhë të ndryshme po kemi ide dhe koncept të njëjtë, gjithmonë arrijmë kulmin e suksesit në çdo lëmë. Jemi shumë mirënjohës për faktin se sot ne njihemi shumë më shumë, duke përfshirë në një masë të madhe këtu edhe botën tonë të brendshme, deri në atë shkallë sa personin që kemi përballë, e kemi bërë për vete në formën që ekziston në të vërtetë, në të ardhmen do ta kujtojmë njëri tjetrin si një kujtim të paharrueshëm, dhe kjo kohë do të na kujtojë kohën kur vërtet përmbushëm një zbrazëtirë të madhe diturie në zemrat tona. Sa e çmojmë atë që kemi përvetësuar qoftë për ne apo për opinionin ku jetojmë, do ta dëshmojnë ditët tona të ardhshme. Mendjemadhësia dhe të qenët krenar ndaj vetvetes, është një dobësi që mund ta hetojnë dhe vërejnë më së miri një grup njerëzish që kanë cilësi të tilla dhe jetojnë së bashku në një mes. Mendjemëdhenjtë dhe njerëzit vetëlavdërues janë ata që me të vërtetë duhet të na dhimbsen. Nga kjo shihet se nëpër punë kolektive sjelljet modeste dhe tolerante, gjithmonë mbeten të paharrueshme. Këtë mund ta krahasojmë edhe me dokumentet që kemi lexuar, a thua ku qëndron sekreti i jetës së tyre kaq të gjatë; një nga këto fshehtësi është: "ata kur hodhën nëpër fletë këto aktivitete, gjithmonë i vlerësuan me shumë rëndësi njerëzit që kishin përballë, nuk vepruan në këtë mënyrë se u konvenonte atyre, por se kishin respekt dhe dashuri ndaj obligimit të tyre që kishin marrë përgjegjësi si detyrë, pra të regjistronin atë që u urdhërohej. Kjo ndodhi pikërisht edhe tek unë derisa isha në mesin tuaj dhe po ndanim së bashku gjithçka, ajo që më impresionoi dhe më tepër përfitova, ishte: " Atë që është modest, All-llahu xh.sh. e ngre në shkallë të lartë, ndërsa atë që është mendjemadh, e përul All-llahu".*

*Siç dihet, njerëzit nuk mund të ngrenë veten e tyre vetvetiu deri në pafundësi. Ngritja e vërtetë dhe e përhershme ka nevojë për përkrahjen dhe dashurinë e familjes dhe të shoqërisë. Rruga që të shpie deri tek kjo, është edhe të menduarit mirë ndaj të tjerëve, sepse nëse nuk ia dimë vlerën njëri tjetrit, apo nëse i asgjësojmë meritat dhe virtytet e njerëzve të mirë, kemi rënë shumë poshtë me këtë gjest. Ai që sillet si i verbër ndaj meritave që posedon vëllai i tij, nxjerr në pah shkallën e ulët të ngritjes së personalitetit të tij. Si përfundim i kësaj teorie, mund të nxirret se sekreti i gjithë këtyre qëndron pikërisht këtu: "duke filluar nga bota e shpirtrave e deri tek palca e ndjenjës së Dashurisë Hyjnore, meritat dhe vlerat njerëzore gjithmonë duhen marrë në konsideratë të lartë duke ua ngritur zërin në jehonë". Sa të lumtur janë ata që i zgjidhin problemet dhe krijojnë gjuhë të përbashkët në mes njerëzve dhe popujve!..Prapë nuk do të ngurroj të them: Të gjithë ju u desha shumë dhe do të mburrem kur do t'ju kujtoj në të ardhmen. Kjo letër, inshaallah, do të radhitet në faqet e para të librit tim që do ta botoj së shpejti, ndërsa kjo është letra ime e fundit që ju shkruaj nga Kosova! Pas kësaj letre ju lë me shpresë se do t'ju shkruaj nga Stambolli apo do të kemi letërkëmbim, dhashtë Zoti!*

*Të gjithë ju lë në amanetin e Allllahut Fuqiplotë! Lamtumirë dhe mirupafshim!...*

Dita e kthimit ishte më 29 nëntor 2006, e mërkurë, kur u organizua një ceremoni lamtumirëse në arkiv. Këtu drejtori i Arkivit të Kosovës Dr.Jusuf Osmani, ndihmësdrejtori Gazmend Berisha, dhe nga studentët - Nuridin Ahmeti mbajtën nga një fjalim. Edhe unë shpreha dhe përsërita falënderimet. Refike Sylçevsi bëri përkthimin në gjuhën turke dhe në gjuhën shqipe të fjalimeve. M'u dhanë dhurata dhe pllakat mirënjohjeje. Pas kësaj ceremonie të përzemërt dhe të ngrohtë, shkuam në Zyrën Ndërlidhëse Turke, ku u takuam me ambasadorin e nderuar z.Volkan Vural Türk, me të cilin ishim takuar edhe më parë. Dëgjimi i bashkëbiseduesit, respekti në të gjitha aspektet, si dhe fjalët gazmore të z.Volkanit, për mua ishin shpërblim i veçantë. Z. Volkani, i angazhuar shpirtërisht dhe seriozisht për Kosovën, për jetësimin e gjallërisë dhe kulturës turke si dhe zhvillimin rajonal, lë të besosh se ka një potencial, i cili do të mund të luajë rol të rëndësishëm dhe të drejtë, gjë që më la edhe mua jashtëzakonisht të kënaqur.

Si përfundim, këtu pata ardhur me përvojën time 25-vjeçare të mësimdhënies, e nga Kosova u ktheva me përvojë së paku 10-vjeçare në aspektin e teknikave të ligjërimit, edhe pse, shikuar kohërisht, qëndrova për tre muaj. Sigurisht duhen theksuar me këtë rast edhe lidhshmëria jonë përplot me ndjenja, kënaqësia e shëtitjeve të bukura natyrore, historike. Lutem të jetë i kënaqur Allahu me përvojën dhe shërbimin tim atje.

*Përgatiti:*
***Kushtrim Shehu***

# Defileu i maturantëve

Është për t'u çuditur se disa dukuri të cilat po përhapen në shoqërinë tonë, po bëhen pjesë e përditshmërisë pa pyetur fare për vlerën dhe rëndësinë e tyre. Të gjithë flasim se janë vlera të mirëfillta ato që avancojnë ecjen përpara të një populli. Pikërisht janë vlerat ato që i nxisin popujt për të hyrë në konkurrencë dhe për të mbijetuar.

Dukuria e defilimit të maturantëve me rastin e përfundimit të shkollës së mesme, është bërë tradicionale.

Është e natyrshme që të mendohet për organizimin e ndonjë manifestimi me rastin e përfundimit të shkollës së mesme, por shtrohet pyetja se si po i organizojmë këto? Cili është mesazhi i organizimit të këtyre defilimeve? A janë këto defilime që ofrojnë ndonjë vlerë apo jo? Kush duhet të jenë ata që duhet të mendojnë për të vlerësuar organizimet e këtilla? Çfarë na kujtojnë këto defilime?

Në gjithë botën, pas çdo përfundimi me sukses të një pjese të jetës që ndikon në karrierën e individit, është normale që të festohet, dhe kështu është praktikë gjithkund. Por, nuk kemi parë në ndonjë vend serioz të bëhet manifestimi i ditës së maturës në këtë mënyrë sikur tek ne.

Matura është një mesazh i fortë për ardhmërinë e këtyre nxënësve. Atyre duhet t'u përkujtohet roli me rëndësi që do të marrin në të ardhmen. I tërë suksesi i arritur për katër vitet e kaluara, ndikon në formimin e personalitetit të tyre. Është turp për të gjithë ne që ky defile i pakuptimtë ta identifikojë personalitetin e fëmijëve tanë të formuar brenda katër viteve të kaluara. Nuk është mirë për vetë prindërit, as për kolektivin edukativo- arsimor dhe as për shoqërinë që suksesin e fëmijëve tanë ta identifikojmë me këto dukuri, të cilat çdo mendje e shëndoshë i gjykon si pseudovlera që ndikojnë negativisht për vetë fatin e fëmijëve tanë.

Kosovës i mungojnë revytë e modës, prandaj ky defile të shumtën e rasteve, të kujton një revy mode me pamje dhe veshje nga më ekstravagantet që mund t'i shohësh nëpër reklamat e shtëpive prestigjioze të modës.



Ky defile, gjithashtu të kujton edhe martesat dhe kurorëzimet në grup që na rastis t'i shohim në ekranet televizive. Të pranishmit, familjarët dhe të tjerët rreth tyre, vetëmsa argumentojnë këtë anomali që, si duket, po e bekon edhe vetë populli.

Vlerësimet negative për këtë "ngjarje të vitit" i dëgjojmë për çdo vit nga prindërit dhe dëshmitarët okularë të kësaj ngjarjeje, por asnjërin ta dëgjojmë që të ngrihet dhe ta dënojë këtë defile apo të ndërmarrë diçka për ta penguar këtë dukuri. Heshtja argumenton pajtim dhe, ndoshta me dëshirë a pa dëshirë, edhe ajo që nga të gjithë po vlerësohet dukuri negative, po bëhet pjesë e përditshmërisë.

Fatkeqësia më e madhe është se e gjithë kjo po kalon në heshtje dhe nga disa po vlerësohet madje edhe si dukuri pozitive. Imazhi i kësaj dite nuk të lë përshtypjen e një pune serioze, duke mbajtur parasysh faktin se bëhet fjalë për një gjeneratë e cila po përgatitet për t'u profilizuar, për ta udhëhequr këtë popull.

A do të jenë në gjendje udhëheqësit e shkollave së bashku me faktorët e tjerë të arsimit kombëtar, që organizojnë ose pajtohen me këtë dukuri pa precedent, që në të ardhmen të mendojnë për ta organizuar pak më ndryshe këtë manifestim të rëndësishme për nxënësit, kjo mbetet të shihet.

***Refik Memeti,***
*Tërrnoc*
*Jurist i diplomuar*

# Roli dhe vendi i mesxhideve (xhamive) në Islam

**Haris Çengiç**

### 1. Hyrje

Njëri prej koncepteve të kapërcyeshme që ka të bëjë me fenomenin e fesë në përgjithësi, gjithsesi është koncepti *faltore*. Në të vërtetë, feja në qenësinë e saj paraqet raportin në mes Zotit xh.sh. dhe besimtarit që adhuron Atë, dhe ai raport gjithmonë lidhet në një mënyrë për vendin ku adhuruesi bën adhurimin. Ky vend gjithmonë ka karakter të veçantë, për shkak se kuptohet dhe emërtohet *"Faltore e Zotit"* ose *"Shtëpi e Zotit"*, d.m.th. shtëpi a vend ku në një mënyrë është e pranishme mëshira e Allahut xh.sh.. Në këtë kuptim besimtarët në mënyrë të veçantë shënojnë dhe zbukurojnë faltoret, i vizitojnë për të bërë ibadet ose për të prerë kurban.

Vendi dhe roli i faltores në Islam, fe e natyrshme e njeriut, është shumë i rëndësishëm dhe për këtë arsye faltorja emërtohet *"mesxhid"* (vendi ku bëhet sexhde), respektivisht *"Bejtullah"* (Shtëpi e Zotit, vend i bekuar në të cilin Allahu xh.sh. derdh mëshirë dhe begati). Këta dy emra të kujtojnë dy rolet themelore që ka faltorja në Islam: roli i vendit të sexhdes, respektivisht faljes, dhe roli i vendit të bekuar, në të cilin pastrohet dhe rilind shpirti i njeriut. Po t'i shtojmë këtyre edhe rolin e kujtimit të Allahut, atëherë do t'i përmbledhim tri rolet kryesore të faltores islame.

Në këtë kuptim flasim për faltoren islame si vend ku bëhet sexhdeja (mesxhidi), për faltoren si Shtëpi e Zotit (Bejtullah) si dhe për faltoren rreth së cilës bëhet adhurimi vetëm për Allahun xh.sh.

### 2. Mesxhidi

Fjala *mesxhid* në gjuhën arabe, siç u tha, do të thotë 'vendi ku bëhet sexhde'. Prandaj, nga vetë fjala, kuptohet se aty parësor është ibadeti. Mesxhidet, respektivisht xhamitë, siç quhen rëndom tek ne, janë ngrehina të veçanta, në të cilat në rend të parë falen namazet dhe kujtohen emrat e Allahut xh.sh.. Vendi dhe roli i mesxhidit është ndërruar me ndërrimin e formës historike të Islamit, respektivisht varësisht nga Libri i vlefshëm dhe Ligji i vlefshëm (Sheriati) në kohën përkatëse. Me sa kemi njohuri, sipas Sheriatit të Teuratit, Zeburit dhe Inxhilit, ibadeti nuk mund të bëhej kudo. Asokohe ibadeti do të ishte i vlefshëm vetëm atëherë kur të kryhej në tempull, përkatësisht në faltore. Natyrisht, ne nuk themi se besimtarët nuk kanë pasur mundësi që adhurimet (ibadetet) t'i bënin edhe jashtë faltoreve, madje kemi bindjen se Ligji me siguri u jepte disa mundësi në atë drejtim, - këtë më së miri e di Allahu xh.sh., - po megjithatë, për format e vjetra të Islamit kërkesa kryesore ishte që ibadeti të bëhej në faltore.

Për këtë arsye myslimanët izraelitë (benu-Israilët) kishin një tendë të veçantë në të cilën ruanin arkën e bekuar. Ajo tendë përbënte vendin e adhurimit (faljes), ku bënin ibadet dhe përsëritnin Emrat e Allahut xh.sh. Ata po ashtu kishin vende të veçanta për sakrificë (kurban), në të cilat prisnin kurbane për Allahun xh.sh.. Atë tendë me arkën e bekuar e bartnin me vete, dhe kjo praktikë ka vazhduar të zbatohej gjithnjë deri tek Davudi a.s. dhe Sylejmani a.s., kur u ndërtua, përkatësisht u riparua faltorja në Jerusalem - *Mesxhidul-Aksaja*, ose, siç quhet ndryshe, *Bejtul-makdisi*.

*Bejtul-makdis* ka qenë vendi qendror i Islamit gjatë atyre kohëve, sepse Qabeja, pa dyshim që atëherë ishte e mbushur me idhuj dhe institucioni i haxhit ishte ndotur me rituale të mushrikëve, kështu që myslimanët pjesëtarë të benu-Izrailëve nuk shkonin atje. Rëndësia e Bejtulmakdisit u rrit edhe më shumë nga koha e Sylejmanit a.s., sepse nga ajo kohë arka e bekuar u vendos aty dhe ibadetet e adhurimet kryesore kryheshin po aty.

Një rëndësi të veçantë kishin *mihrabet.* Fjala *mihrab* lidhet me fjalën arabe *"harb"*, që do të thotë 'luftë' dhe prej kësaj kuptohet se ato (mihrabet) ishin vende të luftës kundër veseve të veta negative, respektivisht kundër *nefsit.* Si duket, asokohe mihrabe quheshin hapësirat e veçanta brenda Bejtul-makdesit, ku besimtarët bënin intensivisht ibadet, sexhde dhe rite të tjera fetare.

Në njërin nga ato mihrabe ka jetuar edhe Merjemja, nëna e Isait a.s., dhe aty ka kaluar kohën duke falënderuar



Allahun xh.sh. Sipas disa transmetimeve, mihrabi i saj ka qenë i ngritur, kështu që në të mund të arrihej vetëm me shkallë të veçanta, dhe aty mund të shkonte vetëm familja e ngushtë dhe furnizuesi i saj - Zekeriai a.s., por të vërtetën absolute për këtë e di vetëm Allahu xh.sh.

Mirëpo, me ardhjen e Muhamedit a.s., situata ndryshoi mjaft, për arsye se Resulullahu kishte lehtësi të veçanta tek Allahu xh.sh., atij (Pejgamberit a.s.) dhe mbarë ymetit të tij e tërë sipërfaqja e Tokës iu bë *mesxhid*, me përjashtim të kulmit të Qabesë dhe të disa vendeve të ndaluara me Sheriat, si dhe vendeve të papastra, si WC-të e hapësira të ngjashme. Rregullat islame të sotme dhe deri në fund të kësaj bote (deri në Ditën e Kiametit) urdhërojnë të falet namazi në cilindo vend të pastër, ku njeriu-myslimani gjendet në kohën e namazit. Mirëpo, edhe pse tani mesxhidi ka humbur vetinë e ekskluzivitetit që ka të bëjë me namazin për Allahun xh.sh., ai megjithatë nuk është mënjanuar nga praktika myslimane. Edhe pse myslimanët mund të bëjnë ibadet në të gjitha vendet e pastra, mesxhidi vazhdon të jetë vend ku falet namazi më shumë.

Shkak për këtë janë aktivitetet e tjera që janë të lidhura me mesxhidin jashtë namazit. Mesxhidi, besojmë se edhe para Resulullahut - Muhamedit a.s., e me siguri edhe pas tij, paraqet edhe vendin në të cilin tubohen myslimanët *(xhemati),* pastaj vendin për mësim *(mekteb)*

dhe, më në fund, vendin për shqyrtimin e çështjeve të ndryshme jetësore *(mexhlisi).*

Pasi është rregull në Islam që namazet farze të falen me xhemat, është nevojë praktike që secila lagje të ketë mesxhidin e vet, përkatësisht xhaminë ku pesë herë brenda dite do të tuboheshin myslimanët në namaz. Prandaj, edhe pse xhemati mund të formohet në secilin vend të pastër, arsyet praktike (mbrojtja nga ndikimet atmosferike, çështja e nxehjes e të tjera), kanë ndikuar që të ndërtohen xhami si vende për kryerjen e ibadeteve, por edhe vende mësimi (mektebe) si dhe për grumbullimin e myslimanëve në përgjithësi. Gjithsesi, gjithë kësaj i ka paraprirë shembulli i parë, d.m.th. xhamia e Muhamedit a.s. në Medinë, sepse pikërisht ajo ka qenë edhe vendi i sexhdesë, vendi i ibadetit, por në të njëjtën kohë edhe vendi për tubimin e myslimanëve, vendi për mësim dhe për shqyrtimin e problemeve të kohës të myslimanëve. Për më tepër, ajo ka qenë edhe shtëpi për Pejgamberin a.s. dhe familjen e tij (banesa e tij ka qenë brenda kompleksit të xhamisë, në pjesën lindore të saj), madje e tillë ka qenë për gjithë myslimanët e varfër, të cilët njiheshin me emrin "*ehlus-safa".*

Edhe pse mesxhidi me ardhjen e Pejgamberit të fundit - Muhamedit a.s., humb ekskluzivitetin e vet, ai aspak nuk humb rëndësinë si vend i sexhdesë dhe ibadetit, përkundrazi, mesxhidi edhe më shumë bëhet vend qendror i jetës së përditshme të myslimanëve, i shprehur përmes namazeve të përbashkëta, mësimit të fesë dhe shoqërimit në përgjithësi.

### 3. Bejtullahu

E pamë se faltorja, përveç cilësisë së mesxhidit, ka edhe epitetin e Shtëpisë së Zotit, respektivisht vendit të bekuar nga Allahu xh.sh.. Me këtë dëshirohet të thuhet se mesxhidet janë vende që kanë një shkallë të caktuar bekimi, vende ku njeriu, duke qëndruar aty dhe duke bërë ibadet, mund ta pastrojë shpirtin e vet dhe të jetë i mbuluar nga begatitë dhe mëshira e Allahut xh.sh..

Kjo do me thënë se esenca e mesxhideve në këtë koncept është se ato janë vende të mbuluara me begatinë dhe mëshirën e Allahut xh.sh. Kështu, duke qëndruar në ato vende, njerëzit mund t'i shfrytëzojnë ato dhunti të Allahut xh.sh.. Në të vërtetë, të jesh i bekuar nuk do të thotë asgjë tjetër veçse të jesh i dashur dhe i respektuar tek Allahu xh.sh.



dhe i përfshirë në *dashurinë, mëshirën* dhe *begatitë* e Tij. Për këtë arsye, mund të themi se secili mysliman i sinqertë posedon një shkallë të konsiderueshme bekimi, sikundërqë secila xhami si vend i përmendjes, falënderimit, lartësimit dhe përuljes vetëm ndaj Allahut xh.sh., po ashtu posedon një shkallë të konsiderueshme bekimi.

Me siguri, të gjitha mesxhidet, respektivisht të gjitha xhamitë, nuk e kanë të njëjtën vlerë bekimi. Në të vërtetë, me Kuran dhe Hadith janë përkufizuar tri vendet më të bekuara, krahas rregullës së qartë se vetëm ato duhen vizituar. Ato janë: *Mesxhdul-harami*, d.m.th. Qabeja në Mekë, *Xhamia e Pejgamberit* në Medinë dhe *Mesxhidul-aksa*, d.m.th. *Bejtulmakdisi* në Kuds (Jerusalem).

### 3.1. Qabeja (Mesxhidul-harami) dhe Xhamia e Pejgamberit a.s.

Qabeja është shtëpia e parë rreth së cilës adhurohet Allahu xh.sh., d.m.th. faltorja e parë e ndërtuar në Tokë, në të cilën është lartësuar, adhuruar dhe madhështuar vetëm Allahu xh.sh., Krijues dhe Sundues i gjithçkaje që ekziston: "Tempulli i parë i ndërtuar për njerëz, është ai që u ngrit në Mekë, i bekuar dhe udhërrëfyes i botëve". (Kuran, 3:96).

Ekzistojnë rrëfime të ndryshme lidhur me faktin se kush e ndërtoi i pari Qabenë. Disa mendojnë se këtë e kanë bërë melaqet para se njerëzit të paraqiteshin në Tokë; të tjerët mendojnë se këtë e kishte bërë Ademi a.s., kur erdhi nga Xheneti; disa të tjerë, ndërkaq, mendojnë se atë e ka ndërtuar Ibrahimi a.s. Prandaj, nuk dihet me siguri se kush i pari e ndërtoi Qabenë, por dihet me siguri të plotë se atë e ndërtoi Ibrahimi a.s. mbi themelet e saj të sotme (respektivisht, sipas një qëndrimi tjetër, e rindërtoi në vendin e lashtë, sepse ajo me siguri ishte rrënuar tërësisht gjatë Vërshimit -Tufanit të Nuhut a.s.): "Dhe, derisa Ibrahimi dhe Ismaili ngrinin themelet e faltores, ata luteshin: "O Zoti ynë, pranoje prej nesh, sepse Ti, me të vërtetë dëgjon dhe di!" (Kuran, 2:127).

Pa dyshim, dihet se ndërtesa origjinale e Ibrahimit a.s. gjatë historisë është meremetuar dhe rinovuar shumë herë, por mendojmë se themelet e saj askush nuk i ka lëvizur, andaj me të drejtë besojmë se Qabeja edhe sot e kësaj dite qëndron mbi themelet që kishte vënë Ibrahimi a.s..Ai, siç na tregon historia, i pari, në anën juglindore të Qabesë vendosi gurin e Xhenetit të quajtur *"Haxherul-esved".* Ai gur, së bashku me gurin "*Mekami-Ibrahim"*, kishte ardhur nga Xheneti, dhe kishte pritur në brigjet e afërta për shumë vite, gjithnjë derisa meleku nuk ia dha Ibrahimit a.s. që ta vendoste në anën juglindore të Qabesë.

Konsiderohet se *Haxherul-esvedi,* në të vërtetë, është vulë në kontratën midis Allahut xh.sh. dhe njerëzve, kontratë kjo me të cilën njerëzit i janë detyruar Sunduesit të tyre për dorëzim dhe robërim të sinqertë vetëm ndaj Atij dhe askujt tjetër, dhe se në Ditën e Gjykimit ai gur do të dëshmojë se kush e ka prekur me *"tevhid"* e kush jo. Kështu, sipas disa transmetimeve, hazreti Ali ibn Ebi Talib r.a. i kishte thënë hazreti Omer ibn Hatabit r.a., për qëllimin dhe rolin e këtij guri të bekuar.

Për këtë gur transmetohet se në fillim ka qenë i bardhë sikur qumështi, por mëkatet e bijve të Ademit a.s. kishin qenë shkaktarë që ai të bëhej i zi. Konsiderohet se Haxherul-esvedi dhe Mekami-Ibrahim (guri në të cilin kishte qëndruar Ibrahimi a.s. kur po ndërtonte Qabenë dhe në të cilin kanë mbetur shenjat e këmbëve të tij si shenja të përhershme) - janë të vetmet dy objekte që gjenden në Tokë me prejardhje nga Xheneti, dhe se ata janë pjesë përbërëse të Qabesë, të tërësisë arkitektonike të ndërtesës së Qabesë.

Haxherul-esvedi, de fakto, është pjesë përbërëse e Qabesë, sepse është vendosur në këndin e juglindjes, ndërsa Mekami-Ibrahimi gjendet afër dhjetë metra larg murit lindor të Qabesë.

Me përcaktimin e Allahut xh.sh. Qabeja është vendi më i bekuar në Tokë dhe bekimi i saj manifestohet edhe për faktin se ajo (Qabeja) është rilindje e njerëzve dhe pikërisht në të qëndron edhe një nga fshehtësitë dhe qëllimet e kryerjes së haxhit: ”Allahu e ka bërë Qabenë tempull të shenjtë, që njerëzit të kryejnë haxhin, si dhe muajin e shenjtë dhe kurbanet, edhe ata të shenjuarit me qafore, që ta dinë se All-llahu e di se ç'ka në qiej edhe në tokë, dhe All-llahu, me siguri di çdo send". (Kuran,5:97)

Nga ky ajet bëhet e qartë se haxhi paraqet një rilindje radikale dhe rivitalizimin e tërësishëm të njeriut, zemrës dhe shpirtit të tij. Ai është pastrim jetësor i shpirtit të njeriut nga ndotja e zemrës dhe shpirtit të njeriut në të njëjtin kuptim sikur namazi e bën për çdo ditë, xhumaja për çdo javë dhe agjërimi i Ramazanit për çdo vit. Bekueshmëria e Qabesë manifestohet edhe për faktin se ajo është Kibla, drejtim nga i cili ymeti i zgjedhur i Muhamedit a.s., i kthejnë fytyrat e tyre gjatë kryerjes së namazit.

Bekueshmëria e Qabesë bartet edhe në vetë qytetin e Mekës ku gjendet. Në këtë kuptim, Meka është qytet i bekuar, në të cilin të gjithë njerëzit janë të mbrojtur nga çdo dhunë: ”Mosbesimtarëve dhe atyre që pengojnë nga rruga e Allahut dhe Mesxhidi-l-Harami, të cilin ne e kemi dedikuar për tërë njerëzimin të jenë të barabartë si ai vendësi ashtu edhe ai i ardhuri. Kush bën çfarëdo qoftë krimi, do ta bëjmë të shijojë vuajtje të dhembshme". (Kuran, 22:25).

Në Mekë nuk lejohet të ushtrohet dhunë (zullum) as ndaj kafshëve as ndaj bimëve; aty duhet të jetohet në paqe me të gjithë njerëzit (sjellja duhet të jetë sikur në Xhenet, ku s'ka zili, grindje, përlarje, ku dëgjohen vetëm fjalët "*Selam, Selam"*; edhe me kafshët (dihet se gjatë kohës së haxhit është e ndaluar gjuetia në tokë, e po ashtu duhet pasur kujdes të mos mbytet ndonjë insekt); edhe me bimët (gjatë kohës së haxhit nuk bën të priten drurët, të hiqen degë, fletë ose lule).

Faltorja e dytë e rëndësishme në Islam është Xhamia e Pejgamberit në Medinë. Atë xhami e ka ngritur personalisht Muhamedi a.s. dhe, me që ai është krijesa më e zgjedhur e Allahut xh.sh., me pozitë të tillë që nuk e ka gëzuar askush dhe nuk do ta gëzojë tjetërkush (duhet ta kujtojmë faktin se me rastin e mi'raxhit, Muhamedi a.s. iu afrua Allahut xh.sh., Sunduesit dhe Krijuesit të të gjitha botëve, duke kaluar kufirin që nuk e kishte kaluar meleku Xhibril) - kjo ka ndikuar që ajo xhami, së cilës ai vetë ia kishte vënë themelet, të bëhet ndërtesë me rëndësi si dhe vetë qyteti i Medinës, që e kishte pritur Pejgamberin a.s. krah hapur pas hixhretit nga Meka.



Rëndësia e xhamisë së Muhamedit a.s. pasqyrohet edhe në faktin se është ndërtuar në themel të dorëzimit dhe frikës vetëm nga Allahu xh.sh.: ”…Xhamia që qysh prej ditës së parë është ngritur për devotshmëri, me të vërtetë meriton më së shumti që aty të kryesh namaz…" (Kuran, 9:108).

Megjithëse në mes të shkencëtarëve islamë ekzistojnë mendime se këto ajete kanë të bëjnë me xhaminë e Kubasë, që gjendet afër Medinës, të cilën Pejgamberi a.s. e filloi ta ndërtonte disa ditë para se ta fillonte atë kryesoren, e cila do t'i bëhej edhe shtëpi, - kjo nuk ndryshon porosinë themelore se tek Allahu secila xhami, e ndërtuar sinqerisht vetëm për Të, për nënshtrim dhe dashuri vetëm për Të e për pejgamberin e Tij në shkallë të jashtëzakonshme, - në një masë është e bekuar. Madje, rëndësia e xhamisë së Pejgamberit a.s. është vërtetuar me shumë hadithe, nga të cilat pa dyshim më i njohuri është ai në të cilin theksohen fjalët e Pejgamberit a.s. se hapësira në mes banesës së tij dhe mihrabit është një nga parqet e Xhenetit.

Po ashtu me hadithe theksohet rëndësia që luajtën Medina, së bashku me Mekën, gjatë kohës së pejgamberit të rremë Dexhallit në Tokë, sepse në atë kohë të fitnes (konfuzionit) dhe sprovës më të madhe, ato dy qytete do të jenë plotësisht të mbrojtura nga prania e tij dhe pasuesve të tij, andaj do të bëhen oaza shpëtimi për shumë besimtarë.

Medina, ajo oazë e zbutur në luginën e rrethuar nga bjeshkë të skuqura nga dielli, jeton më shumë se 1.400 vjet në një dashuri të pandarë me banorin e saj më të dashur. Kjo mund të vërehet nga vizita në atë qytet, sepse sikur tërë jeta në të edhe sot e kësaj dite është e lidhur me Muhamedin a.s. në atë masë, saqë njeriu mendon se sikur vetë ai në një moment do të shfaqet në xhami në mesin e falësve të namazit.

### 3.2. Mesxhidul-aksa (Bejtul-makdis)

Mesxhidi në Kuds është vendi i tretë sipas rëndësisë në Islam. Të mirat e këtij vendi janë të shumta, por do t'i përmendim vetëm disa sosh. Mesxhidul-aksa është mesxhidi i dytë në Tokë që është ndërtuar për të lartësuar Allahun xh.sh., dhe kjo, siç transmetohet nga Muhamedi a.s. në një hadith, ka ndodhur dyzet vjet pas ndërtimit të Mesxhidul-haramit.

Gjendet në hapësirën e tokës së bekuar që Allahu xh.sh. ia kishte lënë trashëgim Ibrahimit a.s.. Në atë hapësirë për shekuj kishin vepruar, njëri pas tjetrit, pejgamberët e dërguar tek Benu-Israilët, kështu që, siç tregojnë disa transmetime, atje nuk ka vend ku të mos i ketë bërë sexhde Allahut xh.sh. ndonjë pejgamber ose ndonjë melek.

Në atë vend, Israili, d.m.th. Jakubi a.s. kishte parë në ëndërr shkallët që ngriheshin në qiell dhe engjëjt se si zbrisnin e ngjiteshin kur iu shpall: Unë jam Allahu, s'ka zot tjetër përveç Meje. Këtë

tokë të bekuar jua kam dhënë trashëgim ty Jakub dhe trashëgimtarëve të tu. Unë jam pranë teje dhe të ruaj derisa të kthehesh në këtë vend, në të cilin do ta bëj shtëpinë ku do të jem i adhuruar vetëm Unë.

Prej aty Isa a.s. u ngrit në qiell, dhe aty apo në Damask, do të kthehet para Kiametit për të përmbushur misionin e tij.

Në Mesxhidul-aksa, në prag të Israsë dhe Mi'raxhit, është kryer namazi, me siguri më madhështori nga të gjithë namazet, në të cilin safet i përbënin pejgamberët, kurse imam kishte qenë Muhamedi a.s., i cili prej aty shkoi për vizitë në shtatë qiejt dhe në takim me Allahun xh.sh. (mi'raxh). Në atë vend, siç konsiderohet, do të grumbullohen njerëzit në Ditën e Gjykimit për t'u gjykuar.

Këto janë vetëm disa shenja për të mirat e vendit të tretë të dalluar në Islam, dhe këtë tekst po e përfundojmë edhe me disa fjalë për fenomenin *mesxhid, ku* adhurohet vetëm Allahu xh.sh..

### 4. Mesxhidi vend i dalluar nga Allahu xh.sh.

Një nga fenomenet më madhështore të Allahut xh.sh. është *Bejtul-me'mur*. Kjo është Qabeja e melaqeve dhe, sipas haditheve të besueshme, gjendet në qiell në pikën e njëjtë me faltoren mbi Qabenë në Mekë. Sipas haditheve, në atë faltore për çdo ditë hyjnë shtatëdhjetë mijë melaqe që ta lartësojnë dhe ta madhështojnë Allahun xh.sh. dhe, kur e kryejnë ibadetin ditor, nuk kthehen më kurrë. Do të thotë se ajo faltore për çdo ditë është e mbushur me adhurues të të Gjithëmëshirshmit që i bëjnë ibadet. Konsiderohet se pikërisht me këtë Qabe qiellore kanë të bëjnë ajetet e të Gjithëmëshirshmit nga sureja "Bjeshka" (Et-Tur): "Pasha Turin. Pasha Librin me rreshta të shkruar, në lëkurë të përpunuar, pasha Haremin përplot të banuar". (Kuran, 52:1-4). Në ajetet e cituara shihet se Allahu xh. sh. betohet në faltoren me adhurues përplot: aq shumë Ai i do robërit e Vet, dhe kështu Ai i ka dalluar mesxhidet ku bëhet vetëm ibadet.

Konsiderojmë së këtu del në pah fakti për të cilin në këtë tekst folëm më lart: Se secila xhami tek Allahu ka një shkallë rëndësie të veçantë. Natyrisht shkalla varet për situatën konkrete, por me siguri mund të themi se Allahu xh. sh. i do pa masë ata që i bëjnë ibadet vetëm Atij dhe i vlerëson shumë ato vende dhe ato



ndërtesa, në të cilat njerëzit I bien në sexhde vetëm Atij.

### Përfundim

Dy Qabe, ajo qiellorja dhe ajo tokësorja, pastaj Xhamia e Pejgamberit në Medinë dhe Mesxhidul-aksaja në Jerusalem, - janë të dalluara nga ana e Allahut xh.sh..

Mirëpo, edhe çdo mesxhid në Tokë, i ndërtuar me besim të vërtetë, për të adhuruar vetëm Allahun xh.sh., paraqet një nga fenomenet e Allahut xh.sh. në Tokë. Nga kjo, rrjedhimisht del përgjegjësia dhe pozita shumë e rëndë tek Allahu xh.sh. e atyre që i shkatërrojnë mesxhidet: "Kush është më mizor se ai i cili pengon që në xhamitë e Allahut të përmendet Emri i Tij, dhe përpiqet për rrënimin e tyre. Ata nuk kanë për të hyrë aty, përveçse me frikë. Ata në këtë botë kanë turpin, kurse në atë botë dënimin e madh" (Kuran, 2:114).

Njeriu nuk mund të mos e përmendë në këtë vend atë popull ballkanik, veprimtaria e të cilit ka të bëjë me këto fjalë të Allahut xh.sh., të cilit popull i mjaftuan vetëm pesëdhjetë vjet që në territorin e shtetit të vet t'i bëjë rrafsh me tokë të gjitha xhamitë, përveç njërës, dhe iu deshën më pak se katër vjet që në territorin e Bosnjës e Hercegovinës t'i shkatërrojë më shumë se njëmijë xhami - krahas faktit që objektet e tyre fetare qëndruan të paprekura për pesë shekuj të pushtetit mysliman (për më tepër, gjatë asaj periudhe është ndërtuar një numër i konsiderueshëm i objekteve fetare të tyre).

Kësaj i duhet shtuar edhe shkatërrimi i një numri të madh të xhamive edhe në Kosovë gjatë vitit 1999.

Vërtet serbët mund të identifikohen në kontekstin e ajetit të sipërcituar, që mbi ata pjesërisht edhe u realizua ("…Në këtë do të përjetojnë turpin…"), sepse ata sot mbi supet e tyre bartin turpin dhe përgjegjësinë për krimet e bëra. Tërë bota këtë po e sheh dhe tërë bota ka drejtuar gishtin nga ata, a thua ky nuk është poshtërim në këtë botë!? A thua vallë, ç'do të ndodhë me ta në Ditën e Gjykimit, përveç atyre të ndershmëve prej tyre, të cilët me siguri Allahu i di?!

Vërtet, të gjithë njerëzit duhet të mendojnë sinqerisht për këto fjalë të Allahut xh.sh., të cilat kanë të bëjnë me këtë temë: "…Sikur Allahu të mos i zmbrapste disa njerëz me disa të tjerë, do të ishin shembur deri në themel manastiret, kishat, havret si edhe xhamitë në të cilat me të madhe përmendet Emri i Allahut…" (Kuran, 22:40).

Dhe ajeti: "Nuk u ka mbetur politeistëve që të përkujdesen për faltoret e Allahut, kur e dëshmojnë vetë se janë mosbesimtarë. Ata janë, veprat e të cilëve do të zhduken, dhe ata do të mbesin përgjithmonë në zjarr. Faltoret e Allahut i mirëmbajnë ata që besojnë Allahun dhe botën tjetër dhe që kryejnë faljen e japin zukatin, dhe të cilët nuk i janë trembur askujt përveç Allahut. Ata, mbase, do të jenë të përudhur në rrugë të drejtë". (Kuran, 9:17, 18.)

Dhe hadithi: "Allahu xh.sh. thotë: "Unë nganjëherë mendoj t'i ndëshkoj njerëzit në Tokë, por, kur në mesin e tyre i shoh ata që ndërtojnë shtëpitë e Mia, si dhe ata që duhen në mes tyre për hir Timin, edhe ata që zgjohen herët që të më adhurojnë Mua dhe nga Unë kërkojnë mëshirë, - ndëshkimin nuk e bëj". (Hadith).

*Përktheu nga boshnjakishtja*
***Ismail Rexhepi***

*Burimi:*
*www. znaci.com_Sarajevo-BiH*

# Sa larg e sa afër është Amerika!

## (Reportazh nga vizita në Amerikë prej 22 prill-5 maj 2007)

Amerika, fuqi e vetme botërore. Vendi i emigrantëve nga të gjitha anët e botës. Vend i demokracisë, në të cilin të gjithë popujt, të gjitha racat dhe të gjitha besimet gëzojnë liri të plotë. Aty gjen kisha, xhami, sinagoga dhe tempuj të të gjitha besimeve. Në mesin e popujve të besimeve të ndryshme, myslimanët janë popullata që ka një zhvillim shumë të shpejtë. Me këtë rast vlen të përmendim se ngjarjet tragjike të 11 shtatorit 2001 e ndërruan imazhin jo vetëm të myslimanëve, por ato ndikuan edhe në jetën amerikane, në veçanti në masat e sigurisë të cilat administrata amerikane u detyrua t'i ndërmarrë në të gjitha nivelet për sigurimin e qytetarëve të saj si dhe vizitorëve të shumtë, të cilët ia mësyjnë atij vendi.

Ne shqiptarët, kemi një konsideratë të veçantë ndaj Amerikës. Emigrantët e parë nga Shqipëria në atë vend u vendosën në fillim të shekullit të njëzet. Ata me zhdërvjelltësinë dhe angazhimin e tyre krijuan kapital si dhe u bënë urë lidhëse midis Amerikës dhe vendit amë, Shqipërisë. Ndikimi i tyre në dy raste ishte vendimtar për të ardhmen e kombit shqiptar. Qëndrimi konsekuent i presidentit amerikan, Withdraw Wilson në vitin 1919 bëri që Shqipëria të njihet si shtet sovran e i pavarur dhe të pranohet në Lidhjen e Kombeve në Gjenevë. Ndërsa, në mars të vitit 1999, presidenti Clinton ishte ai që nisi fushatën e bombardimeve të NATO-së kundër caqeve ushtarake serbe dhe e shpëtoi popullin e Kosovës nga një gjenocid që kishte përgatitur regjimi serb i Millosheviqit.

Amerika, me parimet e saj demokratike ka treguar një interesim të madh ndaj çështjes së Kosovës. Ky interesim më së miri argumentohet me hapjen e zyrës së parë diplomatike në Prishtinë në vitin 1996. Prej asaj kohe kjo prezencë ka pasur një rëndësi të madhe për Kosovën në kultivimin dhe zhvillimin e marrëdhënieve me të gjitha strukturat vendore.

Rezultati i këtyre marrëdhënieve ishin vizita të shumta të cilat kjo zyre organizoi me struktura të ndryshme të institucioneve kosovare në nivele të ndryshme. Në mesin e tyre ishte edhe vizita të cilën zyra amerikane kishte aranzhuar për një delegacion të Bashkësisë Islame të Kosovës, në krye me Myftiun Naim Tërnava, në kuadër të Programit të vizitorëve ndërkombëtar. Temë bosht e këtij programi ishte "Toleranca dhe dialogu në shoqëritë multi-religjioze". Vizita ishte prej 22 maj deri më 6 qershor 2007. Përfshinte viziten e katër qyteteve të Amerikës, Vashingtonit, Detroidit, Lusvillit dhe Nju Jorkut. Kësaj radhe do të bëjmë fjalë për vizitën tonë në Vashington.

### Rrugëtimi i gjatë për Vashington

Vizita jonë në Vashington po realizohej në kohën kur pakoja e presidentit Marti Ahtisari ishte paraqitur në Këshillin e Sigurimit të Organizatës së Kombeve të Bashkuara në Nju Jork. Andaj ishte kënaqësi që ne të jemi në këtë kohë në vendin ku do të vendosej për fatin e Kosovës dhe popullit të saj.

Nga Prishtina për në Londër udhëtuam me kompaninë britaneze "British Airways". Udhëtimi ishte i mirë dhe zgjati tri orë deri në aeroportin Gatvik. Ishte kjo hera e tretë që po e vizitoja Londrën. Për herë të parë në Londër kisha shkuar në qershor të vitit 1978, kur isha në studime pas doplomike në Universitetin e Kajros. Në atë kohë kisha qëndruar më shumë se gjashtë muaj. Hera e dytë ishte në vitin 1992, në një vizitë që i kishim pas bashku me Dr. Rexhep Bojën, në atë kohë kryetar i Bashkësisë Islame të Kosovës qendrës islame shqiptare në Londër.

Pasi kryem formalitetet rreth vizave në aeroport shkuam dhe u vendosëm në një hotel aty në afërsi të aeroportit ku e kaluam natën. Të nesërmen, në ora 8.00 të mëngjesit lëshuam hotelin për në aeroportin Hithro, i cili ishte larg aeroportit Gatveik një orë udhëtim me autobus, prej nga duhet të udhëtonim për në Vashington. Kontrollimet si në çdo aeroport janë të rrepta. Udhëtimi për në Vashington është i gjatë rreth shtatë orë të plota. Kohën e kalojmë duke lexuar ndonjë gazetë, apo ndonjë libër, apo ndokush duke fjetur. Më në fund arrijmë në aeroportin Dallas të Vashingtonit. Kjo për mua ishte vizita e tretë që po i bëja Vashingtonit. Dallimi nga vizita e fundit ishte se kësaj radhe nuk kishte tollovi të mëdha në kontrollen e pasaportave.

Si zakonisht në këto raste, Departamenti i shtetit për vizitorët e huaj cakton përkthyes, të cilët i shoqërojnë vizituesit gjatë qëndrimit të tyre në SHBA. Përkthyesit tanë ishin zonja Mirlinda Angoni nga Shqipëria, por që jetonte dhe punonte në Nju Jork, si dhe z. Sulejman Gashi, nga Kosova, por që disa vite jeton dhe punon në Nju Jork. Me Sulejmanin kish pasur rastin të njihem në vitin 1998 gjatë vizitës sime të parë në SHBA, në kuadër të programit për vizitorë të huaj.



Prej aeroportit në shoqërimin e zonjës Mirlinda me një taksi, shoferi i të cilit ishte nga Afganistani shkuam në hotelin The George Washington University Inn, në New Hamshpire Avenue. Në recepcion morëm fasciklen e përgatitur ku përshkruhej programi i vizitës sonë në SHBA.

Edhe pse ishim të lodhur nga udhëtimi i gjatë nga kureshtja nuk munda me i hedh një vështrim programit. Ishte program i ngjeshur, në të cilin ishin përfshirë segmente të ndryshme, duke filluar nga takimet në Këshillin për siguri Nacionale, Institutin për Paqe, Departamentin e shtetit, Këshillin shqiptaro-amerikan, si dhe takime të nivelit akademik.

Ditën e hënë më 23 prill, takimi i parë ishte me zonjushën Erika Ginsberg, përgjegjëse e programit në zyrën e Departamentit të shtetit për vizitorë të huaj. Ajo na njoftoi me historikun e këtij programi dhe rëndësinë që i kushton Departamenti i shtetit amerikan.

Në ora 11.00 kishim takimin e parë në Këshillin e Sigurisë Kombëtare me z. Bert Braun, drejtor për çështje të Evropës Juglindore. Myftiu e njoftoi me rrjedhat e jetës fetare në Kosovë dhe për përpjekjet që po bënë Bashkësia Islame e Kosovës për thellimin e dialogut ndërfetar në Kosovë dhe në rajon. Z. Braun ishte i njohur me gjendjen e sigurisë në rajon sepse siç tha ai kishte punuar në vende të ndryshme të kësaj pjese të Evropës. Në veçanti kishte njohuri për rrjedhat fetare në Evropën Juglindore. Myftiu shprehu aspiratat e popullit shumicë të Kosovës për pavarësi si të vetmen alternativë për qetësimin e Kosovës dhe rajonit. Z. Braun pohoi se administrata amerikane përkrah plotësisht pakon e presidentit Marti Ahtisari.



*Delegacioni i Kosovës në takim me Dr. John Voll, drejtori i Qendrës së Mirëkuptimit Mysliman-Krishterë"*

Takimi i dytë me rëndësi pas dite ishte në Institutin e Paqes, drejtor i të cilit është Dr.Daniel Server, ku Myftiu mbajti një ligjëratë rreth rrjedhave më të reja në Kosovë si dhe aspiratat e popullit shumicë të Kosovës për pavarësi të plotë të Kosovës. Pas ligjëratës aty u zhvillua edhe një debat i gjerë, në të cilin përveç drejtorit të Institutit për paqe, Dr. Daniel server mori pjesë edhe ish administratori i Kosovës z.Soren Jesen Petersen, si dhe një numër tjetër analistësh nga institutet tjera.

Në fjalën e tij Dr. Daniel Server tha se ju keni bërë shumë mirë që keni ardhur, por duhet ta dini se peshkopi Artemie pothuajse disa herë gjatë një viti vjen në vizitë në Amerikë dhe është shumë aktivë, andaj lypset që edhe ju të keni vizita më të shpeshta në Amerikë. Por, ishte mendimi i përgjithshëm se pavarësia e Kosovës është alternativë e vetme e zgjidhjes së problemit, megjithë rezistencën që po e bën diplomacia ruse kohëve të fundit.



Më 24 prill, ditën e dytë të qëndrimit tonë në Vashington vizitën e parë kishim në Zyrën për liritë fetare. Nikoqir i yni ishte Zonja Olivia Hilton, përgjegjëse për liritë fetare. Ajo na dha një pasqyrë për monitorimin që bën zyra e saj respektimit të lirive fetare në të gjitha vendet e botës. Në bazë të cilit ajo edhe harton raporte për administratën amerikan se ku shkelen të drejtat e lirive fetare. Myftiu nga ana e tij e çmoi lartë punën që zyra në fjalë bën për monitorimin e lirive fetare, si njërën prej të drejtave elementare të çdo individi, pa marrë parasysh religjionin që ai beson.

Takimi tjetër në Departamentin e shtetit ishte tryeza e rrumbullakët, në të cilën morën pjesë punonjës, analistë, publicistë të diplomacisë publike rreth rrjedhave të fundit në Kosovë në veçanti në aspektin fetar. Rreth pyetjeve dhe dilemave të pranishmëve u përgjigj myftiu duke potencuar se në Kosovë mbretëron një tolerancë e lartë fetare e trashëguar me shekuj dhe ne si Bashkësisë Islame bëjmë përpjekje që kjo traditë të kultivohet.

Takim tjetër me rëndësi ishte ai në Këshillin Shqiptaro-Amerikan, me drejtorin ekzekutiv Z.Avni Mustafaj, i cili na tregoi për përpjekjet që bën Këshilli për sensibilizimin e çështjes shqiptare në SHBA e në veçanti të asaj kosovare. Myftiu e falënderoi z. Mustafajin dhe nëpërmjet tij tërë komunitetin shqiptaro-amerikan për kontributin që ai në vazhdimësi ka dhënë në shërbim të kauzës sonë kombëtare dhe krijimin e urave në mes popullit shqiptar dhe atij amerikan.

Takimi i parë më 25 prill ishte me ish-kardinalin e Vashingtonit z.Theodore McCarrick, mik i vjetër i Kosovës, i cili disa herë kishte qenë në Kosovë dhe kishte dhënë një kontribut të çmueshëm për çështjen e Kosovës në kuadër të Konferencës Fetë për Paqe me seli në Nju Jork. Me të myftiu këmbeu mendime rreth vazhdimit të dialogut ndërfetar në Kosovë si rrugë e vetme për kthimin e besimit në mes qytetarëve të saj.

Takimi tjetër me rëndësi atë ditë ishte ai i nivelit akademik në Universitetin Xhorxh Taun, në Qendrën e mirëkuptimit mysliman-krishterë e themeluar nga princi Velid bin Talal, e cila bënë përpjekje për mirëkuptimin midis Islamit dhe Krishterimit. Aty u takuam me Dr.John Voll, drejtor i Qendrës, i cili u ndal në misionin dhe rëndësinë që ka qendra në fjalë për mirëkuptimin midis Islamit dhe Krishterimit. Myftiu përshëndeti misionin e Qendrës dhe u bisedua për mundësinë e bashkëpunimit në mes Qendrës në fjalë dhe Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë. Në veçanti rreth këmbimit të përvojave dhe mundësisë së këmbimit të profesorëve nga të dy institucionet.



*Në vizitë Radio "Zërit të Amerikës", programit në gjuhën shqipe*

Në mesditë sipas kohës lokale, delegacioni nga Kosova i bëri një vizitë Radio "Zërit të Amerikës", programit në gjuhën shqipe, ku u pritën nga z. Elez Biberaj, dhe Arben Xhixho, të cilët folën për historikun e kësaj radioje amerikane dhe misionin e tij për arritjen e të vërtetës në të gjitha anët e botës. Me këtë rast, Myftiu dha një intervistë për radion në fjalë.

Në përfundim të vizitës në Uashington ishte vizita në kongresin amerikan, ku u pritëm nga komgresmeni i mirënjohur Eliot Engel, mik i dëshmuar i shqiptarëve, i cili në një bisedë të gjatë na tregoi për marrëdhëniet e tij me komunitetin shqiptaro-amerikan, bën veçanti me mikun e tij të vjetër Hari Bajraktarin. Eliot Engel ishte më se i sigurt se Kosova do të jetë shtet i pavarur dhe sovran. Këtë ai e kishte deklaruar edhe në kohën kur shumica e amerikanëve nuk e dinin se ku gjendej Kosova. Me vizitën që i bëmë kongresmenit Eliot Engel ne përfunduam vizitën tonë në Vashington me plotë optimizëm se ditë më të mira do të vinë për ne me ndihmën e Zotit dhe me ndihmën e miqve tanë në Amerikën e largët. Andaj vetmevetI thash se sa larg e sa afër është Amerika për ne kosovarët!

***Qemajl Morina***

*Këshilli i Bashkësisë Islame në Gjilan*

# Ku ka angazhim - sukseset nuk mungojnë

**Të nderuar lexues!**

Në këtë numër në rubrikën tashmë të rregullt “Nëpër këshillat tanë” do të bëhet fjalë për rajonin e Gjilanit. Për informimin tuaj po japim disa të dhëna të përgjithshme për rajonin e Gjilanit.

Rajonin e Gjilanit e përbëjnë tre këshilla të Bashkësisë Islame të Kosovës: KBI i Gjilanit, KBI i Dardanës dhe KBI i Vitisë.

## Disa të dhëna për Gjilanin

Gjilani gjendet në pjesën juglindore të Kosovës, pas luftës është edhe qendër e rajonit. Aktualisht llogaritet t’i ketë 132 mijë banorë.

Në popull është ruajtur gojëdhëna, sipas së cilës, Gjilani si vendbanim është formuar rreth vitit 1750, ndërsa si qendër urbane në vitin 1772. Gjilani si qytet është zhvilluar krahas shuarjes së Novobërdës (Artanës), e cila në mesjetë ka qenë njëri nga qytetet dhe qendrat më të mëdha tregtare, ekonomike dhe xehtare në Ballkan.

Gjilanin si qytet e ka themeluar familja feudale shqiptare e Gjinajve, e cila që nga viti 1737 deri në fund të shekullit XIX ka sunduar në Kosovë, Drenicë, Llap dhe në Moravë. Sulltani i asaj kohe e ka pranuar pushtetin e kësaj familje si pushtet të trashëguar.

Gjinajt në gjysmën e dytë të shekullit XIX e transferuan selinë e tyre prej Novobërdës dhe i ndërtuan sarajet e veta në vendin ku tash gjendet Gjilani. Si themelues i Gjilanit njihet Bahti Beg Gjinolli.



*Xhamia më e madhe në KBI të Gjilanit është Xhamia e Madhe, që ka sipërfaqe 28 x18.*
*Kjo xhami është në ndërtim e sipër dhe sipas përmasave duhet të jetë një ndër xhamitë më të mëdha në Kosovë. Objekti i tashëm i xhamisë ka fillua të ndërtohet më 2003 pasi që më 2001 nga tërmeti që pati goditur Gjilanin dhe rrethinën objekti i ish-xhamisë së Çarshisë qe dëmtuar rënd saqë ka qenë bërë i papërdorshëm*



Pra, Gjilani është krijuar nga familja shqiptare dhe kjo është dëshmia kryesore se ka identitet shqiptar.

Komuna e Gjilanit gjendet në pjesën juglindore të Kosovës. Qyteti ka pozitë të përshtatshme gjeografike dhe kjo i mundëson lidhje të mira me qendra tjera të Kosovës dhe të rajonit. Ka një sipërfaqe prej 515 km$^2$. Ka kushte të mira për bujqësi dhe njihet si qytet agro-industrial. Në juglindje ka malet e Karadakut si dhe një pjesë të rrafshit të Kosovës.

Popullsia e Gjilanit gjithherë ka qenë e përzier, me dominimin e shqiptarëve. Sipas publikimit të Entit Statistikor të Kosovës, dhjetor 2002, numri i përgjithshëm i banorëve është 133.724 (68.814 meshkuj dhe 64.910 femra). Në zonën urbane jetojnë 79.898 banorë ndërsa pjesa tjetër në viset rurale.

## Themelimi Këshillit të Bashkësisë Islame

“Këshilli i KBI të Gjilanit, sipas rregullimit të tashëm kushtetues, është themeluar më 1948, ndërsa më heret ka qenë pjesë e Komunitetit Mysliman Shqiptar, respektivisht ka qenë në kuadër të Myftinisë së Prishtinës me status të nënmyftinisë. Ndërsa gjatë sundimit të Mbretërisë SKS territori ynë ka qenë pjesë e *ylema mexhlisit* me seli në Shkup - na tha në fillim kryetari i KBI-së të Gjilanit, Ilmi ef. Krasniqi, i cili vazhdoi:

## Gjilani ka nevojë edhe për disa xhami të reja



Ilmi ef. Krasniqi - kryetar i KBI të Gjilanit

Me gjithë rezultate që kemi arritur si në ndërtimin e xhamive të reja apo edhe në rindërtimin e atyre që na i shkatërruan gjatë luftës serbët, shumë lokalitete kanë nevojë për xhami të reja për të cilat shpresoj që në të ardhmen do të arrijmë të ndërtojmë edhe aty xhami. Por gjendja më e vështirë është në vetë qytetin e Gjilanit, ngase nëse kemi parasysh faktin se në qytetin e Gjilanit me 80 mijë banorë ka vetëm 5 xhami, kjo flet vetvetiu për mungesën e xhamive, aq më tepër kur lagje të tëra të Gjilanit nuk kanë xhami afër, kështu që besimtarëve të atyre lagjeve u duhet kohë për të arritur tek xhamia më e afërt.

Kështu mendojmë që nevojë tejet e theksuar ndihet për ndërtimin e xhamive si: në Lagjen Dardania I, Dheu i Bardhë, Zabel dhe në pjesë të tjera të qytetit.

Vlen të përmendim se në dy vende të qytetit në lagjen Zabeli dhe në lagjen te Kodra e Dëshmorëve, KBI në kontakt me besimtarë ka arritur t'i siguroj dy bamirës të cilët kanë ofruar trojet falas njëri 1000 $m^2$ dhe tjetri 500 $m^2$ për ndërtimin e xhamive në lagjet e tyre, shpresojmë që shumë shpejt edhe këto lagje do jenë me xhami.

"Më herët në kuadër të KBI-së të Gjilanit ka qenë edhe territori që tash është në kuadër të KBI-së të Kamenicës dhe territori i KBI-së së Vitisë. Ndërsa, pas themelimit të këshillave në ato territore, KBI i Gjilanit aktivitetin e zhvillon vetëm në territorin administrativ të Gjilanit."

Lidhur me interesimin tonë për vakëfet e KBI-së, Ilmi efendiu thotë:

"Xhamitë në fshatra kanë në pronësi disa ara, oborret e xhamive dhe varrezat, që janë në funksion të mbarëvajtjes së punës në xhaminë përkatëse, dhe si të tilla nuk sjellin ndonjë të hyrë për ne, por megjithatë janë në pronësi tonë.

Ndërsa nga prona që sjell të ardhura kisha për të përmendur se kemi 7 lokale afariste që janë të dhënë me qira."

Pyetjes sonë se nga sa për qind e anëtarësisë kanë arritur ta vjelin anëtarësinë, kryetari Ilmi efendiu iu përgjigj:

Në KBI të Gjilanit anëtarësia ka filluar të paguhet në mënyrë të organizuar që nga viti 1970/71, atëherë qe arritur që në sistemin e pagesës së anëtarësisë të futen vetëm xhamitë e qytetit të Gjilanit dhe xhematet që gravitojnë në to. Kështu është vepruar deri para pak kohe kemi pasuar një sistem të centralizuar të anëtarësisë vetëm në qytetin e Gjilanit, i cili ka funksionuar relativisht mirë, ndërsa në këtë sistem nuk kemi pasur të përfshira edhe fshatrat, e kjo ka ndodhur për shumë arsye. Mirëpo duke pa se sistemi i organizimit të jetës fetare në shkallë Këshilli mund të bëhet vetëm nëse kemi një sistem të konsoliduar të të hyrave në njërën anë dhe në anën tjerët duke dashtë që të lirojmë imamin nga ajo tradita e vjetër që të kërkoj shtëpi më shtëpi anëtarësinë, por edhe duke vënë në zbatim udhëzimet dhe vendimet e organeve të Bashkësisë Islame kemi bërë centralizimin në shkallë këshilli. Kështu që tani kemi një sistem unik në shkallë këshilli të sistemit të pagesës së anëtarësisë, gjë që është pritur mirë edhe nga xhemati po edhe ka shtuar efikasitetin në punë dhe rregullimin e raporteve si në raport me imamët ashtu edhe në raport me besimtarët tanë. Ky sistem tash po funksionon shumë mirë dhe ne jemi të kënaqur me këtë megjithëqë duhet ende punë dhe angazhime të mëdha për t'i realizuar objektivat tona".

## Qiragjiu dhe Kuvendi komunal uzurpator të pronës së vakëfit

"Kur jemi tek pronat e vakëfit duhet të bëjmë me dije edhe opinionin e gjerë jo vetëm në Gjilan por edhe më gjerë se ne si Këshill jemi përballur me një uzurpator këtu në Gjilan i cili ka uzurpuar një pjesë të oborrit të medresesë dhe ka ndërtuar shtëpi. Uzurpatori 30 vjet ka qenë me qira në pronën e vakëfit ndërsa në kohën e okupimit serb ai i shtyrë nga egoizmi tjetërson pronën tonë dhunshëm me do farë ligjesh të dyshimta dhe siç e cekëm më lart ka ndërtuar shtëpi. Ne si këshill me kohë i kemi tërhequr vërejtjen dhe uzurpatorin e kemi paditur në gjyq, tani lënda ka shkuar në Gjykatën Supreme të Kosovës dhe presim që drejtësia të vij në vend.

Ndërsa rastin e dytë e kemi në fshatin Miresh (ish-Dobërçan) ku Kuvendi komunal më 2003 ka tjetërsuar pronën e vakëfit dhe aty ka dhënë leje që të ndërtohen objekte të infrastrukturës publike. Edhe Kuvendin komunal e kemi paditur në gjyq dhe presim që gjyqi të vendos në favor tonin" - na thanë zyrtarët e Këshillit të BI.

## Këshilli aktual i Bashkësisë Islame i Gjilanit

***Drejtuesit – anëtarët:***

- Ilmi Krasniqi - kryetar
- Agim Hyseni
- Mustafë Hajdari
- Sylejman Osmani
- Iljaz Mustafa
- Selim Selim
- Ahmet Ymeri
- Xhemaludin Kadriu
- Abdurrahim Hajdini
- Burhan Zejnullahu

***Punonjësit e administratës***:
- Hysen Ajeti - sekretar;
- Agim ef. Hyseni - kryeimam;
- Ilmi ef. Krasniqi - mualim;
- Musa Kadriu - arkëtar;
- Ramadan Dërmishi - referent i shtypit;
- Metush Islami - vozitës.

***Kryetarët e deritashëm të Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjilanit***
- Mustafë Ramadan Neziri (1951-1961)
- Mehmet Devaja (1961-1965)
- Rifat Jashari (1965-1969)
- Jetish Bajrami (1969-1983)
- Avni Aliu (1983-1991)
- Hfz. Jashar Poqinci (1991-1995)
- Hfz. Avni Aliu (1995-1999)
- Nuhi Hajrullahu (1999-2003)
- Mustafë Hajdari (2003-2005)

## Organizimi i Këshillit

Hysen Ajeti - sekretar për organizimin e Këshillit thotë: "Ne si Këshill jemi konsoliduar, dhe me kohë kemi bërë sistematizimin e vendeve të punës. Për disa arsye një kohë këshilli ynë nuk ka pasur kryeimam por para dy vjetëve edhe vendi i kryeimamit është plotësuar kështu që tani kemi të kompletuar të gjithë resorët ashtu siç e kërkojnë normat e Bashkësisë Islame të Kosovës. Në kuadër të Këshillit ne kemi edhe mualimin që ka bërë një punë të madhe në fushën e mësimbesmit me të rinjtë dhe në sensibilizimin e për më shumë punë në këtë fushë. Kështu për momentin kemi funksionale këto shërbime:
- shërbimin administrativ,
- shërbimin fetaro arsimor (kryeimami) dhe
- shërbimin financiar

Pyetjes sonë për numrin e xhamive në këshillin e BI-së, sekretari Hysen Ajeti iu përgjigj:

"Në këshillin e BI të Gjilanit kemi 30 xhami, mirëpo 6 ka kohë që nuk janë aktive për shkak të migrimit të popullatës nga viset rurale drejt qendrave urbane e kryesisht në Gjilan, si në Sllubinë, Makresh, Bukovik e Muçibabë,


Xhamia e fshatit Bresalc


Hysen Ajeti - sekretar

ndërsa xhamia në Stançiq dhe ajo në Dunav janë të shkatërruara".

Ndërsa pyetjes për numrin e të punësuarve, sekretari Hysen Ajeti iu përgjigj:

"Në Këshillin e Bashkësisë Islame në Gjilan kemi të punësuar gjithsej 36 punëtorë të rregullt:
- 25 imamë
- 6 punonjës administrativ
- 5 myezin

Ndërsa Hysen efendiu për inkasantët na tha që nuk kanë status të rregullt por paguhen në bazë të realizimit. I pyetur sa inkasant kanë të angazhuar ai na tha: "Në shkallë këshilli kemi të angazhuar 10 inkasantë".

## Xhamia më e vjetër

Xhamia e parë e ndërtuar në komunën e Gjilanit i përket shekullit XVI, është kjo xhamia në fshatin Miresh (ish-Dobërçan), e ndërtuar në vitin 1526 të cilën forcat serbe më 1999 në tërheqje e sipër e dogjën, tani në vend të saj është ndërtuar xhamia e re. Pastaj vijnë xhamia e Pograxhës (1625), xhamia e Pidiqëve (1645), xhamia "Atik" në Gjilan (1720) e të tjera.

## Dëmet e shkaktuara gjatë luftës në KBI-në e Gjilanit

"Gjatë luftës së fundit armiku serb, si në të gjitha viset e tjera të Kosovës, gjithashtu edhe në rajonin e Gjilanit nuk kurseu as objektet fetare, kështu gjatë luftës ne na u shkatërruan tërësisht 5 xhami, ndërsa 5 të tjera na u dëmtuan rënd nga granatimet e forcave serbe" - na tha sekretari Hysen Ajeti.

**Xhamitë e shkatërruara, të djegura dhe të dëmtuara gjatë luftës:**

*Të shkatërruara tërësisht:*
- Xhamia në fshatin Cërnicë
- Xhamia në fshatin Përlepnicë
- Xhamia në fshatin Bresalc
- Xhamia në fshatin Miresh (ish-Dobërçan)

*Të dëmtuara:*
- Xhamia në fshatin Sllakoc
- Xhamia në fshatin Zhegër
- Xhamia në fshatin Livoç u Ultë
- Xhamia në fshatin Sllubicë
- Xhamia në fshatin Llashticë

Interesimit tonë se sa janë sanuar dëmet e luftës, Hysen efendiu iu përgjigj:

"Po falë ndihmës së donatorëve nga bota arabe dhe Kryesisë së Bashkësisë Islame dhe organizimit të xhemateve tona thuajse të gjitha dëmet e luftës janë sanuar"

### Jeta fetare

Aktiviteti dhe jeta fetare në Këshillin e Bashkësisë Islame të Gjilanit zhvillohen në 26 xhami, ku përpos faljes së namazit, mbahen ligjërata, hytbe ditën e xhumasë, aktivitete të tjera me karakter fetar e edukativ, si dhe mësimbesim", - na tha në fillim kryeimami Agim ef. Hyseni i cili vazhdoi: "Jeta fetare në territorin e këshillit të Bashkësisë Islame në Gjilan është në nivel të kënaqshëm kë-




*Xhamia me vlerë monumentale*

*Objekt me vlerë monumenti në rrethin tonë pos të tjerësh është edhe xhamia "Atik" apo siç njihet në popull xhamia e medresesë. Xhamia është shpallur objekt monumental me vendimin nr. 02/155 të datës 10.04.1980, dhe është ndër objektet më të rëndësishme të trashëgimisë kulturore.*

*Xhamia është ndërtuar në shekullin XVII në enterierin e saj paraqiten edhe dekorime e pikturave. Motivet e së cilës janë floreale dhe elemente të arkitekturës. Xhamia ka një sipërfaqe 10x17m. Kupola qendrore me perimetër 32m. Meridiani 7m. Lartësia 13m. Ka mure të gjëra 70cm. Ndërsa kupola qendrore qëndron mbi një tambur tetëkëndëshe dhe e dekoruar me drugdhendje.*




*Agim ef. Hyseni - kryeimam*

shtu nga 26 xhami që funksionojnë në Këshillin e BI, në 20 prej tyre falen pesë kohët e namazit. Ndërsa në gjashtë xhami të tjera falen vetëm namazi i xhumasë, kjo ngase numri i banorëve të këtyre fshatrave është i vogël dhe se imamët nuk janë banorë të atyre fshatrave". Mirëpo vazhdoi kryeimami: "Ajo që mundem të them që është pozitive është fakti se shumicën e imamëve i kemi të rinj dhe me përgatitje të mirë profesionale të cilët me përkushtim kryejnë misionin që kanë mbi vete, por është shqetësuese në anën tjetër që në disa fshatra të larta disa xhami nuk funksionojnë sepse popullata e atyre fshatarëve në kërkim të një jete më të mirë ka migruar drejt vendbanimeve urbane kështu që thuajse ato fshatëra janë boshatisur tërësisht".

Ndërsa për mësimbesimin kryeimami Agim efendiu shprehet: "Në territorin tonë mësim besimi mbahet rregullisht në pesë xhami. Ndërsa kohëve të fundit një numër i xhamive ka filluar që të krijoj nga një minibibliotekë .

Mirëpo mësimbesimit më shumë i kushtohet rëndësi gjatë pushimeve të verës kur interesimi i të rinjve është më i madh. Kur flasim për mësimbesimin këtu e kemi fjalën jo vetëm për njohuritë fillestare por shumica prej tyre përvetësojnë edhe leximin e Kur'anit. Por duhet thënë që me gjithë rezultatet e arritura në fushën e mësimbesimit mbetet edhe shumë për tu bërë dhe shpresoj që në të ardhmen do të kemi më shumë xhami për mësimbesim"

*Xhamitë ku mbahet mësimbesimi - i rregullt*

| | |
|---|---|
| - salla në KBI | 34 |
| - xhamia "Dere Mahallë" në Gjilan | 25 |
| - xhamia në lagjen "Arbëria" Gjilan | 20 |
| - xhamia në Miresh (Dobërçan) | 40 |
| - xhamia në Përlepnicë | 30 |

*Xhamitë ku mbahet mësimbesimi - gjatë verës*
- xhamia "Dere Mahallë" në Gjilan
- xhamia në lagjen "Arbëria" Gjilan
- xhamia në Velekincë
- xhamia në Llashticë
- xhamia në Zhegër
- xhamia në Pidiq
- xhamia në Cernicë
- xhamia në Livoç i Ulët
- xhamia në Bresalc
- xhamia në Dobërçan



Vijuesit e mësimbesimit

Më tutje për zhvillimin e jetës fetare kryeimami na tha: "Rëndësi të veçantë i kushtohet edhe mbajtjes së tubimeve dhe tribunave ku marrin pjesë numër i konsiderueshëm besimtarësh në mesin e të cilëve edhe intelektual të arsimit dhe fushave tjera. Rëndom këto tribuna mbahen në sallën e teatrit ose në xhamitë më të mëdha. Duhet theksuar se jehonë të mirë ka patur edhe mbajtja e ligjëratave për të rinjtë në shkollat e mesme të qytetit. Kjo bëhej me vetorganizimin e të rinjve dhe me kërkesat e tyre, ndërsa Këshilli i BI caktonte njërin nga teologët referues që me kumtesën e vet të merrte pjesë. Vlen, gjithashtu, të theksohet edhe aktiviteti i zhvilluar përmes mediave lokale në radio "Rinia" dhe në televizionin "Vali".

Një veprimtari e tillë, shton kryeimami, Agim ef. Hyseni, ishte e suksesshme, sepse kontribuonte në shkundjen nga indeferentizmi fetar, në njërën anë, dhe në zgjimin e vetëdijes fetare, në përkujdesjen e identitetit dhe edukimit shpirtëror dhe në evitimin e dukurive negative, në anën tjetër".



Xhamia e Pidiqëve

## Imamët në xhemat

Nuk ka dyshim se në organizimin e jetës fetare rol të rëndësishëm ka imami në xhematin ku shërben. Duke u nisur në këtë drejtim aktiviteti dhe kontributi i imamëve nuk është njësoj. Kur e themi këtë kemi parasysh shkaqet dhe rrethanat objektive dhe subjektive me të cilat ballafaqohet imami. Mirëpo në mesin e tyre pa mohuar edhe kontributin e të tjerëve në sferën e mësimbesimit, organizimit të xhematit, shpërndarjes së literaturës fetare, mbajtjes së kumtesave, dallohen këta imamë. Hfz. Mejdi Abdyli, Avni Aliu, Enver ef. Rexhepi, Sylejman ef. Osmani, Abdulhakim Shaqiri dhe Ilaz Mustafa.

## Imami veteran

Kontribut të veçantë në shërbim të ngritjes së jetës fetare dhe nivelit të vetëdijes së besimtarit ka dhënë sidomos ish-imami i xhamisë në fshatin Zhegër, veterani Rifat ef. Jashari.

Ndonëse në pension dhe në moshë të shtyer edhe sot e kësaj dite me aq sa ia lejon shëndeti kontribuon në zhvillimin e jetës fetare.

Ndërkaq, meqenëse edukimi shpirtëror sidomos në këto kushte dhe rrethana të rënda sociale dhe ekonomike është tejet i rëndësishëm në evitimin e dukurive negative, BI-e edhe në të ardhmen do të zhvillojë aktivitete të nduarduarta, në ngritjen e nevojës së mësimit fetar ndër besimtarët e të gjitha moshave dhe të dy gjinive me anë të kumtesave të veta dhe të pjesëmarrjes së drejtpërdrejt ndër besimtarë, nëpër xhamia e objekte të ndryshme ku mundësojnë kushtet dhe rrethanat për një veprimtari të tillë.

## Sfidat

- krijimi i vakëfeve të reja që sjellin të hyra në Këshill;
- ngritja e nivelit të vetëdijes tek besimtarët në domosdoshmërinë e realizimit sa më gjithëpërfshirës të anëtarësisë, të zeqatit, sadekatul fitrit dhe kontributeve tjera obligative dhe vullnetare;
- rikthimin e pronave vakufnore të cilat janë uzurpuar apo sekuestruar gjatë periudhës së monizmit ta kthejë në pronësi të vetën;
- krijimin kushteve që mundësojnë inkuadrim të kuadrove të përgatitura profesionalisht në të gjitha fushat e veprimtarisë së tij;
- krijimin e mjedisit sa më të volitshëm për zhvillimin e aktiviteteve të tij në mbajtjen e kurseve, seminareve, tubimeve, tryezave, debateve si dhe organizimeve të manifestimeve të ndryshme fetare.

## Prioritet

- ndërtimi i xhamive të reja në ato lokalitete ku është e nevojshme sidomos në qytet;
- ndërtimi e xhamive në lagjen "Dardania I dhe II" ku është ndarë trolli në sipërfaqe prej 500 $m^2$, për ndërtimin e xhamisë.

# Pasqyrë përmbledhëse për xhamitë e KBI të Gjilanit

| Nr. | Emri i xhamisë | Viti i ndërtimit | Emri e mbiemri i imamit | Përgatitja profesionale e imamit | Emri dhe mbiemri i myezinit | Sa kohë të namazit falen brenda ditës |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | xhamia e Madhe[1] | 1935 | Sylejman Osmani | superiore | Nazmi Kazazi | |
| 2. | xhamia “Atik”[2] | 1720 | Avni Aliu | superiore | Ali Ajeti | 5 |
| 3. | xhamia “Dere Mahallë”[3] | 1903 | Enver Rexhepi | e mesme | Naser Halimi | 5 |
| 4. | xhamia “Xhedit”[4] | 1922 | Xhemaludin Kadriu | | Nevzad Kryeziu | 5 |
| 5. | xhamia “Arbëria” | 2001 | Iljaz Mustafa | superiore | Shahin ? | 5 |
| 6. | xhamia në Përlepnicë[5] | 1934 | Abdulhakim Shaqiri | e mesme | | 5 |
| 7. | xhamia në Miresh (I)[6] | 1526 | Mejdi Abdyli | e mesme | | 5 |
| 8. | xhamia në Miresh (II) | 1900 | Mustafë Hajdari | superiore | | 5 |
| 9. | xhamia në Malishevën e Ultë[7] | 1894 | Abdurrahim Hajdini | superiore | | 5 |
| 10. | xhamia në Malishevën e Epërme | | Hysen Rexhepi | e mesme | | vetëm xhumaja |
| 11. | xhamia në Uglar[8] | 1904 | Burhan Zejnullahu | e mesme | | 5 |
| 12. | xhamia në Pogragjë[9] | 1625 | Ramadan Burmishi | e mesme | | 5 |
| 13. | xhamia në Llovcë[10] | 1910 | Gani Idrizi | | | 5 |
| 14. | xhamia në Llashticë[11] | 1836 | Mustafë Ramadani | e mesme | | 5 |
| 15. | xhamia në Zhegër[12] | 1895 | Nuhi Hajrullahu | superiore | | 5 |
| 16. | xhamia në Velekincë | 1937 | Remzi Halimi | e mesme | | 5 |
| 17. | xhamia në Cërnicë[13] | 1775 | Selim Selimi | e mesme | | 5 |
| 18. | xhamia në Lladovë[14] | | Zenel Ymeri | | | vetëm xhumaja |
| 19. | xhamia në Pidiq | 1645 | Fidan Bilalli | | | vetëm xhumaja |
| 20. | xhamia në Haxhaj | | Naim Aliu | | | vetëm xhumaja |
| 21. | xhamia në Bresalc[15] | 1856 | Ahmet Ymeri | e mesme | | 5 |
| 22. | xhamia në Capar16 | 1958 | Sefedin Rrahimi | e mesme | | vetëm xhumaja |
| 23. | xhamia në Livoçin e Ultë[17] | 1965 | Zijadin Leka | e mesme | | 5 |
| 24. | xhamia në Livoçin e Epërm[18] | 1970 | Jonuz Leka | e mesme | | 5 |
| 25. | xhamia në Verbicën e Zhegocit | 1866 | Arben Hasani | e mesme | | vetëm xhumaja |
| 26. | xhamia në Sllakoc[19] | 1770 | Arben Ramabaja | | | vetëm xhumaja |
| 27. | xhamia në Sllubicë | 1930 | | | | nuk punon |
| 28. | xhamia në Makresh | 1970 | | | | nuk punon |
| 29. | xhamia në Bukovik | 1935 | | | | nuk punon |
| 30. | xhamia në Muçibabë | 1867 | | | | |
| 31. | xhamia në Stançiq[20] | 1906 | | | | |
| 32. | xhamia në Dunav[21] | 1925 | | | | |

*Fusnotat:*

1. Xhamia është dëmtuar rënd nga termeti i vitit 2002, tani është në ndërtim e sipër. Xhamia e Madhe e ndërtuar në qendër të qytetit, përveç xhematit të qendrës së qytetit përfshinë edhe xhematin e fshatit Shillovë.
2. Xhamia është meremetuar më 1994. Xhamia “Atik” përveç lagjeve të qytetit përfshin edhe xhematin e Stanishorit.
3. Është rindërtuar më 2000.
4. Është rindërtuar më 1973.
5. Xhamia është djegur gjatë luftës, tani është në rindërtim e sipër. Xhamia në Përlepnicë përfshinë edhe xhematet e fshatrave: Vërbicë e Kimetocit dhe xhematin e fshatit Kosaçë.
6. Është rindërtuar më 2002.
7. Është meremetuar më 2005.
8. Është rinovuar më 2004.
9. Është rinovuar më 2006. Xhamia në Pogragjë përfshin edhe xhematin e fshatit Bilinicë.
10. Është ndërtuar xhamia e re më 2006.
11. Është rindërtuar më 1975.
12. Është rindërtuar më 1975. Xhamia në Zhegër e ndërtuar në qendër të fshatit kjo xhami përfshinë edhe xhematin e fshatit Selishtë dhe Nasal.
13. Xhami është djegur gjatë luftës, është rindërtuar më 2005. Xhamia në Cërrnicë e ndërtuar në qendër të fshatit, kjo xhami përfshinë edhe xhematet e fshatrave: Kravaricë, Gumnishtë dhe Vrapçiq.
14. Tani më është në ndërtim e sipër xhamia e re.
15. Është rindërtuar më 2005. Xhamia në Bresalc përfshin edhe këto xhemate: Poneshi i Madh, Mëhalla e Muhaxhirëve, Llabjanin, Mihirët, Markoc, dhe Gllamën.
16. Është rindërtuar më 2003.
17. Është rinovuar më 2000.
18. Është rindërtuar më 2005.
19. Xhamia në Sllakoc përfshinë edhe këto xhemate: Gadish dhe Kishnapole.
20. E shkatërruar tërësisht.
21. E shkatërruar.

*Përgatitën:* ***S. Bajgora***
***R. Shkodra***

*(Në numrin e ardhshëm bëjmë prezantimin e KB Islame të Dardanës)*

# Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava vizitoi Këshillat e Bashkësisë Islame në Klinë, Drenas, Skenderaj e Mitrovicë

Me qëllim që të njihet me rrjedhat aktuale në teren si dhe të njihet me aktivitetin dhe organizimin e jetës fetare, më 28 maj 2007, Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, kryeimami Sabri ef. Bajgora dhe këshilltari Resul Rexhepi qëndroi sot për vizitë pune në 4 këshilla të BI ku nga përgjegjësit e këshillave u njoh me gjendjen, zhvillimin e jetës fetare dhe sfidat në këshillat respektiv.

Fillimisht Myftiu Tërnava vizitoi këshillin e BI të Klinës ku u prit nga kryetari Ali ef. Gashi i cili e njohu Myftiun me punën dhe angazhimin e Këshillit. Edhe kësaj radhe u vu në pah se në komunën e Klinës problem kryesor mbetet numri i vogël i xhamive. Myftiu pasi që ka dëgjuar me vëmendje zyrtarët e Këshillit ka inkurajuar ata për rezultatet e arritura dhe u ka premtuar mbështetjen e tij për ndërtimin e xhamive të reja në këtë komunë si një ndër prioritetet kryesore të Kryesisë së BI.

Ndërsa në Drenas Myftiu fillimisht ka vizituar këshillin e BI ku është pritur nga kryetari i Këshillit Osman ef. Musliu me bashkëpunëtorë i cili e ka njohur myftiun me rrjedhën e punëve në Këshill. Osman efendiu e njohu myftiun edhe me prioritetet e këshillit si dhe me përgatitjet e bëra nga Këshilli për organizimin e jetës fetare gjatë sezonës së verës.

Gjatë qëndrimit në Drenas myftiu Tërnava i shoqëruar edhe nga udhëheqësit e Këshillit të BI vizitoi Kuvendin Komunal të Drenasit ku u prit nga kryetari i Kuvendit Sherif Krasniqi dhe kryeshefi i ekzekutivit Xhemë Binaku.

Ndërsa në orët e pasditës Myftiu vizitoi edhe këshillin e BI të Skenderajt dhe atë të Mitrovicës.

Në të gjitha takimet Myftiu shprehu gatishmërinë për përkrahjen dhe mbështetjen e këshillave në realizimin e objektivave të tyre. Gjithashtu Myftiu kërkoi angazhim më të madh në senzibilizimin e jetës fetare duke spikatur rëndësinë që duhet t'i jepet mësim besimit me grupmoshat e reja.

---

*Këshilli i BI në Gjilan*

# Ndau mirënjohje për veteranët dhe të dalluarit

Në një manifestim rasti, Këshilli i Bashkësisë Islame të Gjilanit ndau mirënjohje për veteranët dhe imamët e dalluar. Në këtë manifestim qenë të pranishëm imamë e alimë të Anamoravës, ndërsa nga Kryesia e BI qe zëvendëskryetari i Kryesisë Ahmet Sadriu dhe kryeimami Sabri ef. Bajgora.

Manifestimin e hapi kryeimami i KBI të Gjilanit Agim ef. Hyseni, ndërsa të pranishmit me një fjalë rasti i përshendeti zv/kryetari Ahmet ef. Sadriu, i cili falënderoi imamët e shpërblyer për kontributin e dhënë gjatë punës së tyre në misionin e shenjtë. Më tutje Ahmet efendiu tha se puna dhe angazhimi i këtyre që po marrin sot mirënjohje duhet të jetë shembull edhe për imamë tjerë.




Këshilli mirënjohje ndau për:

1. Mulla Rifat ef. Jasharin nga Zhegra (Imami veteran) i cili me veprimtarinë e treguar si kryetar i Këshillit të Bashkësisë islame në Gjilan, si kryetar i shoqatës së ulemave, si imam në xhematin e xhamisë në Zhegër, po edhe njëri ndër themeluesit e Këshillit të pajtimit të gjaqeve për Anamoravë.
2. Jetish ef, Bajramin për kontributin e tij si kryetar dhe Myfti i Këshillit të Bashkësisë islame në Gjilan, Kryetar i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, themelues i Revistës fetare mujore "Dituria Islame".
3. Hafiz Alush Kadriun, për kontributin e treguar si imam i xhematit të xhamisë "Xhedidë" në Gjilan.
4. Hafiz Mejdi Abdylin për kontributin e tij në fushën e mësim besimit
5. Enver ef. Rexhepin për kontributin e tij lidhur me ndërtimin e xhamisë "Dere Mahallë".



*Prishtinë*

# U përurua aneksi i xhamisë “Kaderije”




Në prani të mijëra besimtarëve dhe të ftuarëve të posaçëm ku qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, drejtori ekzekutiv i Komitetit të Bashkuar Saudit (SJRC) Velid el Umran e shumë të ftuar të tjerë nga të gjitha qendrat e Kosovës, në një ceremoni solemne u përurua në Prishtinë më 24 maj 2007 objekti shtesë i xhamisë “Kaderije” apo siç njihet në popull Xhamia e Muhaxherëve.

Pos ndërtimit të objektit shtesë me se është zgjeruar xhamia në një sipërfaqe prej mbi 500 metra katrore, është bërë edhe renovimi i objektit të vjetër të xhamisë, kështu që tani kjo xhami ka në dispozicion për besimtarët një sipërfaqe prej 720 metra katrorë me se e bënë xhaminë me hapësirë më të madhe në Kosovë.

Duke iu drejtuar të pranishmëve myftiu Tërnava pasi ka përshëndetur të pranishmit dhe ka falënderuar donatorët fillimisht tha:

Të nderuar vëllezër! Se sa e rëndësishme është xhamia në islam për ne shembull është i dërguari Muhamedi a.s. i cili kur migroi nga Meka në Medinë punë e parë që ndërmori siç e dimë nga historia qe ndërtimi i xhamisë e cila është edhe xhamia e parë në tokë”.

Më tutje Myftiu duke folur për historikun e xhamive në trojet tona ndër të tjerat spikati “Ndërtimi i xhamive në trojet tona ka një histori mbi gjashtë shekullore, të cilat na i ndërtuan të parët tanë të cilët siç e dini kaluan edhe shumë katrahura në kohën e komunizmit por i ruajti xhamitë dhe besimin në Zotin e madh.

Të nderuar vëllezër gjatë luftës siç e dini infrastruktura e BI qe në shënjestër të soldateskës serbe e cila na i dëmtoi mbi 50% të xhamive tona. Menjëherë pas lufte krahas ndihmave tjera shoqatat nga Bota Islame na ndihmuan edhe në rindërtimin e xhamive. Por pos xhamive vëllezërit tanë kanë kontribuar shumë në rindërtimin e e infrastrukturës publike në Kosovën e pas luftës, për çka ne sinqerisht i falënderojmë.

Ndërsa duke folur për rolin që ka xhamia në Islam myftiu tha: “Vëllezër xhamia është vend ku adhurohet i Madhi Zot, vend fisnikërimi e edukimi i popullatës, andaj mbetem me shpresë se do jetë në këtë shërbim”.

Duke përshëndetur manifestimin drejtori gjeneral i SJRC Velid el Umran i cili nga Riadi kishte ardhur për këtë manifestim ndër të tjerat tha: “Sot kam nderin që juve t’ju drejtohem si vëlla i juaj ngase kemi realizuar bashkërisht një projekt të rëndësishëm për besimtarët e Prishtinës. Nëse kthemi në retrospektivë 4 vjet pas ende më kujtohet kur e kemi vizituar këtë xhami që ishte e vogël dhe kur kemi pa se si xhemati falej jashtë në borë e shi që atëherë e kemi marrë për obligim që me aq sa mundemi ta ndihmojmë këtë xhematë, dhe falë ndihmës së Allahut ja sot keni një ndër xhamitë më të mëdha në vendin tuaj.




Ndërtimi i kësaj xhamie tregon angazhimin e të gjithëve që nga xhemati, imami, Bashkësia Islame dhe shoqata të cilët së bashku bashkëpunuan dhe realizuan këtë vepër madhore”.

Drejtori i Vakful Islamit - misioni në Kosovë Abdurrezak el-Bejt, para të pranishmëve bëri të ditur se realizimi i këtij projekti ka kushtuar 185 mijë euro.

Të pranishmit i përshëndeti edhe kryetari i KBI të Prishtinës Bahri ef. Sejdiu.

***(r. shkodra)***

*Kryeministri Çeku bashkëbisedoi me studentë të FSI-së të Prishtinës*

# Ju studentë të nderuar, bashkë me profesorët tuaj, keni përcjellë një imazh shumë të mirë për Kosovën

Kryeministri i Kosovës Agim Çeku, më 2 maj 2007 vizitoi Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës, ku është pritur nga dekani dr. Rexhep Boja, i cili e ka njohur kryeministrin Çeku me rritën dhe zhvillimin e këtij fakulteti.

Më pas Kryeministri Çeku në sallën e bibliotekës së FSI-së ka bashkëbiseduar me studentë të këtij fakulteti. Ai fillimisht tha: ”Jam i nderuar që sot jam në mesin tuaj, në mesin e studentëve dhe profesorëve të FSI-së, në këtë institucion shumë të rëndësishëm të Kosovës. Në fillim dua të përgëzoj stafin akademik dhe ju, studentë të nderuar, për punën e shkëlqyer që jeni duke bërë. Themelimi i këtij fakulteti është i një rëndësie të veçantë për Kosovën, dhe jo vetëm për Kosovën, po për të gjithë shqiptarët kudo ku jetojnë.

Kosova dhe populli shqiptar kanë nevojë për kuadro si ju, që njohuritë për fenë e kulturën islame t'i përcillni popullit tonë nëpër të gjitha trojet ku ju do të shërbeni.

Unë vetë po nisem nga profesioni im i mëparshëm, ngase nuk ka gjë më fisnike sesa t'i shërbesh popullit tënd, ta orientosh në mënyrën e duhur, ta orientosh nga vlerat e duhura, të jesh në shërbim të tij, të jesh shërbëtor i popullit tënd, - është profesioni më fisnik dhe më i ndershëm që dikush mund ta ketë, e ju jeni ata që e keni zgjedhur këtë profesion”.

Më tutje Kryeministri Çeku ka falënderuar Bashkësinë Islame dhe institucionet e saj për kontributin e dhënë si gjatë luftës ashtu edhe pas saj për Kosovën.

“Shumë studentë dhe hoxhallarë tanë janë radhitur në UÇK, kanë qenë veprimtarë të çështjes kombëtare. Shumë prej tyre janë dëshmorë, e shumë punojnë edhe sot në institucionet e ndryshme shtetërore të Kosovës, i gjejmë në TMK, në SHPK, çka do të thotë se janë duke dhënë kontributin e tyre të çmueshëm dhe dallohen për nga mënyra, sjellja, mënyra e të kuptuarit të vlerave njerëzore e morale. Unë këtu nuk mund të lë pa përmendur edhe profesorin tuaj, dr. Rexhep Boja, të cilin keni nderin ta keni dekan të këtij fakulteti, e i cili ka dhënë një kontribut dhe është duke dhënë edhe tash një kontribut të madh dhe vërtet është shndërruar në një ambasador të çështjes sonë kombëtare jo vetëm në Botën Islame, por edhe më gjerë”- tha Kryeministri Çeku.

Ndërsa, duke folur për rolin e studentëve të FSI-së në përcjelljen e imazhit të mirë të Kosovës në botë karshi propagandës serbe, Kryeministri veçoi:

“Ju studentë të nderuar, bashkë me profesorët tuaj, keni përcjellë një imazh shumë të mirë dhe keni qenë përgjigjja më e mirë kundër propagandës serbe, e cila ka dashur që të përshkruajë çështjen tonë, luftën tonë si luftë fetare, si një popull që nuk është tolerant ndaj besimeve të tjera. Ne si popull kemi me shumëçka të mburremi, dhe do të mburremi e për këtë kemi arsye, por është e veçantë një gjë me të cilën mburremi, dhe kjo është toleranca fetare, të cilën ne e kemi ndërtuar dhe e kultivojmë. E kemi këtë tolerancë, e merita pse e kemi i takon shumicës. Tolerancën fetare ne e kultivojmë dhe e



konsiderojmë si një vlerë të popullit tonë, gjë që është një mesazh shumë pozitiv që ne dërgojmë në botë”.

Ndërsa, duke folur për procesin politik për definimin e statusit të Kosovës, Kryeministri Çeku shprehu bindjen se çështja e zgjidhjes së statusit të Kosovës është çështje javësh:

“Procesi i pavarësimit të Kosovës është shumë afër. Është një proces të cilit po i shihet dhe po i dihet fundi. Është çështje javësh kur do ta kemi vendin tonë të pavarur.

Për këtë ne presim që të merret një vendim në Këshillin e Sigurimit dhe ne dëshirojmë që të kemi një bekim të Këshillit të Sigurimit” - tha Kryeministri, i cili u foli edhe për sfidat që po has ky proces, për se ai u shpreh:

“Jemi të vetëdijshëm që në KS ka kundërshtarë të pavarësisë së vendit tonë, që nga zvarritja e procesit të Kosovës dëshirojnë të tregojnë që ende janë faktorë.

Kemi disa vende në KS që dëshirojnë ta prolongojë pavarësinë e Kosovës, ndërsa në anën tjetër kemi disa vende që dëshirojnë që sa më shpejt ta përfundojë çështja e pavarësisë së Kosovës, dhe kemi disa vende të tjera që ende, në mungesë të njohurive të vërteta për proceset në Kosovë, janë të pavendosura”.

Duke zbërthyer këtë, Kryeministri theksoi edhe këtë:

“Edhe misioni i fundit i KS, misioni faktmbledhës ishte i iniciuar nga kundërshtarët e pavarësisë së Kosovës me shpresën se ky mision do të konstatonte gjendje jo të mirë për Kosovën, do të konstatonte se Kosova nuk është në gjendje që të jetë shtet, që të administrojë vetveten dhe në këtë mënyrë KS do të shtyjë marrjen e vendimin për pavarësinë e Kosovës. Por u dëshmua e kundërta: Misioni qe këtu dhe pa që ne funksionojmë si shtet, kemi ngritur infrastrukturë shtetërore, ne dukemi si shtet, veprojmë si shtet, sillemi si shtet dhe synojmë shtetin dhe ata panë se Kosova është e gatshme për t'i marrë përgjegjësitë që i takojnë një shteti.

Më pas Kryeministri Çeku iu përgjigj pyetjeve të studentëve.

***(r. shkodra)***

*Në garat e Kur'anit në nivelin ballkanik në Sarajevë*

# Sallah efendi Feta zuri vendin e dytë

Fakulteti i Shkencave Islame i Sarajevës, me rastin e tridhjetëvjetorit të themelimit, ka organizuar një garë Kurani në nivelin ballkanik për lexuesit dhe hafizët më të mirë në rajon.

Hapjen e kësaj gare e bëri dekani i Fakultetit të Shkencave Islame, Prof. Dr. Enes Kariç, i cili në fillim të fjalimit të tij, i përshëndeti të gjithë të pranishmit dhe u uroi sukses të gjithëve, duke thënë: "Më vjen mirë që pjesëmarrësit erdhën nga të gjitha institucionet islame të Ballkanit. Me garat në disiplinat tradicionale kemi shënuar tridhjetëvjetorin e ekzistimit të fakultetit tonë. Jam i sigurt se këto gara do të bëhen traditë".

Në këtë garë mori pjesë edhe Fakulteti i Studimeve Islame i Prishtinës, të cilin e përfaqësoi Sallah Feta, dhe medreseja e mesme "Alauddin", të cilën e përfaqësoi Suad Shabani.

Gara ishte paraparë të mbahej më 19 e 20 maj 2007 në objektin e Fakultetit të Shkencave Islame të Sarajevës, dhe qe ndarë në tri kategori:

- kategoria e parë ishte për hifzin e tërë Kuranit;
- kategoria e dytë ishte për hifzin e pesëmbëdhjetë xhuzeve të Kuranit, dhe
- kategoria e tretë për lexim-tilavet të Kuranit.

Në këtë garë ishin të ftuar studentë dhe nxënës nga:
Fakulteti i Shkencave Islame i Sarajevës;
Fakulteti i Shkencave Islame i Shkupit;
Fakulteti i Studimeve Islame i Prishtinës;
Fakulteti Pedagogjik i Zenicës;
Fakulteti Pedagogjik i Bihaçit;
Medreseja Husrev-begov e Sarajevës;
Medreseja Isa-beg e Shkupit;
Medreseja "Alauddin" e Prishtinës;
Medreseja e Novi-Pazarit;
Medreseja "Behram-beg" e Tuzllës;
Medreseja "Elçi Ibrahim-pasha" e Travnikut;
Medreseja "Xhemaluddin Çausheviç" e Cazinit;
Medreseja "Osman ef. Rexhoviç" e Visokos;
Medreseja "Karaxhoz-beg" e Mostarit;
Medreseja "Dr. Ahmed Smajloviç" e Zagrebit.

Gara filloi të shtunën më 19.05.2007 nga ora 10.00, së pari në kategorinë e parë, ku morën pjesë gjithsej katër garues, për secilin garues nga tri pyetje të cilat ishin formuar nga komisioni - hfz. Doc. Dr. Fadil Fazliç, kryetar komisioni. Mr. hfz. Xhevat Shoshiç, anëtar, Mr. hfz. Halil Mehtiç, anëtar, hfz. Aziz Alili, anëtar, dhe hfz. Kenan Musiç, anëtar. Më pastaj filloi kategoria e dytë, ku morën pjesë gjashtë garues, të cilëve gjithashtu iu shtruan tri pyetje nga komisioni. Pas namazit të drekës, ishte përgatitur një drekë nga fakulteti mikpritës për të gjithë pjesëmarrësit, dhe më pas filloi gara në kategorinë e tretë, ku morën pjesë gjithsej njëzet garues, të cilët iu përgjigjën një pyetjeje





Sallah ef. Feta në garat e Kur'anit

nga komisioni dhe një tjetre sipas dëshirës së tyre. Gara përfundoi rreth orës 18.00 të mbrëmjes. Në orën 19.30 ishte përgatitur darka në restorantin e fakultetit, për të gjithë garuesit. Pas namazit të akshamit e deri në namazin e jacisë, qe organizuar një revy-mbrëmje kuranore, ku morën pjesë lexuesit më të mirë të kësaj gare.

Të dielën, nga ora 10.30 deri në 11.30, përfaqësuesit e të gjitha rajoneve patën një takim me dekanin e Fakultetit të Shkencave Islame - Prof. Dr. Enes Kariç, me të cilin biseduan rreth aktiviteteve të fakulteteve dhe medreseve në përgjithësi. Kurse në orën 11.30 u shpallën rezultatet e pjesëmarrësve në gara nga kryetari i komisionit hfz. Doc. Dr. Fadil Fazliç. Rezultatet më të mira i arritën këta garues:

Në kategorinë e parë, hifzi i tërë Kuranit:

1. Amina Kapo, 280 pikë (Fakulteti i Shkencave Islame i Sarajevës)
2. Alija Rahmani, 274 pikë (Fakulteti i Shkencave Islame i Sarajevës)
3. Muhamed Fetiç, 273 pikë.

Në kategorinë e dytë, hifzi i pesëmbëdhjetë xhuzeve të Kuranit:

1. Muhamed Lepir, 260 pikë (Fakulteti i Shkencave Islame i Sarajevës)
2. Alem Kehiç, 257 pikë (medreseja "Behram-beg" e Tuzllës)
3. Suad Shabani, 192 pikë (medreseja "Alauddin" e Prishtinës).

Në kategorinë e tretë, tilave-lexim i Kuranit:

1. Mensur Kerla, 290 pikë (Fakulteti i Shkencave Islame i Sarajevës)
2. Sallah Feta, 286 pikë (Fakulteti i Studimeve Islame i Prishtinës)
3. Taib Karaliç, 274 pikë (medreseja "Gazi-Husret begov" e Sarajevës).

Pas shpalljes së rezultateve, u dhanë çmimet për garuesit si dhe nga një certifikatë për pjesëmarrje.
Vendi i parë - 300 euro;
Vendi i dytë - 250 euro, dhe
Vendi i tretë - 200 euro.

Kjo garë u përmbyll me një dua nga një profesor i Fakultetit të Shkencave Islame të Sarajevës.

***Vedat Shabani***

*Stamboll*

# Vëllazërohen Këshilli i Bashkësisë Islame i Mitrovicës dhe myftinia e Bajrampashës-Stamboll

Duke u nisur nga parimi kuranor: “Me të vërtetë të gjithë besimtarët janë vëllezër” si dhe nga syneti i Pejgamberit a.s.: “Shembulli i besimtarëve në dashurinë, mëshirën dhe marrëdhëniet e ndërsjella, është sikur shembulli i një trupi të vetëm: nëse një pjesë e tij dhemb, atëherë dhembjen e ndien i tërë trupi”.

Myftinia e Bajrampashës është myftinia e parë e qytetit të Stambollit, e cila ka filluar të zbatojë në praktikë projektin “Vëllazërimi i qyteteve”, projekt ky që është iniciativë e Dijanetit të Turqisë.

Me këtë rast, pas disa kontakteve dhe duke njohur situatën e qytetit të ndarë të Mitrovicës, Myftinia e Bajrampashës ka zgjedhur që Këshilli i Bashkësisë Islame i Mitrovicës të jetë këshilli me të cilin do të vëllazërohet.

Dhe mu për këtë qëllim, më datën 1 maj 2007, Myftinia e Bajrampashës edhe zyrtarisht i ka dërguar ftesë Këshillit të Bashkësisë Islame të Mitrovicës, për ta vizituar Myftininë e Bajrampashës.

Këshilli i Bashkësisë Islame i Mitrovicës, me kënaqësinë më të madhe, ka pranuar ftesën e Myftinisë së Bajrampashës për t’i bërë vizitë si dhe për t’u vëllazëruar me të.

Me këtë rast një delegacion i KBI-së të Mitrovicës, i përbërë nga kryetari i KBI-së - Asllan ef.Fazliu, kryeimami - Rexhep ef. Lushta dhe imami - Hamit ef. Kamberi, më datën 13 maj 2007, arritën në Stamboll, ku u pritën vëllazërisht nga Myftinia e Bajrampashës.

Gjatë një jave qëndrimi në Stamboll, delegacioni i KBI-së nga Mitrovica, u takua me personalitete të ndryshme si dhe me përfaqësues të qeverisë dhe shoqatave të ndryshme në qytetin e Stambollit.

Takimin e parë e zhvilluan me Myftiun e Bajrampashës, z. Zija Ersin, me të cilin patën një takim të ngrohtë dhe vëllazëror, ku Myftiu i nderuar Zija Ersin, shprehu kënaqësinë e tij për takimin si dhe shfaqi gatishmërinë e Myftinisë së Bajrampashës për ta ndihmuar Këshillin e Bashkësisë Islame të Mitrovicës në aktivitete dhe në projekte të ndryshme me karakter fetar.

Në anën tjetër, delegacioni i KBI-së, prirë nga kryetari i KBI-së, Asllan ef. Fazliu, e njoftoi Myftiun për situatën në Mitrovicë dhe në përgjithësi për gjendjen e saj para, gjatë si dhe pas luftës.

Përveç takimit me Myftiun, delegacioni u takua edhe me të gjithë imamët e Myftinisë së Bajrampashës, të cilëve me një fjalë rasti iu drejtua kryetari i KBI-së, Asllan ef. Fazliu, i cili i dhuroi Myftiut një pikturë të qytetit të vjetër të Mitrovicës, punuar prej bakri.

Myftiu Zija Ersin kishte përgatitur një axhendë të ngjeshur takimesh, ndër të tjerë edhe me kryetarin e komunës së Bajrampashës, z. Hysej Burge, si dhe me prefektin e komunës.





Myftiu i Bajrampashës dhe anëtarët e KBI i Mitrovicës

Gjithashtu delegacion u takua edhe me përfaqësuesit e shoqatës së Rumelive të Turqisë dhe Shoqatën e Kosovarëve në Stamboll, me të cilët, përveç takimeve të rastit, u evokuan edhe shumë kujtime nga vetë nikoqirët me prejardhje nga qyteti i Mitrovicës dhe nga Kosova.

Po ashtu një takim i rëndësisë së veçantë u bë me shoqatën humanitare IHH, e cila ka bërë një punë të madhe në ndarjen e ndihmave në Kosovë gjatë luftës dhe pas saj. Delegacioni u takua edhe me zv.drejtorin e përgjithshëm të kësaj organizate, z. Murat Jëllmaz, i cili është edhe autor i librit KOSOVA NË RRUGËN E PAVARËSISË.

Gjithashtu u takuam edhe me deputetin e Parlamentit turk, z. Hysejn Kansu, me prejardhje nga Sanxhaku, i njohur për angazhimin e tij në Parlamentin turk rreth çështjes së Bosnjës dhe të Kosovës.

Po ashtu shfrytëzuam rastin të vizitonim shumë xhami, si atë të Sulltan Ahmetit, Aja Sofinë, Bejazit, Fatih, Sulltan Ejup, vizita në këto monumente historike dhe fetare, që ngjallën emocione dhe na kthyen në historinë e bujshme të hilafetit Osman, i cili për më tepër se gjysmë mileniumi sundoi botën me drejtësinë kuranore.

Përveç xhamive patëm rastin të vizitonim edhe shumë medrese dhe kurse kuranore, ku djemtë dhe vajzat jo vetëm nga Turqia, po edhe nga vende të ndryshme të botës, kryesisht nga Ballkani, vijonin mësimet e tyre.

Vizita jonë, edhe pse zgjati një javë, me të vërtetë kaloi shumë shpejt, saqë, po të kishim mundësinë të qëndronim edhe një muaj a më shumë, nuk do të ngopeshim me bukuritë e minareve dhe të qytetit të Stambollit, që ka mbi 1000 xhami.

Në fund, duhet vënë në dukje faktin që një përkrahje të madhe delegacionit tonë i dhanë edhe hfz. Haki Vatansever, imam dhe hatib në Xhaminë KOCATEPE ULLU XHAMI në Bajrampashë, si dhe H. XHEMAIL GULER, të cilët në çdo kohë na shoqëruan dhe na ndihmuan që kjo vizitë jona të ishte më e suksesshme. E lusim Allahun e Madhërishëm që t’i shpërblejë me Xhenetin e lartë Firdeus!

Me shpresën se tani e tutje, pas vëllazërimit me Myftininë e komunës së Bajrampashës, Mitrovica do të jetë një pjesë e qytetit të Stambollit, ne u larguam nga Stambolli, po zemrat dhe mendjet tona do të jenë gjithmonë të lidhura me ato të drejtuesve të Myftinisë së Bajrampashës.

***Rexhep Lushta***

# U inaugurua minarja e xhamisë së Çarshisë në Hanin e Elezit

Më 14 gusht 2006, me iniciativën e kahershme të Këshillit të Bashkësisë Islame të Hanit të Elezit, u vu gurthemeli i minares së xhamisë të Çarshisë, që për qytetarët e Hanit të Elezit ishte ditë gëzimi. Kësaj here në ballë të oxhakut të bamirësisë qëndronte familja e H.Idris Imishtit, e cila me plot besim i qe përgjigjur apelit të Këshillit të Bashkësisë Islame të Hanit të Elezit, që të merrte përsipër investimin e ndërtimit të kësaj minareje që nga themeli e deri në pirgun e saj më të lartë. Të pranishmëve iu drejtua kryetari i KBI-së të Kaçanikut, mr. Musa Vila, i cili i përshëndeti të pranishmit dhe njëherësh u uroi mirëseardhje në këtë manifestim modest. Besimtarëve ua sqaroi ajetin kuranor: ”Se vërtetë ata që ndërtojnë xhami janë besimtarë dhe besojnë ditën e fundit”, për të vazhduar se vetë ndërtimi i kësaj minareje tregon se kjo vepër rrjedh nga besimi i thellë në zemër dhe presim që shpërblimin ta marrë atë ditë kur do të takohemi me Allahun xh.sh. Po ashtu ai përmendi edhe hadithin e Pejgamberit a.s. i cili thotë: “Kush ndërton një xhami në këtë botë, Allahu do t’i ndërtojë një shtëpi në Xhenet”, duke shpresuar se kjo minare do të jetë një pallat në Xhenet për këtë familje dhe gjithë ata që bëjnë vepra të tilla. Në emër të familjes së haxhi Idrisit, të pranishmit i përshëndeti haxhi Ismaili duke thënë se kjo minare është e të gjithëve dhe si e tillë të gjithëve do të na shërbejë. Studenti i FSI-së, Arif Hasallari lexoi një ashere nga Kurani, dhe, në kordinim me imamët e këtij rrethi, u kënduan tekbire duke përcjellë vënien e gurthemelit. Tri lopatat e para i hodhi investitori h. Idris Imishti, për të vazhduar me tri të tjera i biri, h.Ismaili, mr.Musa Vila dhe Nexhmedin Dernjani. Me këtë rast u organizua një koktej modest po nga investuesi, për nder të mysafirëve të pranishëm në këtë manifestim. Ndryshe nga minaret e tjera klasike, të cilat në vete kanë pasur vetëm elementin funksional, kjo minare është e stilit modern dhe përmban edhe elementin dekorativ. Kjo minare ndryshon horizontalitetin e ndërtesave të tjera, që në të shumtën e rasteve janë të ulëta dhe katrore, njëherësh duke i dhënë një panoramë bukurie qytetit të Hanit të Elezit. Lartësia e kësaj minareje është 47 metra, me galerinë e quajtur sherife, që përbëhet nga tri lloje të ndryshme dekorative me motive lulesh dhe elementesh të tjera stilistike. Punët në ndërtimin e kësaj minareje përfunduan më 28 nëntor 2006 me koston e ndërtimit që kapte vlerën 27800 euro.





*Donatorët e minares, H. Idriz Imishti me të birin Ismailin*

Me rastin e inaugurimit solemn të minares, që u bë më 29 dhjetor 2006, Hanin e Elezit e nderoi prania e Myftiut të Kosovës Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorët e tij. Në pritje të Myftiut i cili preu shiritin përurues, kishin dalë qindra qytetarë të Hanit të Elezit për ta kremtuar këtë ditë madhështore. Meqenëse kjo ditë ishte e xhuma, Kryetari i KBI-së të Kosovës, Mr.Naim Tërnava, nga hutbeja iu drejtua qytetarëve të Hanit të Elezit duke e çmuar punën e ndërtimit të kësaj minareje dhe duke e vlerësuar punën e bijve të Haxhi Idris Imishtit, të cilët sakrifikuan pasurinë e tyre për ndërtimin e këtij objekti madhështor. Njëherësh Myftiu para qytetarëve lavdëroi edhe punën e KBI-së të Kaçanikut, duke i porositur qytetarët që çdo herë t’i përgjigjen apelit të Bashkësisë Islame për punët e mëtutjeshme. Namazin e xhumasë e fali Kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës, Sabri Bajgora.Vlen të theksohet se po këtë ditë kjo xhami u emërtua Xhamia e Çarshisë, meqenëse ndodhet pikërisht në qendër të qytetit të Hanit të Elezit. Duke falënderuar Allahun xh.sh., Këshilli i Bashkësisë Islame i Hanit të Elezit përmbylli vitin 2006 me një sukses që do të mbetet histori për Hanin e Elezit, që është ngritja e kësaj minareje që i ka ndryshuar pamjen këtij qyteti me bukurinë e saj madhështore.

***Nexhmedin Dernjani***

# Në Medvegjë Bashkësia Islame e Kosovës do të ndërtojë një xhami të re

Një delegacion nga komuna e Medvegjës me imamin e xhamisë të Banjës së Siarinës z. Ilham Hasanin në krye, të mërkurën ka qëndruar për një vizitë në Prishtinë, ku është takuar me përfaqësuesit më të lartë të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Delegacioni është kthyer me lajme të mira nga Prishtina në Medvegjë. Përfaqësuesi i lartë i Bashkësisë Islame të Kosovës, zotëri Qemajl efendi Morina, ka paralajmëruar se BIK-ja së shpejti do të ndërtojë një xhami të re në Medvegjë.

Po ashtu e kemi bërë të njohur se Bashkësia Islame e Kosovës ia ka vazhduar mandatin imamit të xhamisë të Banjës së Siarinës, z. Ilham Hasanit.

Paralajmërimet e fundit që vijnë nga Kosova, tregojnë qartë se në të ardhmen do të ndodhin shumë ndryshime pozitive në komunën e Medvegjës, për sa i përket jetës fetare.

Pa dyshim, feja islame ka munguar një kohë të gjatë në komunën e Medvegjës për arsye të ndryshme. Erdhi koha kur dijetarët, mendimtarët dhe intelektualët udhëzojnë dhe nxisin popullin që t’i rikthehen fesë islame.

Ia vlen të përmendet se që nga muaji nëntor i vitit 2006 e deri më sot, në xhaminë e Banjës së Siarinës për çdo ditë mbahen ligjërata për fëmijë lidhur me fenë islame. Iniciator i këtyre ligjëratave është vetë imami i xhamisë, z. Ilham Hasani.

“Fëmijët që ndjekin rregullisht mësimin në xhaminë e Banjës së Siarinës janë shumë të zgjuar”, - tha z. Hasani. Ai shtoi se në të ardhmen këta fëmijë do të jenë ata që do të interpretojnë fenë islame në komunën e Medvegjës.

“Qëllimi i këtyre ligjëratave është edukimi i fëmijëve për mësim-leximin e Kuranit, - tha më tutje z. Hasani, duke shtuar: “Çdo mysliman duhet të dijë të lexojë Kuran, sepse Allahu xh.sh. ka premtuar se për çdo shkronjë që lexohet prej Kuranit, ka nga dhjetë sevape”.

Zotëri Hasani bëri të njohur se në vitin e ri shkollor 2007/08, mësimbesimi do të hyjë si lëndë e re në shkollat fillore të komunës së Medvegjës. Është argument i mjaftueshëm se shoqëria stabile është fushë më e mirë për përhapjen e Islamit.

***Fidan Kosumi***

*Lipjan-Topliçan*

# U vu gurthemeli i Xhamisë në fshatin Topliçan



Në këtë fshat kishte mejtep që nga viti 1924, ku, edhe si shkollë e vendtakim i ndryshëm, nëpër këtë mejtep kaluan figura të njohura të hoxhallarëve tanë duke dhënë kontributin e tyre për Islamin. Në vitin 1996 ky mejtep u zyrtarizua si xhami, pavarësisht nga hapësira e vogël.

Ndërsa tani banorët e këtij fshati, me zemërgjerësinë e tyre, u organizuan për ndërtimin e xhamisë së re.

Ceremonia me rastin e vënies së gurthemelit filloi pas faljes së namazit të Xhumasë.

Në emër të fshatarëve dhe këshillit organizativ, foli mr.Islam Sllamniku, i cili falënderoi bashkëfshatarët për kontributin e tyre të dhënë. Më pas kryetari I KBI-së të Lipjanit, Xhavit ef. Qerimi, i uroi qytetarët për fillimin e ndërtimit të xhamisë dhe kontributin e tyre duke u kujtuar hadithin “Kush ndërton një xhami në këtë botë, Allahu do t’i ndërtojë një shtëpi në Xhennet”. Në emër të Kryesisë së BIK-së foli Fitim ef. Flugaj, i cili tha: ”Secili besimtar ndien një kënaqësi kur ndërtohet një xhami, andaj uroj që kjo xhami të jetë vend adhurimi, bashkimi, uniteti e mësimi në mesin tuaj”.

Nën zërin e tekbireve, kryetari Xhavit ef. Qerimi, Fitim ef. Flugaj e Rexhep ef. Luma, përfaqësues nga BIK, kryeimami Burim ef. Arifi së bashku me imamë, përfaqësues nga fshati Topliçan, - vunë gurthemelin e xhamisë së re.

Vendin për ndërtimin e xhamisë e ka dhënë kuvendi komunal, kurse ndërtimi i xhamisë bëhet me financim të qytetarëve dhe njerëzve bamirës.

Projekti për ndërtimin e xhamisë do të kushtojë rreth 40 mijë euro. Të gjithë atyre që kontribuojnë për ndërtimin e xhamisë, Allahu ua kompensoftë me të mirat e Tij në këtë botë dhe në Ahiret.

***Zaim Baftiu***

# Në Rogovë të Hasit u vu gurthemeli i rindërtimit të minares së xhamisë



Më datën 20 maj 2007, ditën e diel, këshilli i xhamisë së fshatit Rogovë, me imamin e zellshëm Rrahman ef. Hoxhën në krye, organizuan një manifestim për nder të vënies së gurthemelit për rindërtim të minares së xhamisë së fshatit, të cilën forcat serbo çetnike e kishin rrënuar me themel më 15 maj 1999.

Xhamia e Rogovës së Hasit është ndërtuar në v. 1580 nga Hasan Aga Jemishçiu, i lindur në v.1535 po në këtë fshat (vdekur në v.1603), i cili përveç xhamisë, ndërtoi imaretin përskaj xhamisë, hamamin (që tani nuk ekziston më), ndërtoi 3 ura, tre mullinj, kullën e gurit e shumë objekte të tjera afariste, si dhe kishte shtruar 3 km rrugë me kalldrëm, dhe kishte hapur kanalin për ujitjen e tokave prej lumit Drini i Bardhë.

Banorët e Rogovës së Hasit me rrethinë sot kishin një gëzim të papërshkrueshëm sepse pas shumë kërkesave dhe lutjeve që Rogovasit ia kishin drejtuar institucioneve lokale dhe atyre qendrore, për rindërtimin e minares së xhamisë, qoftë atyre fetare dhe shtetërore, kishin hasur në vesh të shurdhër, dhe ja sot i erdhi radha që kërkesa e tyre të bëhet realitet.

Në këtë manifestim - ceremoni solemne morën pjesë xhematlinj të shumtë të Rogovës, biznesmenë, drejtori i shkollës fillore me personelin arsimor, intelektualë dhe banorë të shumtë të fshatrave përreth. Të pranishëm qenë kryetari i KBI-së të Gjakovës, Fatmir ef. Iljazi me bashkëpunëtorët, Bedri ef. Kida dhe Esat ef. Rexha, përfaqësuesit e KBI-së të Rahovecit, Halit ef. Shala sekretar dhe Is-hak ef. Rexhepi, ish-imami i kësaj xhamie - Xhemajli ef. Bytyçi dhe Fetah ef. Bekolli, si dhe imamë të fshatrave përreth, drejtori i IMKK të Gjakovës, Ing. Osman Gojani dhe Ing. Agron Lama.

Këshilli organizativ i xhematit me imamin në krye kishin përgatitur, sipas traditës vendore, prerjen e dy kurbaneve për nderë të mysafirëve dhe fillimit të punimeve, si dhe kishin përgatitur një drekë me ushqime tradicionale të anës së Podrimës. Pas këtij akti u vu gurthemeli i rindërtimit të minares së xhamisë, që e bëri kryetari i KBI-së të Gjakovës, Fatmir ef. Iljazi, dhe më pas u lexua një ashere e Kuranit nga ana e Esat ef. Rexhës, kurse lutjen e bëri ish-imami i kësaj xhamie, Xhemajli ef. Bytyçi.

Në vazhdim kryetari i KBI-së e mori fjalën dhe, pas falënderimit të Allahut xh.sh. dhe dërgimit të salavateve për Muhamedin a.s., tha: "Më lejoni që me respektin më të thellë t’ju përshëndes dhe njëkohësisht t’ju përcjell urimet dhe përgëzimet më të përzemërta në emër të Kryesisë Bashkësisë Islame të Kosovës, respektivisht të kryetarit Mr. Naim ef. Tërnava, me rastin e fillimit të punimeve në rindërtimin e minares së këtij objekti fetar, i cili për shekuj me radhë ishte vatër e fesë, arsimit e kulturës dhe djep i diturisë, dhe që stoikisht diti t’u bëjë ballë sfidave të kohës nga më të ndryshmet, përfshirë këtu edhe luftën e fundit barbare në këto treva. Falënderoi All-llahun xh.sh. që më në fund, pas shumë kërkesave dhe lutjeve që u kemi bërë donatorëve dhe shoqatave humanitare të ndryshme, Entit për Mbrojtjen e Monumenteve të Kulturës të Gjakovës, Ministrisë së Kulturës,etj. - më në fund, ia arritëm qëllimit për fillimin e punimeve në rindërtimin e minares së kësaj xhamie kaq të bukur dhe impozante, e cila ka vlera të mëdha fetare, kulturore, historike dhe kombëtare.

Është një meritë e madhe edhe për Qeverinë e Kosovës, gjegjësisht për Ministrinë e Kulturës, Rinisë dhe Sporteve të Kosovës, se për herë të parë nga periudha e pasluftës, premton se do të marrë pjesë në investimin e rindërtimit të një objekti fetar të besimit islam. Një falënderim të veçantë u shpreh banorëve të fshatit Rogovë, të cilët asnjëherë nuk hezituan që të kontribuojnë në forma të ndryshme për vijimin e punimeve..."

Në vazhdim, Fatmir ef. Iljazi me disa citate nga Kurani dhe thënie profetike, nxiti dhe apeloi të pranishmit që edhe më tej të manifestojnë bujarinë e tyre, duke cekur rëndësinë e dhënies së sadakasë dhe vlerën e ndërtimit të xhamive. Fjalimin e tij modest, kryetari e përfundoi me: “Pata nderin dhe kënaqësinë që sot isha në mesin tuaj. Ju përgëzoi për këtë organizim kaq të bukur, ju gjithmonë keni ditur të organizoni, të respektoni dhe të nderoni. Ju dëshiroj sukses dhe punë të mbarë. Allahu ju dhuroftë mirësi në këtë botë dhe në botën tjetër....". Ceremonia vazhdoi më tej me fjalime të imamëve dhe mysafirëve të tjerë.

Lusim Allahun e Madhërishëm që këso ceremonish për aksione të tilla të kemi më shpesh.

***Esat Rexha***

*Orë e mësimit fetar në xhaminë e Siarinës*

# Xhamia e Siarinës fillon të rrezatojë shkëndija shprese

**"...unë i ftova fëmijët, dhe ata fillu-an të vijnë në orët e mësimit fetar në xhami, andaj që nga tetori i vitit të ka-luar rregullisht i mbajmë orët e këtij mësimi", - thot imami Elham Hasani, i cili pa pritesë ia filloi ta mbajë mësi-min fetar në xhaminë e Siarinës...**

Ka kaluar më se një shekull që kur ishte ndërtuar xhamia e Siarinës. Këtë e ndërtoi Mbretëria e Serbisë në Kohën e Milan Obrenoviçit, si dhuratë për kontri-butin e z.Halil Islamit nga Svirca e Me-dvegjës në parlamentin e Serbisë si deputet i shqiptarëve të kësaj ane. Ek-zistojnë disa gojëdhëna se si dhe për se u ndërtua kjo xhami, por si më e besue-shmja duket se do të ishte kjo: këtë xha-mi mbreti serb Milan Obrenoviç e kishte ndërtuar pas një vizite që i kishte bërë deputetit shqiptar Halil Islami dhe, për ta shpërblyer atë për kontributin konstruktiv që kishte dhënë ky i fundit si deputet. Në bisedë e sipër, sikur mendohet, z. Halili, pasi e kishte pyetur mbreti se ç'a dëshi-ronte për vilajetin e tij, kishte kërkuar një shkollë dhe një xhami.

Të dyja këto mbreti serb i ndërtoi për hatër të Halilit. Andaj edhe sot e kësaj dite kjo xhami mbeti si tempull fetar i shqiptarëve të Medvegjës dhe u shërben atyre edhe në ditët e sotme. Edhe objek-ti i shkollës, gjegjësisht kati i parë i tij, i cili ishte ngritur prej gurësh, qëndron edhe sot në afërsi të xhamisë, por jo më si objekt shkolle, po si objekt i lënë pa destinim. Por, t'i kthehemi xhamisë. Edhe pse e dëmtuar dukshëm nga dhë-mbi i kohës, kjo xhami edhe sot shërben për faljen e namazit. Mirëpo, tani halli qëndron se ka mbetur me një numër të vogël të xhematit, sepse, siç dihet, që nga vitet 1999/ 2000 popullata shqiptare ishte dëbuar me dhunë nga forcat poli-core ushtarake dhe paramilitare të regji-mit të Slobodan Milosheviçit. Pas kësaj tragjedie, një numër i vogël i shqiptarëve mbeti në trojet e veta dhe po mundohet të mbajë gjallë elementin shqiptar po edhe atë islam në këto troje.

Problemi për këtë xhami më herët ish-te se, përveç xhematit, i mungonte edhe shërbimi profesional - imami. Imami i kë-saj treve Ajet efendi Latifi, i cili me përku-shtim të madh e kreu punën e vet në ko-munën e Medvegjës, pas pensionimit të të ndjerit Nezir efendi Ibrahimi, mbeti i vetmuar dhe duhej të shërbente në dy xhami, në këtë të Siarinës dhe në atë të Kapitit. Kjo ishte e vështirë, andaj ndërh-yri Bashkësia Islame e Kosovës dhe me të filluar të muajit të shenjtë të Ramaza-nit të shkuar, si ndihmë shqiptarëve të Medvegjës, u dërgoi imamin nga Pre-sheva, Elham efendi Hasanin, një djalë punëtor, i vyeshëm dhe shumë i devot-shëm. Me ardhjen e tij, aktiviteti fetar në Medvegjë u ngjall. Ngjanë shumë gjëra për të cilat nuk kishte shpresë në këto troje.



Për të parën herë në këtë xhami, pas më tepër se një shekulli të ekzistimit të saj, me angazhimin e imamit Elham efe-ndi Hasani, në muajin e Ramazanit u fa-lën teravitë për çdo natë dhe gjatë tërë muajit të Ramazanit; më përpara ato në këtë xhami faleshin vetëm në Natën e Lejletul Kadrit.

Mrekullia e dytë, nëse mund të thuhet kështu, apo nëse ka mrekulli në këtë botë, për këto troje shqiptare ndodhi po kështu falë angazhimit të efendi Hasanit, - fillimi i mësimit fetar po në këtë xhami për fëmijët e interesuar, që nga tetori i vitit të kaluar.

Është indikative që në grupin e fëmi-jëve, të cilët e dëgjojnë këtë mësim, ka edhe djem edhe vajza, dhe të gjithë tre-gojnë interesim të njëjtë.

Afërdita Sejdiu, Besart Salihu, Albu-lena Syla, Teuta Syla, Antigona Syla, Fa-ton Selimi, Agron Syla, Arian Selimi, Besart Syla, Raimond Se-limi, Safet Osmani dhe Be-snik Salihu - janë ata që përbëjnë gjeneratën e parë dhe historike që filluan më-simin fetar në këto troje shqiptare. Albulena, Teuta, Antigona, Fatoni, Besarti dhe të tjerët thanë:

"Kemi pasur dëshirë të flaktë për mësimin fetar, por deri më tani ai nuk organi-zohej as në shkollë e as në xhami. Kur na ftoi imami El-ham efendi Hasani, ne me dëshirën tonë dhe të prindërve tanë fillu-am të vijmë në xhami".

"Është kënaqësi e madhe të jesh në gjeneratën e parë të këtij mësimi. Shpre-sojmë se kjo nuk do të ndalet kurrë" - shtojnë këta fatosa të rinj.

Ndërsa imami Hasani flet me modesti për punën e vet, duke thënë se po bën atë që është vetëm një nga obligimet e tij. Sa i përket punës me nxënës, është shumë i kënaqur, por edhe i motivuar të punojë me ta, siç tha ai mu nga fakti se ... këtu ka nevojë më së shumti që të pu-nohet në këtë drejtim...dhe shtoi se tani-më kur në orë marrin pjesë të gjithë nxënësit, është i gëzuar, e kur i mungon ndonjëri, atëherë është i brengosur, edhe pse kjo ndodh vetëm atëherë kur nxënësit kanë ndonjë punë të rëndësi-shme dhe të pashtyshme.

Përveç kësaj, efendi Hasani na tregoi se deri më tani këta nxënës kanë më-suar afro 10 Dua dhe kanë mësuar të lexojnë shumë bukur ajete kuranore. Njëherësh kanë mësuar edhe të falin pe-së kohët e namazit dhe shumë gjëra të tjera fetare.

Po kështu për festën e mbajtur të Fitër- Bajramit, këta nxënës shfaqën një program të pasur, i cili atyre që e falën këtë namaz në xhaminë e Siarinës, u dha shpresë dhe optimizëm të madh për jetën fetare dhe shqiptare në këto troje.

Po pra, kur duan njerëzit, edhe mund të bëjnë shumë punë të mira, siç janë këto në xhaminë e Siarinës.

Allahu i shpërbleftë! Amin!!!

***Rexhep Abazi***

# Myslimanët, më shumë se katolikët

Ajo që prej kohësh ka tmerruar Vatikanin, ka ndodhur: sipas një instituti studimesh në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, besimtarët e Islamit janë më shumë se katolikët në nu-mër për disa dhjetëra milionë. Janë këto të dhëna të vitit 2005, pra të dy viteve më parë, e si pasojë gjendja mund të jetë rënduar ako-ma më tej. Lajmi vjen nga "World Christian Database" (baza e të dhënave të Botës Kri-stiane), një ent amerikan i specializuar në studimin e tendencave fetare, që flet për ek-zistencën e 1 miliard e 322 milionë myslima-nëve në botë. Sipas statistikave të Vatikanit, ndjekësit e Kishës së Romës kanë kaluar në periudhën nga viti 2000-2005 nga 1 miliard e 45 milionë në rreth 1 miliard e 115 milionë, me një rritje prej 6.7 për qind. Edhe nëse do të ndanim shifrat e ndjekësve të Profetit Muham-ed, duke pasur parasysh dy rrymat kryesore, sunitët dhe shiitët, shihet se vetëm sunitët, me 1 miliard e 152 milionë besimtarë, do të klasifikoheshin si besimi më i ndjekur. Shiitët, në total, janë rreth 170 milionë, të përqend-ruar më së shumti në Iran. Por, duhet thek-suar se të krishterët, në totalin e rrymave në të cilat ndahen, mbeten shumicë. Instituti Am-erikan numëron dy miliardë e 153 milionë të krishterë. Më pas, në klasifikim vijnë hindutë, ata që nuk kanë asnjë fe, budistët dhe ndje-kësit e të ashtuquajturave fe të reja. Kohët e fundit, Vatikani, në fakt, është shqetësuar në lidhje me atë që e quan largim të të krishte-rëve nga kisha dhe shifrat e publikuara së fu-ndmi, dëshmojnë më së miri se ky shqetësim ka baza. Ajo çka vihet re, sipas zyrtarëve të Vatikanit, është fakti se në një kohë kur gjith-një e më shumë besimtarë të krishterë po bra-ktisin radhët e kishës, shumë e shumë njerëz të tjerë po konvertohen në myslimanë.

*Marrë nga: http://www.gazeta-shqip.com/artikull.php?id=18918*

# Gjakova përkujton Ditën e të Zhdukurve me rivarrimin e 22 martirëve

Me ditë zie dhe 22 arkivole të shqiptarëve të identifikuar pas kthimit nga varrezat e Serbisë, Gjakova dhe Meja të premten shënuan Ditën e të Zhdukurve të Kosovës dhe tetëvjetorin e masakrës më të madhe nga forcat serbe ndaj civilëve shqiptarë - që mund ta quajmë Srebrenica e Kosovës. Në ceremoninë madhështore përkujtuese, organizuar me këtë rast në "Lëndinën e Pikëllimit" në Meje të Gjakovës, pikërisht në vendin ku para tetë vjetësh u masakruan dhe u rrëmbyen 377 banorë të Rekës së Keqe e më gjerë, morën pjesë edhe kryeministri i Kosovës Agim Çeku, anëtari i Grupit Negociator Veton Surroi, përfaqësues të tjerë të pushtetit qendror dhe lokal, drejtues të organizatave ndërkombëtare e vendore, të cilët kanë qenë të inkuadruar në çështjen e personave të pagjetur, përfaqësues të KFOR-it, të TMK-së, të SHPK-së, përfaqësuesit e Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjakovës, Kryetari Fatmir ef. Iljazi me personelin e administratës dhe imamët e qytetit dhe të fshatrave të komunës së Gjakovës, përfaqësues të Këshillit të Bashkësisë Islame të Deçanit, kryetari Hysni ef. Hoxha me bashkëpunëtorë, dhe përfaqësues të rendeve të Tarikatit, përfaqësues të institucionit të Kishës Katolike të Gjakovës dhe mijëra qytetarë nga Kosova.

Kryeministri Çeku tha se masakra që ndodhi në Meje, që është krim kundër njerëzimit, e përshpejtoi ardhjen e lirisë së Kosovës. "Kjo lëndinë, po aq sa është lëndinë e lotëve, aq është edhe lëndinë e krenarisë, e lirisë dhe e pavarësisë, nga e cila na ndajnë vetëm disa javë. Pavarësia e Kosovës është shpërblim i sakrificës që populli ynë ka bërë për shumë vjet, është dhe shpërblim për gjakun dhe për sakrificën e martirëve të Mejes. Por, pavarësia nuk i mbyll dhe shëron të gjitha plagët tona. Njëra prej plagëve më të mëdha mbetet fati i qindra të munguarve, të cilët nuk u mungojnë vetëm familjarëve e më të dashurve, por Kosovës, gjithë neve", u shpreh Çeku. Duke u ndërlidhur me vizitën e ekipit faktmbledhës të OKB-së që po qëndron në Kosovë, Kryeministri u shpreh se bota nuk është shkurtpamëse sa të harrojë kaq shpejt se çfarë ka ndodhur në Kosovë. "Këto fakte ndërkombëtarët i dinë mirë, por ia kemi përsëritur edhe një herë sot delegacionit të Këshillit të Sigurimit, që ka ardhur për të parë nëse Kosova është gati. Ne, edhe me sakrificën që kemi bërë për liri, edhe me sakrificën për ta ndërtuar Kosovën e re, kemi treguar se meritojmë të jemi të pavarur.

Pavarësia e Kosovës tashmë është realitet, i cili e ka mbështetjen tek miqtë tanë ndërkombëtarë, të cilët janë të vendosur që ta përmbyllin sa më shpejt dhe me sukses të plotë këtë proces. I siguroj familjarët e të pagjeturve se Qeveria e Kosovës, është përkrah tyre dhe se përpjekjet tona nuk do të pushojnë. Jam i bindur se si shtet do të kemi më shumë mundësi dhe mekanizma që të bëjmë presion më të madh në zbardhjen e kësaj çështjeje" - përfundoi ai. Kryetari i Gjakovës, z.Aqif Shehu, në fjalën e tij të rastit, lidhi rivarrimin e radhës në Meje dhe ditën e masakrës së ndodhur këtu, me planet e pabesa të Serbisë: " Kjo datë, e cila shënon dy ngjarje, atë të krimit mbi këta martirë dhe datën historike që quhet dita e të pagjeturve të dy mijë personave në mbarë Kosovën, na bën të nënkuptojmë se këtu ka diçka të pabesë të fshehur për një kohë të gjatë si një kurth që shpalohet pa pritur. Nuk mund të ndahen nga përgjegjësia jonë politike të gjithë ata që organizuan zhdukjen e tyre, herët ose vonë. Stili serb është ai i përgatitjes për masakër kundër të tjerëve dhe / ndërkaq shpalljes se populli serb po masakrohet. Pra, kanë përgatitur shpërnguljen e shqiptarëve,



e ndërkaq japin alarmin për shpërnguljen serbe. Këtë e bëri Milosheviçi, duke i përdorur zakonet e egra ballkanike, shpërnguljen, masakrën, përdhunimin", - tha Shehu para mijëra të pranishmëve. Ai tha se shqiptarët, të ngopur nga krimet e kriminelëve, i kanë dhënë mjaft shembuj botës së qytetëruar se janë për paqe dhe stabilitet. "Këtë e kemi dëshmuar edhe nëpërmjet Grupit të Unitetit në takimet në Vjenë". Rivarrimi i së premtes në Meje ishte i 17-ti me radhë, ndërsa edhe pas tetë vjetësh banorëve të fshatrave të këtushme u mungojnë ende edhe 36 familjarë. Të fundit nga të rivarrosurit u nda personeli fetar mysliman dhe katolik pas kryerjes së ceremonisë fetare, faljes së namazit të xhenazes, nga ana e kryetarit të KBI-së Fatmir ef.Iljazi. Kurse fjalën lamtumirëse e mbajti imami i Xhamisë së Re, Munir ef. Salkurti, i cili tha: “Familjarë të viktimave padrejtësisht të vrarë, në dhembjen dhe pikëllimin tuaj sot e gjithmonë merr pjesë e gjithë Kosova, që kjo pa dyshim do të jetë një lehtësi për Ju, ne nuk do t’i harrojmë ata dhe Ju, sepse ata u vranë që të ndërgjegjësohet bota se ne duhet të jetojmë të lirë, që vuajtjeve dhe krimit shekullor ndaj popullit tonë t’i thuhet NDAL njëherë e përgjithmonë. Ashtu siç na mbante shpresa deri dje, se këta pëllumba të lirisë janë gjallë, kjo shpresë u shndërrua në realitet, ngase ata që u vranë në pragun e shtëpisë, u morën nga prehri i nënës, dora e babait dhe buzët e fëmijës, edhe pse u vranë, nuk janë të vdekur….(dhe ju, o njerëz) mos thoni për ata që u vranë në rrugën e Zotit, janë të vdekur. Jo, ata janë të gjallë, por ju nuk e kuptoni. Le të dëshmojmë sot më shumë se kurrë besimin, durimin tonë, dhe do të jemi më të fortë, më të qëndrueshëm, më bujarë. Ta shndërrojmë pikëllimin tonë në kujtim të përhershëm për këta të mëshiruar që qëndrojnë para nesh, dobësinë shpirtërore ta kthejmë në fuqi, që të duam njëri-tjetrin, t’i çojmë në vend amanetet e këtyre burrave, që fëmijët tanë të zhvillohen e të kaliten në atdhedashuri, që nënat dhe nuset të qëndrojnë ashtu siç u ka hije nënave shqiptare, ndërsa baballarët të jenë krenarë. Zemrat tuaja dhe tonat të mërzitura, kanë ilaç., Zoti thotë: “Se me të përmendurit e Tij qetësohen zemrat, freskohen shpirtrat, ndriçohen mendjet”. Le të na rrjedhin lotët e mëshirës, por të flasim vetëm fjalë me të cilat Zotin tonë do ta bëjmë të kënaqur prej nesh. Zoti ynë qoftë i kënaqur me të gjallët e të vdekurit tanë, dhe na mbuloftë me mëshirën e Tij. Lavdi! Lavdi!

*Kujtim me rastin e 1-vjetorit të vdekjes*

# Mulla Jonuz ef. Hoxha

## 21.03.1948-09.05.2006

M.Jonuz ef. Hoxha u lind me datë 21 mars 1948 në fshatin Bllacë, komuna e Therandës, në një familje me traditë fetare. Shkollën fillore e filloi në vendlindje dhe e përfundoi në Banjën e Malishevës. M.Jonuz ef. Hoxha, me dëshirën e prindit, u regjistrua në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës në vitin 1962 (Babai mulla Imer Hoxha imam i xhamisë së fshatit Bllacë )

Mulla Jonuz Hoxha qysh nga shkolla fillore në Banjë, kishte ndjenja patriotike dhe shkroi poezi me përmbajtje kombëtare (që ishte në kundërshtim me sistemin komunist të Jugosllavisë së atëhershme). Me këtë veprimtari u mor sa ishte nxënës i medresesë, dhe aty u kap nga UDB-ja dhe u përjashtua nga medreseja në vitin e tretë e më pastaj u burgos në vitin 1964, ndërsa burgimi i tij i fundit ishte me 12.12.1968, me motivin se ishte aktiv në demonstratat e tetorit të atij viti.

Pas gjithë këtij presioni nga sistemi i atëhershëm, ai si i ri 20-vjeçar, u detyrua ta lëshonte Kosovën dhe u punësua në firmën ndërtimore "7 korriku" për plot 12 vjet. Më pastaj, për shkak se pësoi një aksident në trafik, ai u pensionua si invalid. Pas pensionimit, u kthye në Kosovë – Prishtinë në lagjen "Ulpiana" dhe ra në kontakt me profesorin (Hoxhën e nderuar Hasan ef. Nahi) dhe iu përkushtua në shërbim Islamit. Ai u shpërngul në Ferizaj, ku punoi si myezin në Xhaminë e Vogël në kohën e M.Mehdi ef. Stublla


*Mulla Jonuz ef. Hoxha*

për plot 3 vjet, më pastaj u shpërngul në Therandë/Suharekë dhe prapë në mënyrë vullnetare, pa pagesë, shërbeu si sekretar në KBI-në e Therandës deri në nëntor të vitit 1991. Në të njëjtën kohë punonte si imam me honorar në fshatin Reçan. Nga viti 1994 e deri në 1996 shërbeu imam në xhaminë e fshatit Pozhar të Deçanit, KBI i Gjakovës, ku nga kolegët ishte i mirëpritur dhe shumë i respektuar. M.Jonuz ef. Hoxha u kthye prapë në xhaminë e fshatit Reçan dhe aty punoi deri në vdekje, me gjithë vështirësitë dhe sakrificat e luftës 1998/1999, ai deri në fund nuk e la xhaminë.

Në pranverën e vitit 1998, kur filloi lufta në këto treva, M.Jonuz ef. Hoxha ishte aktiv dhe në janar të vitit 1999 u emërua z.v. komandant për moral e politikë dhe informim në batalionin "Sadik Shala" të brigadës 121, që mbante emrin e legjendarit Ismet Jashari "Kumanova", por ai nuk u ndal vetëm me kaq, po mori pjesë aktive edhe në Kosovën Lindore si pjesëtar me të njëjtin funksion në UÇPMB-në.

Mulla Jonuz ef. Hoxha gjithmonë ishte i etur për poezi, siç u cek edhe më lart, prandaj shkroi librin e tij të parë "Këngët e lavdisë", që në përmbajtje u jepte kurajë të gjithë liridashësve dhe çmonte gjakun e derdhur për liri, por ai nuk pushoi as me kaq, veçse pas librit të parë, ai prapë vazhdoi të merrej me shkrime, megjithëkëtë, pa përfunduar librin e dytë të tij, e ndërpreu vdekja më 9 maj 2006. Prandaj KBI-ja dhe Theranda i është mirënjohëse për kontributin që dha në këtë këshill e posaçërisht si ideatori kryesor së bashku me M.Haki ef. Hoxhën, për arritjen e koncensusit për centralizimin e anëtarësisë së Bashkësisë Islame.

*Me respekt e përkujtojnë*
*kolegët e tij,*
*Sekretari i KBI-së*
*M.Mehdi ef. Hoxha*